**Republika e Kosovës**
**Republika Kosovo - Republic of Kosovo**
***Kuvendi - Skupština - Assembly***

# T R A N S K R I P T

I MBLEDHJES PLENARE TË KUVENDIT TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS,
E MBAJTUR MË 3 GUSHT 2015, ora 10:00

SA PLENARNE SEDNICE SKUPŠTINE REPUBLIKE KOSOVA,
ODRŽANE 3. AVGUSTA 2015. GODINE, 10:00 sati

GUSHT - AVGUST
2015

# Rendi i ditës

1. Riprocedimi i propozim-amendamentit nr. 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, i propozuar nga Qeveria e Republikës së Kosovës

# Dnevni red

1. Ponovno procesiranje Nacrt-amandamana br. 24 na Ustav Republike Kosovo, predložen od Vlade Republike Kosova

**<u>Mbledhjen e drejtoi kryetari i Kuvendit, z. Kadri Veseli.</u>**

KRYETARI: Të nderuar deputetë,
I nderuar kryeministër,
Kabinet qeveritar,
I hap punimet e seancës plenare të Kuvendit të Republikës së Kosovës, sipas rendit të ditës, të përgatitur nga Kryesia e Kuvendit, në marrëveshje me kryetarët e grupeve parlamentare.

Fillojmë me pikën e vetme të rendit të ditës:

**1.Riprocedimi i propozim-amendamentit numër 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, i propozuar nga Qeveria e Republikës së Kosovës**

Qeveria e Republikës së Kosovës, në mbështetje të nenit 144.1 të Kushtetutës, e ka riproceduar amendamentin numër 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, të proceduar në Kuvend, më 7 mars 2015, dhe të vlerësuar nga Gjykata Kushtetuese me aktgjykimin për rastin KA 026/15, më 15 prill 2015.

Para se ta ftoj kryeministrin e Republikës së Kosovës për ta prezantuar dhe arsyetuar amendamentin, fjalën e paska kërkuar Albulena Haxhiu nga Lëvizja "Vetëvendosje". Urdhëro, Albulenë.

ALBULENA HAXHIU: Të nderuar deputetë,
Të nderuar qytetarë të Republikës së Kosovës,
Arsyeja se pse e kërkova fjalën është për shkak të aspekteve procedurale. Së pari më duhet të them se amendamenti që para një muaji nuk e ka marrë votën e Kuvendit, nuk është dashur që të sillet fare, pasi me këtë veprim po cenohet integriteti i Kuvendit, po cenohet mandati i lirë i deputetëve nëpërmjet presioneve nga më të ndryshmet karshi deputetëve.

Mirëpo, meqë Qeveria e Republikës së Kosovës e ka riproceduar amendamentin e njëjtë, unë po i përmend disa dispozita kushtetuese për t'ia rikujtuar këto dispozita kushtetuese, kryetarit të Kuvendit. Neni 113, paragrafi 9 thotë: "kryetari i Kuvendit duhet të referojë amendamentet kushtetuese të propozuara para miratimit në Kuvend, në Gjykatën Kushtetuese". Neni 144, paragrafi 3, ndryshimet në këtë Kushtetutë mund të miratohen nga Kuvendi vetëm pasi t'i ketë adresuar kryetari i Kuvendit në Gjykatën Kushtetuese.

Pra, është obligim kushtetues i kryetarit të Kuvendit që çfarëdo amendamenti kushtetues të propozuar ta dërgojë në Gjykatën Kushtetuese, për vlerësim. Nuk ka as edhe një autoritet tjetër, i cili e bën vlerësimin e përmbajtjes së amendamentit përveç Gjykatës Kushtetuese, aq më pak kryetari i Kuvendit që është vetëm shkallë procedurale. Dhe, meqë kryetari i Kuvendit nuk e ka respektuar këtë dispozitë, unë po e pyes se a është i vetëdijshëm që me këtë veprim po shkelet me të dyja këmbët Kushtetuta e Republikës së Kosovës dhe a i jeni i vetëdijshëm që keni përgjegjësi kushtetuese karshi këtij Kuvendi dhe karshi institucioneve të Republikës së Kosovës, dhe për çfarëdo shkelje do të bartni përgjegjësi për këtë?

Pra, po lejoni nënshtrim të Kuvendit karshi kërkesave të Qeverisë, në vend që si kryetar i Kuvendit, të dilni në mbrojtje të Kuvendit, në mbrojtje të vendimeve të Kuvendit, ju po lejoni nëpërkëmbjen e Kuvendit, ashtu sikur të ishit ministri i 22-të i Isa Mustafës. Më tej, përveç që ky amendament është dashur që të shkojë në Gjykatën Kushtetuese për vlerësim është dashur edhe të ngarkohet më tej Komisioni për Legjislacion për ta shqyrtuar të njëjtin amendament. Pra, as për këtë nuk është ngarkuar Komisioni për Legjislacion. Pra, po shkelen të gjitha rregullat me veprimet arbitrare, po anashkalohen të gjitha organet e Kuvendit për këtë amendament dhe shtrohet pyetja se ç'kuptim ka Kuvendi nëse funksionon kështu. Unë si kryetare e Komisionit për Legjislacion, kërkoj që të respektohen të gjitha procedurat për këtë amendament, pra i njëjti duhet të shkojë në Gjykatën Kushtetuese, për mendim. Ju faleminderit!

KRYETARI: Albulenë, faleminderit!
Në fakt, këto çka i ngrite ti, ne i kemi biseduar edhe në kryesinë e Kuvendit kur e kemi pasur. Kushtetuta e Republikës së Kosovës nuk e ka të përcaktuar qartë momentin kur diçka nuk votohet, nuk kalon, nuk e ka të definuar se çfarë kohe duhet të pritet apo nuk mundet fare të riprocedohet.

Në bazë të kësaj edhe iu kemi rikthyer kësaj e kemi sjell edhe si kryesi e Kuvendit e kemi bashkëbiseduar atë ditë. Për çdo rast në qoftë se dëshironi mos ta merrni si veprim arbitrar të cilin e merr kryetari i Kuvendit, uluni si Komision i Legjislacionit si jeni funksional dhe na i sillni një interpretim të kësaj situate në mënyrën që ta kemi pak më të qartë situatën, por po ua rikujtoj një situatë as nuk ka shkelje, këtë çka kemi vepruar as të Rregullores, as të Kushtetutës, fatmirësisht edhe të njëjtën kohë si precedent e kemi çështje e Forcave të Armatosura të Kosovës, kur është riproceduar në po të njëjtën formë.

Por, sido që të jetë, unë do t'ju jap një mundësi rreth 10 minuta, Komisioni Funksional i Legjislacionit, urdhëroni shkoni bisedoni, shkoni bisedoni ma interpretoni se edhe kështu zakonisht kur kam unë probleme ju e dini si ju orientona juve. Urdhëroni, 10 minuta pauzë Komisioni Funksional i Legjislacionit.

A në qoftë se doni ta vazhdoni betejën politike në sallë edhe më mirë, jo edhe më mirë kjo është përgjegjësi e juaja. Dëgjo, përgjegjësinë time Albulenë, unë e marrë të plotë ju pastaj procedoni në Gjykatën Kushtetuese, po urdhëro fol edhe njëherë unë ta thash në qoftë se dëshironi 10 minuta e keni pauzë në qoftë se e leni në përgjegjësi time, atëherë ju kisha lutur pos konsumit politik na lëni të vazhdojmë. Urdhëro!

ALBULENA HAXHIU: Faleminderit!
Atëherë, e para, Kryesia e Kuvendit fare nuk është dashur që të diskutojë për këtë amendament, mirëpo në momentin kur Qeveria e ka propozuar si të tillë është dashur ju si kryetar i Kuvendit që ta procedoni në Gjykatën Kushtetuese, sepse Kushtetuta e Republikës së Kosovës kështu po thotë.

Dhe, tjetra ju përmendët faktin që amendamentet për Forcat e Armatosura njëjtë kemi vepruar, nuk është e vërtetë ju e dini shumë mirë që amendamentet për Forcat e Armatosura për shkak të presioneve të Listës Serbe nuk janë vendosur në votim, pra fare nuk ka votuar Kuvendi për ose

kundër këtyre amendamenteve dhe nuk është rasti i njëjtë dhe Komisioni për Legjislacion nuk ka përgjegjësi për këtë.

Komisioni për Legjislacion, në momentin kur Gjykata Kushtetuese e jep interpretimin ose vlerësimin e vetë, më pas Kryesia e Kuvendit ose kryetari i Kuvendit e ngarkon Komisionin për Legjislacion. I vetmi autoritet që ka punë këtu është Gjykata Kushtetuese jo Komisioni për Legjislacion, andaj unë ju bëj thirrje që ta ndërpreni seancën dhe ta dërgoni amendamentin në Gjykatën Kushtetuese, sepse është interpretimi jo vetëm interpretim po kështu shkruan Kushtetuta e Republikës së Kosovës andaj, kryeni obligimet dhe përgjegjësitë që dalin nga Kushtetuta. Faleminderit!

KRYETARI: Është pikërisht ato të cilat i thoni ju që mbajnë frenuar se nuk mund të marr veprime arbitrare edhe njëherë po e ritheksoj, në qoftë se unë si ministër i 22-të i kryeministrit do t'ia ndërronte vetëm një shkronjë, unë do ta riprocedoja në Gjykatën Kushtetuese. Kemi një riprocedim të njëjtës çështje çka do të dërgoja unë në Gjykatën Kushtetuese. Urdhëro, Fatmir.

FATMIR LIMAJ: I nderuar kryetar i Parlamentit,
Kabinet qeveritar,
Kolegë deputetë,
Po flasim për procedurë, unë nuk dua të flas për çështjen, sepse besoj më vonë kur të flasim për rend dite do të flasim edhe për çështjen si ka ardhur dhe pse ka ardhur.

Por, për çështje procedurale, nuk është veprim arbitrar, është obligim kushtetues, i nderuar kryetar, që ju t'i zbatoni autorizimet dhe kompetencat që ju jep Kushtetuta. Ju duhet të veproni njëjtë siç keni vepruar kur e keni bërë në procedimin e parë, asgjë më tepër, ju në procedimin e parë kur ka ardhur propozimi i Qeverisë e keni dërguar propozim- ndryshimet për në Kushtetutë dhe Gjykata Kushtetuese iu ka kthyer vlerësimin e tyre dhe pastaj procedimi ka shkuar në komision dhe prej komisioni, në kryesi dhe në Parlament.

Shikoni, ne jemi deputetë dhe jemi një organ legjislativ, ligji duhet të respektohet në pjesën formale të tij, pavarësisht çka thotë Gjykata, pavarësisht çka ka thënë Gjykata. Gjykata ka thënë për një vendim i cili është shter, mos harroni Parlamenti i Kosovës ka marrë një vendim dhe ai vendim ka shkuar në gjitha hallkat që duhet të ndiqen proceduralisht. Në momentin kur Parlamenti i Kosovës me votë i ka thënë jo atij vendimi, situata është kthyer në pikën zero dhe ka fillim të ri. Ne mund të themi- po ne e dimë çka ka thënë Gjykata Kushtetuese, por mirë e dimë, po ti obligim formal kushtetues e ke edhe njëherë për t'i ndjekur të njëjtat procedura siç i kemi ndjekur herën e kaluar.

Ne nuk mund të paragjykojmë siç janë aty, ju duhet ta dërgoni në Gjykatë Kushtetuese, s'është ndryshuar asnjë çështje- thotë, nuk është me rëndësi, atëherë shtrohet pyetja- pse e pat të nevojshme Qeveria e Kosovës t'i riprocedojë amendamentet? Po mos të ishte e nevojshme s'ka pasur nevojë Qeveria e Kosovës të bëjë riprocedim, në Parlament ka qenë materiali.

Po për të respektuar procedurat, Kuvendi i Kosovës ka mundur të sjell në rend dite pa e bë edhe një riprocedim Qeveria e Kosovës, ripropozim. Domethënë, Qeveria e Kosovës e ka kryer punën e saj sipas Rregullores, ka shkuar në riprocedim dhe çështja ka gjetur adresim në Parlament.

Këtu kam përshtypjen se këshilltarët e juaj nuk ju kanë këshilluar drejt, kanë shkuar me procedurë të shkurtë dhe duke thënë s'kemi çka pyesim atë, jo këta komisioni e ka dhënë vlerësimin e vetë e ka dhënë edhe Gjykata dhe hajde po shkojmë. Po nuk shkojnë çështjet procedurale kështu. Ne jemi në një situatë zero. Dhe ligji nuk e njeh gjendjen faktike cila është, ligji nuk mund të paragjykojë çka do të thotë Gjykata Kushtetuese, ligji nuk mund të parashikojë çka do të thotë komisioni përkatës, ndoshta krejt njëjtë do të shkojë, por ne jemi të obliguar formalisht t'i respektojmë procedurat.

Domethënë, kjo është çështje krejt procedurale, i nderuar kryetar, e mbi të gjitha unë po them përsëri këshilltarët ata që ju kanë qëndruar afër ju kanë këshilluar keq mos e bëni këtë gabim, sepse jeni në shkelje të Kushtetutës, ju personalisht, sepse Kushtetuta juve ju njeh, ju obligon që çdo amendament i tillë ju vetë duhet ta dërgoni dhe ta merrni vlerësimin. Dhe ju mund të na thoni neve, por ne e dimë vlerësimin, por nuk është i njëjtë, sepse nuk kemi vendim, kemi vendim zero, dhe nesër materiali që mbetet këtu do të shihet materiali i ditës sodit, jo i asaj seancës së kaluar.

Prandaj, ju ftoj që të paktën formalisht t'i respektoni procedurat, të shkojë çështja sipas Rregullores dhe Kushtetutës që e kërkon dhe pastaj të hapet ajo tema, ajo dilema e madhe a ka qenë dashur ajo, sepse në fund të fundit nëse vazhdohet kështu, ne po bëjmë përmbysje të vendimeve, ne po shkelim Rregullore, ne po shkelim Kushtetutë, atëherë po e bini këtë Parlament dhe këtë vend në situatë jashtëzakonisht të rëndë.

Kështu që ju këshilloj të mos e bëni këtë gabim.

KRYETARI: Faleminderit! Donikë, e ke fjalën.

DONIKA KADAJ-BUJUPI: Faleminderit! Më 26 qershor në seancë, të njëjtit deputetë kanë marrë një vendim dhe ky vendim për Qeverinë e Republikës së Kosovës sipas nenit 4 do të duhej të ishte verdikt i Kuvendit. Po e përsëris edhe njëherë, neni 4 i Kushtetutës së Republikës së Kosovës thotë: "Qeveria i jap llogari dhe i përgjigjet Kuvendit" dhe jo anasjelltas.

Meqë Qeveria duke shfrytëzuar arrogancën e numrave dhe mungesën e vullnetit politik për të respektuar këtë Kuvend i cili nëpërmjet veprimit të tij ishte i gatshëm të shkelë edhe njëherë Kushtetutën, e riprocedoi këtë çështje edhe njëherë, atëherë sigurisht që interpretimi i Rregullores dhe i Kushtetutës nuk duhet të vazhdojë të ndodh ashtu siç ka ndodhur deri më sot sipas politikës ditore. Është shumë e vërtetë që një seancë të re dhe ne sot kemi seancë të re, ku kemi pikë të veçantë të rendit të ditës- ndryshimet kushtetuese. Paraprakisht është dashur që të respektohet e gjithë procedura nga fillimi, sepse nëse është marrë një vendim dhe nuk është respektuar ai vendim, atëherë pse nuk po respektohen procedurat e reja për vendimin i cili nuk po respektohet.

Do të thotë, në njërën anë po thoni po e riprocedojmë ndryshimet kushtetuese, amendamentin, dhe në anën tjetër po i shkelni procedurat duke mos e respektuar as Rregulloren e Kuvendit dhe as Kushtetutën. Si deputete e këtij Kuvendi, anëtare e Komisioni për Ligje, shefe e Grupit Parlamentar, si kryetari i Kuvendit po ju thërras mos e shkelni Kushtetutën dhe mos e merrni përgjegjësinë dhe barrën për këtë shkelje, sepse jo gjithmonë do të shkojë kështu dhe në një

moment do të sfidohet edhe ky Kuvend dhe nuk është mirë ta ketë barrë kryetari i Kuvendit, pavarësisht kush është me emër dhe mbiemër, shkeljen e Kushtetutës së Republikës së Kosovës. Ajo Kushtetutë është shkelur mjaftë dhe unë si deputete po insistoj që ta ktheni këtë propozim të Qeverisë, vazhdoni procedurat e rregullta përmes kërkesës që të interpretohet në Gjykatën Kushtetuese, cili do të jetë rezultati aspak s'është e rëndësishme, e rëndësishme është që ne si Kuvend të respektojmë ligjin.

Dhe ju s'keni të drejtë si kryetar i Kuvendit, i cili në këtë rast nuk e përfaqësoni veç PDK-në, po i përfaqësoni të gjithë deputetët e këtij Kuvendi, që në emrin tonë të shkelni Kushtetutën. Ne, reagojmë dhe ju thërrasim që ta tërhiqni si pikë të rendi të ditës dhe të procedoni sipas ligjit dhe sipas Kushtetutës.

KRYETARI: Faleminderit, Donikë! Armendi e ka fjalën.

ARMEND ZEMAJ: Faleminderit!
Përshëndetje për të gjithë,
Tashmë është e qartë se çdoherë kur po ndeshemi me një situatë të re po kemi edhe interpretime selektive edhe sigurisht atë në bazë të interesave të subjekteve politike.

Kur mungojnë interpretimet e qarta sigurisht që bëhen situata analoge edhe bëhen në atë metodë krahasimore të gjitha vendimet të cilat kalojnë nëpërmjet Kuvendit të Republikës së Kosovës. Riprocedimi i së njëjtës çështje apo ajo çka nuk e ndryshon as formën, strukturën, as përmbajtjen, nuk do të thotë që është shkelje as e procedurave, as e Kushtetutës së këtij vendi. Dhe për këtë arsye ne mendojmë, po flas tash në emër të gjithë Grupit Parlamentar të Lidhjes Demokratike të Kosovës, që ky riprocedim duhet të vazhdojë në këtë formë edhe të presim votën e deputetëve të Kuvendit të Republikës së Kosovës.

Sa i përket vendimeve të Gjykatës Kushtetuese, ne kemi edhe vendimin mbi votimin që e obligon Kuvendin dhe deputetët e këtij Kuvendi të votojnë për çdo ligj apo edhe për çdo vendim që kalon. Ndërsa, për situatën e fundit sa i përket këtyre normave që janë paraqitur nga Qeveria, ne nuk e dimë votën e opozitës në Kuvend të Kosovës, a ka qenë për apo a ka qenë kundër dhe për këtë arsye sipas vendimit të Gjykatës Kushtetuese llogariten se s'kanë qenë fare, këtu. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Teuta Sahatqija e ka fjalën.

TEUTA SAHATQIJA: Faleminderit, kryetar!
Mendoj që Armendi e shpjegoi mirë, ne kemi një vendim të Gjykatës, ne kemi një riprocedim, nuk kemi ndonjë procedim të ri dhe në Kuvend kanë ardhur mjaftë herë edhe ligje edhe çështje për herë të dytë edhe janë votuar, prandaj asnjë ligj apo Kushtetuta nuk e pengon riprocedimin prandaj, nuk mund të jetë kundër kushtetuese apo kundër ligjore dhe Gjykata Kushtetuese njëherë e ka dhënë fjalën, mendoj që mirë e shpjegoi edhe Armendi, prandaj mund të vazhdojmë me rendin e ditës, i cili u aprovuar në mbledhjen e kryesisë dhe të ecim përpara të vazhdojmë.

KRYETARI: Faleminderit! Ramush Haradinaj e ka fjalën.

RAMUSH HARADINAJ: Shikoni, ne kemi vërejtje në shumëçka, por ende s'kemi mbërri te shtjellimi i tyre, në këtë rast është e pakuptimtë për interes të një teme sa larg po shkojmë, do të ishte i pakuptimtë shpjegimi i kryeministrit që tha "s'ka ndryshuar kurrgjë"- në rast se s'ka ndryshuar kurrgjë, atëherë për çka është fjala në këtë rast.

Po na detyroni të votojmë dy herë edhe po na detyroni në mënyrë bukur të paskrupullt, por për këtë pjesë do të flasim kur vjen koha. Ajo që po kërkojmë prej juve, kryetar është diçka shumë më thjeshtë. Është riprocedim, ka filluar nga e para, pra Qeveria edhe njëherë ka sjell një material në Kuvend, t'i thjeshtësojmë gjërat. Ju jeni kryetar i Kuvendit, ju edhe po të kishit pozicion personal në këtë rast, është shumë e logjikshme vetëm me automatizëm t'i respektoni procedurat. E le t' ju thotë juve Gjykata s'keni pasur nevojë se iu kam treguar ... përpara, s'ka lidhje çka thonë ata, ama meqë është riprocedim, ju me automatizëm është dashur ta ndiqni këtë rregull.

E ne këtë po kërkojmë, ju lutem, me automatizëm mendojmë se është gabim procedura, por meqë jemi në këtë etapë të procedurës ka ndodhur riprocedimi, jemi mbledhur sot, ta merrni një vendim që ju do ta ftoni seancën kur kryhen të gjitha ato veprime të tjera që bien deri te seanca.

KRYETARI: Faleminderit! Realisht, jemi edhe para publikut, po shihet qartë janë qëndrime politike, të cilat kanë konotacionin e vet, është shumë parimore është shumë e rregullt e respektoj, megjithatë, të gjithë ata të cilët janë juristë e dinë se për të njëjtën çështje nuk jepet gjykim dy herë, parimi latin e kanë një shprehje sido që të jetë po shihet saktë se Kushtetutën nuk e shkeli, Rregulloren nuk e shkeli se për arsye se ju e vendosni, unë do të kisha proceduar në qoftë se më lejoni, por fjalën ua jap deri sa të doni.

Albulena, urdhëro!

ALBULENA HAXHIU: Faleminderit! E para, e kemi një rast tjetër për Ligjin për investime të huaja, ndonëse iu ka kthyer Qeverisë, Qeveria përsëri i ka respektuar të njëjtat procedura sikur të ishte hera e parë.

Pra, edhe me këtë rast kemi riprocedim që është situatë e njëjtë dhe duhet të respektohen në përpikëri edhe Kushtetuta e Republikës së Kosovës edhe Rregullorja e Kuvendit. Dhe, tjetra e përmendi zoti Limaj, Kushtetuta nuk njeh gjendje faktike dhe nëse shkojmë kështu, përveç se po e shkelni Kushtetutën e Republikës së Kosovës, po krijojmë edhe precedentë tepër të rrezikshëm. Pse? Sepse, çfarëdo amendamenti tjetër që mund të procedohet në Kuvend, qoftë nga Qeveria, qoftë nga presidentja, qoftë nga deputetët, lehtësisht mund të mos respektoni përgjegjësitë tuaja dhe ta dërgoni në Kuvend, pa ndonjë mendim të Gjykatës Kushtetuese.

Pra, është precedent tepër i rrezikshëm dhe tani ka shpresë se Gjykata Kushtetuese ka një përbërje tjetër, është pa Enver Hasanin, dhe me një përbërje tjetër dhe është një shpresë që mund ta gjykojë ndryshe këtë çështje. Dhe, tjetra këtu po përmendet që Gjykata Kushtetuese e ka trajtuar njëherë këtë çështje dhe nuk ka pse ta trajtojë, vetëm Gjykata Kushtetuese është autoriteti i cili e thotë këtë, nuk mund të vijë kjo nga deputetët e Kuvendit dhe nga kryetari i Kuvendit. Pra, në momentin kur kjo çështje të shkojë në Gjykatën Kushtetuese, është vetëm ajo Gjykatë që

thotë që unë e kam trajtuar këtë çështje njëherë dhe nuk merrem më me këtë çështje dhe jo ju. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Donika e ka fjalën.

DONIKA KADAJ-BUJUPI: Nëse i njëjti rast nuk gjykohet dy herë, atëherë as i njëjti vendim nuk votohet dy herë, atëherë pse kanë ardhur të riproceduara. Duhet të vlejë parimi i njëjtë njëherë në këtë shtet, duhet të vlejë parimi i njëjtë për të gjithë.

KRYETARI: Ne jemi shtet me pavarësi 'sui generis'. Visar, urdhëro!

VISAR YMERI: Faleminderit!
U përmendën këtu një numër i madh i argumenteve se pse ky amendament ose ky riprocedim i amandementit do të duhej ta ndiqte procedurën formale të cilin e ndjek secili dokument që i vihet përpara deputetëve të Kuvendit të Republikës së Kosovës.

Ta kemi parasysh një gjë kur Kuvendi voton për një dokument, nuk e voton vetëm dokumentin ngushtësisht të perceptuar, siç po perceptohet këtu, por nuk votohet vetëm amendamenti kushtetues në këtë rast, por votohen edhe dokumentet përcjellëse në mënyrë indirekte, që nënkupton që ky Kuvend kur i ka thënë jo amendamentit kushtetues, njëkohësisht i ka thënë jo edhe shpjegimit që e ka bërë Gjykata Kushtetuese për sa i përket këtij amendamenti apo jo, edhe ajo është hedhur poshtë.

Pra, është dokument i bashkangjitur pjesë përbërëse i një dokumenti të cilin e kemi votuar, herën e kaluar kur është votuar po të mos ishte edhe shpjegimi i Gjykatës Kushtetuese, amendamenti nuk do të mund të vendosej fare në rend dite dhe të votohej. Edhe në këtë rast, ne e kemi një amendament të riproceduar që ka nisur një procedurë pra prej fillimit, ndërkohë pra që ne e kemi një vlerësim, një gjykim të Gjykatës Kushtetuese, i cili është i një date të skaduar tashmë, sepse Kuvendi i ka thënë jo edhe këtij interpretimi. Rrjedhimisht, amendamenti edhe nëse është i njëjti në tekst dhe në përmbajte, do të duhej që ta trajtohej prapë nga Gjykata Kushtetuese duke pasur parasysh që formalisht ai trajtim që e ka bërë Gjykata Kushtetuese tashmë është shpallur i pavlefshëm nga Kuvendi për shkak se është votuar kundër.

Çështja tjetër edhe atëherë edhe për shkak të gabimit që e keni bërë ju nga pozita e kryetarit të Kuvendit, Gjykata Kushtetuese e ka vlerësuar amendamentin në mënyrë të gabuar, sepse e ka vlerësuar vetëm në raport me kapitullin dy, jo në raport me Kushtetutën në tërësi dhe do të ishte përveç se të riprocedohej amendamenti edhe në Gjykatën Kushtetuese, domosdoshmërish duhet që ky të vlerësohet në raport me Kushtetutën, në përgjithësi, jo vetëm me njërin prej kapitujve të Kushtetutës. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! A po vazhdojmë me opozitën prapë, Fatmir, pastaj Melihatja dhe Ademi edhe do të futemi në procedurë të rregullt. Unë po e kuptoj është lojë politike kemi të drejtë të gjithë, por megjithatë nuk jam i thirrur unë të gjykoj në lojëra politike, jam i thirrur të gjykoj në bazë të kësaj çka e kam këtu. Në moment të fundit në qoftë se bëj gabim, në Gjykatë Kushtetuese e dërgoni dhe marr përgjegjësi, kjo është.
Fatmir, urdhëro.

FATMIR LIMAJ: Unë përsëri po dua t'i them edhe dy fjalë, pavarësisht paragjykimeve tuaja duke mos bërë përpjekje për të parë në esencë se çka po kërkohet dhe më së lehti është për të thënë - është lojë politike.

Në fakt, kjo çka ne po kërkojmë me atë çka po bëni ju vërtet është lojë politike, se ndryshe s'po mund ta kuptoj se si ka ardhur deri te kjo kështu. Këtu ka juristë dhe po më vjen keq që s'dalin të flasin, pavarësisht çfarë grupi politik janë. Këtu ka njerëz deputetë që janë me pesë mandate dhe nuk kanë guxim qytetar, e profesional të dalin e të thonë që po shkelen procedurat. Dhe për hir të asaj loje politike e ulin kokën dhe nuk flasin çka në fakt po ndodh këtu sot.

Shikoni, këtu ka njerëz që na kanë dhënë neve mësim dhe s'flasin e ata e dinë dhe po ju them, e vetmja shkencë, lëmi në botë e cila jep më rëndësi formës se sa përmbajtjes është jurisprudenca, forma. Peshën më të madhe e ka forma se sa përmbajtjen, e vetmja shkencë dhe i vetmi institucion është legjislativi i cili tërësisht funksionon në anë formale, në procedura, Parlamenti s'ka asgjë tjetër. Krejt Parlamenti është procedura, pjesë formale, rregullore, dhe aty duhet të jemi të kujdesshëm për të respektuar, sepse aty në esencë ruhet demokracia parlamentare e një shteti.

Pavarësisht bindjeve tona politika, pavarësisht votimeve tona,pavarësisht pajtohemi apo s'pajtohemi, e kemi obligim ta ruajmë formën për të dalë vendime të respektuara dhe jo të cenuara. Pra, edhe njëherë po e përsëris, Qeveria në një mënyrë apo tjetër e ka kryer detyrën e vet dhe na ka lënë topin e ka futur në Parlament. Po mos të kishte nevojë të fillohet procedura nga zero, nuk do të kishte nevojë Qeveria të bëjë riprocedim dhe ri votim, sepse Qeveria ka rivotuar të njëjtin dokument. Atëherë, shtrohet pyetja logjike- pse Qeveria paska pasur nevojë propozimin e vetë edhe njëherë ta kthejë, edhe njëherë formalisht ta votojë edhe njëherë kryeministri të thotë- kush jeni për këtë riprocedim dhe ta sjell në Parlament, sepse e ka obligim ta respektojë procedurën formale, se ndryshe Parlamenti nuk do ta merrte në shqyrtim dhe të njëjtën gjë, kryetari i Parlamentit e ka obligim kushtetues në mënyrë formale pavarësisht përmbajtjes që thashë, për anën formale jam duke folur, ka qenë dashur menjëherë edhe njëherë një adresim në Gjykatën Kushtetuese edhe sigurisht ne e dimë të gjithë cila kishte me qenë përgjigjja e asaj Gjykate Kushtetuese, por përmbushet formalja, pjesa formale e detyrueshme, dhe nga ajo shkohet në komision, pavarësisht përsëri çka do të thotë Komisioni dhe në fund vjen në seancë.

Ne nuk po flasim lojë politike, po kërkojmë të paktën - ruajeni more formalitetin e këtij institucioni, ruajeni formalitetin ju lutem, ju lutem se s'keni të drejtë, nuk keni të drejtë pse keni vota ta rrënoni çdo gjë formale dhe institucionale në këtë vend, kaq po kërkohet. Pastaj, na hyjmë në atë lojën politike çka mendojmë, si mendojmë sepse në fund të fundit qëndrimet janë të qarta.

Edhe njëherë, zoti kryetar, të gjithë deputetët që kërkojnë këtu mos harro pavarësisht çka thonë deputetët edhe nga bindjet e tyre politike, kjo këtu përgjegjësia kryesore është e juaja dhe unë po kërkoj nga ju ta respektoni, ta luani rolin e drejtuesit të institucionit dhe të mos lejoni Kuvendin ta shkelë këtë pjesë formale e cila është asgjë nuk kushton. Dhe, kjo mbetet, dhe ju thatë: "unë e marrë përgjegjësinë" nuk ka nevojë ta merrni këtë përgjegjësi, sepse ju e dini se për çështje formale këtu i kanë rrëzuar presidentët, jo për asgjë tjetër, por vetëm për shkak të formalitetit ka

presidentë dhe kandidatë që Gjykata Kushtetuese i ka rrëzuar. Mos e bëni këtë gabim të panevojshëm, jepni kohë procedurave, bëjeni atë adresim sikur që e keni bërë me mënyrë me automatizëm herën e kaluar dhe çështja mbyllet dhe pastaj dalim te ajo tema për të cilën folëm, ne kemi shumë për të diskutuar këtë goditjen tjetër që rikthimi i vetë vendimit që është i padrejtë, jo demokratik.

Ju kisha kërkuar që të paktën në këtë çështje mos të shkoni deri këtu, të paktën këtë mos e bëni.

KRYETARI: Faleminderit! Melihate, fjala është për ju.

MELIHATE TËRMKOLLI: Faleminderit!
Shumë shkurtimisht vetëm 2-3 fjalë, po më doket që shumë po bëhet zhurmë këtu, po përdoret njëfarë shkaku, më gjasë është që nuk po doni të votoni dhe nuk di pse nuk është marre të thoni: nuk po duam të votojmë. Mos votoni.

Se herën e kaluar keni mbetur pa votuar, keni dal jashtë edhe nuk prish punë kjo kurrgjë. Gjykata Kushtetuese i mbet merak dikujt të thotë: me Enver Hasanin, pa Enver Hasanin, nuk ka vendim tjetër, harrojeni këtë punë. Ky vendim është s'ka vendim tjetër.Sa i përket formës, forma në drejtësi ata që e kanë kryer veç një trohë fakultet e dinë që është shprehje e përmbajtjes, nuk është qëllim i formës. Forma nuk është qëllim i vetvetes, por shprehje e një përmbajtje edhe po ju them shumë hapur, po të ishte puna për tenderë nga 80 milionë që janë abuzues sipas EULEX-it kishit votuar edhe pesë herë, jo një herë e dy, por kishit votuar ka 5 herë, zoti Fatmir Limaj. Faleminderit!

KRYETARI: Kisha kërkuar ju lutem të qëndroni në temë për arsye se jemi duke folur për një temë e cila është serioze, është shumë larg. Fatmir, po urdhëro.

FATMIR LIMAJ: Unë me gjithë respektin që kam për deputeten nuk dua të merrem me këtë çështje dhe me të, mua më vjen keq për shprehjet e saj. Kaq edhe tregon që s'ka lidhje me çështje juridike.

KRYETARI: Kërkoj falje për arsye shpesh po përdoret foltorja e Kuvendit, po ndalemi tek çështja të cilën jemi. Adem e ke fjalën.

ADEM GRABOVCI: Faleminderit, kryetar!
Unë dua të gjithë kolegëve të nderuar t'ua përkujtoj se kryetari nuk është ai që e përcakton vetëm rendin e ditës, por pikërisht me Rregullore është e paraparë se kryetari bashkë në kryesinë, në bashkëpunim me shefat e grupeve parlamentare përcaktojnë pikat e rendit të ditës, propozimin, ndërsa vendimin në fund e merr seanca dhe përcaktojnë po ashtu kohën e mbajtjes së seancës së radhës.

Dhe, ne para kësaj seance në mbledhjen e kryesisë, në bashkëpunim me shefat e grupeve parlamentare na e keni qitur si propozim dhe kemi pasur konsensus të plotë, pa asnjë kundërshtim që sot kjo seancë të mbahet në orën 10:00. Prandaj, për mua është e paqartë, e pa kuptimtë pse po bëhet kjo zhurmë dhe unë kisha propozuar, kryetar, të procedojmë më tutje dhe

të vazhdojmë kush çka ka të thotë absolutisht edhe ne jemi dakord që t'i jepet fjala dhe t'i mundësohet secilit t'i shpreh mendimet dhe vlerësimet e veta. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Urdhëro, Donikë!

DONIKA KADAJ-BUJUPI: Po dua veç edhe njëherë ta shpjegoj edhe pse kanë qenë mediat dhe i gjithë opinioni. I vetmi konsensus i cili ka ndodhur ditën e premte ndërmjet shefave të grupeve parlamentare dhe Kryesisë ka qenë që seanca të mbahet, sot, mirëpo me mocionin procedural të dorëzuar nga opozita, nëpërmjet së cilës kemi kërkuar miratimin e Rezolutës së Kuvendit të Republikës së Kosovës lidhur me krimet e kryera nga Serbia, gjatë viteve '98-'99.

Kurse, në të gjitha pikat e tjera opozita ka refuzuar, madje edhe të jetë pjesë e këtij procesi të jashtëligjshëm ku po shkelet Kushtetuta dhe kemi lëshuar takimin. Ju faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit. Albulenë, edhe sa herë duash mund ta marrësh fjalën, po mirë është të futemi në rend dite, se kështu- ashtu unë e kisha pasur dëshirë t'ju tregoj drejt për të qenë viktimë e Gjykatës Kushtetuese, bash i këtij konfuzioni kushtetues edhe Rregullore.
E ka fjalën Albulena Haxhiu.

ALBULENA HAXHIU: Faleminderit! Edhe njëherë, kryetar i Kuvendit, nuk mund ta procedoni kështu në mënyrë të përshpejtuar dhe në mënyrë arbitrare. Unë pata një propozim, opozita e ka një kërkesë, pra po kërkon që ky amendament të shkojë në Gjykatën Kushtetuese, pra, ju si kryetar i Kuvendit, duhet t'i respektoni të gjitha procedurat kushtetuese, sepse të obligon Kushtetuta e Republikës së Kosovës dhe jeni kryetar i Kuvendit dhe bartni përgjegjësitë për çfarëdo që ndodh.

Dhe, zonja Melihate Tërmkolli tha diçka që s'pati kuptim në fakt, mirëpo meqë tha që nuk është marre mos ta votojmë, unë po i them në fakt është e turpshme nëse dikush e voton për këtë amendament.

KRYETARI: Urdhëro, Glauk!

GLAUK KONJUFCA: Tash nuk e kam për procedurat se folën të tjerët, por për rend dite meqë e hape rendin e ditës. Opozita e ka dorëzuar edhe në administratë, edhe sipas afateve kohore të duhura një rezolutë, e cila padrejtësisht është mohuar në Kryesinë e Kuvendit, në mbledhjen e kaluar.

Dhe, ky është mocion procedural, ju meqenëse ju ka dorëzuar juve personalisht nga të tri subjektet opozitare, e keni për detyrë ta hidhni këtë mocion procedural për shqyrtim në këtë seancë dhe jo të thoni e kemi vetëm një pikë të rendit të ditës. Ju jeni të njoftuar me kohë që Rezoluta jonë e ka një kërkesë që thotë: kjo çështje urgjente të futet si pikë e parë të rendit të ditës. Kjo është shumë me rëndësi, arsyeja pse tash për ta arsyetuar pse të futet si pikë e parë e rendit të ditës, është se kjo rezolutë e dënon gjenocidin edhe krimet masive që i ka kryer shteti i Serbisë në Kosovë gjatë viteve '98-'99 dhe mendojmë që ky Kuvend nuk ka kurrfarë të drejte as historike, as morale, as politike, as institucionale, as çfarë doni ju, që ta trajtoni një çështje kaq të turpshme qysh është gjykimi i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës për pa u ndal ky Kuvend njëherë

dhe të reflektojë dhe të miratojë dokumentet që më së pari e dënojnë krimin edhe gjenocidin serb që ka ndodhur në Kosovë.

KRYETARI: Për këtë çështje, jemi te një propozim të cilin e ka paraqitur opozita. Donika, urdhëro për këtë çështje.

DONIKA KADAJ-BUJUPI: Faleminderit!
Siç e dini, ne edhe ditën e premte, në bashkëpunim me shefat e grupeve parlamentare dhe në harmonizim në fakt edhe përtej opozitës meqë rast jemi përkrahur edhe nga kolegët, nga komunitetet kemi proceduar me mocion procedural për të pasur sot pikë të parë të rendit të ditës Rezolutën kundër krimeve të cilat Serbia i kreu në Kosovë, gjatë viteve 1998-1999.

Të nderuar kolegë deputetë,
Krijimi i paqes, drejtësisë dhe pajtimit ndëretnik nuk arrihet duke relativizuar faktet apo shmangur krimet, por në fakt duke i ballafaquar kriminelët dhe duke i dënuar ato. Ne, sot nuk mund të flasim as për paqe dhe as për drejtësi, kur edhe 15 vjet pas luftës dhe 7 vjet pas pavarësisë ende po hezitohet dhe po mungon guximi politik për të dënuar kriminelët të cilët në periudhën ‘98-‘99 vranë 12 mijë njerëz, dhunuan 20 mijë gra, djegën 120 mijë shtëpi dhe dëbuan me dhunë 1 milion njerëz.

Dhe, siç e dini të gjithë të nderuar kolegë këto vrasje nuk ndodhën në betejën e luftës, këta njerëz ishin civil të cilët u vranë në luftën kundër vdekjes në shtëpitë e tyre ose nëpër male duke ikur. Nga ky numër 1392 janë fëmijë dhe kjo është në mesin e krimeve më të rënda në historinë e re të Evropës. Si mund të flasim për paqe dhe drejtësi kur ende si Kosovë dhe shtet sovran, i pavarur që 7 vjet nuk i dënuam kriminelët që deri në vdekje i shkaktuan plagë 13-vjeçares nga Gjakova, mbi trupin e së cilës përveç dhunës seksuale paramilitarët serbë përdorën kondak, litar, cigare derisa ajo vdiq. Dhe kjo ngjarje, të nderuar kolegë nuk përbën një rast të izoluar, por janë mbi 20 mijë gra të Kosovës viktima të kësaj forme më çnjerëzore, të përpjekjeve për dehumanizimin e tyre, disa janë të vdekura, e disa janë të gjalla për së vdekuri nga padrejtësitë e dyfishta ndaj tyre.

Mendoj që ky Kuvend, asnjëra kryesi, siç bëri të premten dhe asnjë deputet, këtu nuk ka të drejtë edhe më tutje t’ia mohojë Selatin Ymerit, dënimin e kriminelëve që vranë djalin e tij 11 vjeç, 15 vjet më parë. Ai ishte veç 11-vjeçar dhe kurrë kurrkush nuk u përndoq dhe as nuk dha llogari për këto vrasje. Me mos procedimin e kësaj Rezolute, të nderuar kolegë deputetë, ne do t’i mohojmë krimet e Serbisë, të kryera në Kosovë dhe mohimi i këtyre krimeve dhe gjenocidit përbën fyerje përfundimtare ndaj viktimave dhe familjeve të tyre.

Andaj, unë sot ju thërras që të veprojmë drejtë që pikë e parë e rendit të ditës të procedohet kjo rezolutë që sado pak t’u dalim në mbrojtje dhe t’u dalim haku viktimave, të cilat janë të shumta në vendin tonë dhe të cilat deri sot nuk gjetën drejtësi, qoftë nëpërmjet një veprimi simbolik që është nxjerrja e një rezolute e cila i dënon këto krime. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Jemi në deklarime të grupeve parlamentare. E ka fjalën Adem Grabovci, nga Partia Demokratike e Kosovës.

ADEM GRABOVCI: Faleminderit!

Pra, unë do ta them atë vërtet që kam parë dhe kam dëgjuar edhe në mbledhjen e fundit të Kryesisë së Parlamentit. Është e vërtetë që na është paraqitur aty për aty një propozim, megjithatë ne kemi kërkuar që të respektohen procedurat, po kërkojmë edhe sot që të respektohen ato dhe së dyti dhe që është shumë e rëndësishme t'ua përkujtoj juve dhe gjithë qytetarëve të Republikës së Kosovës se kjo iniciativë ka qenë e Partisë Demokratike të Kosovës shumë më herët, është një tekst i modifikuar dhe që na është ofruar.

Prandaj, ne i dimë rregullat se si mund një mocion të futet në rend të ditës nëse janë 40 nënshkrime... është e drejtë e deputetëve, por nëse i referohemi, pikërisht Rregullores, neneve 49, 52, atëherë ne e shohim si ky mocion për ne nuk i plotëson kushtet për t'u radhitur në rend të ditës. Por, nuk është që Partia Demokratike e Kosovës ka qenë kundër përderisa ka qenë iniciuese më herët dhe nuk e ka pasur mbështetjen e grupeve parlamentare dhe të deputetëve, në rastin konkret të opozitës për t'u futur si pikë e rendit të ditës për të debatuar për këtë çështje.

KRYETARI: Faleminderit! I kisha lutur deputetët, vetëm përfaqësuesit e grupeve parlamentare. Fjalën e ka Teuta Sahatqija.

TEUTA SAHATQIJA: Faleminderit, kryetar!
Në mbledhjen e Kryesisë, të cilën e patëm të premten, është diskutuar edhe për këtë kërkesë. Në fakt, diskutimi kur ka nisur ka qenë vetëm lexim dhe pa asnjë dokument dhe në fund erdh një dokument i shkruar, gjë e cila kishte të bënte me mocionin procedural në nenin 50, por gjithashtu mocionet përmbajtjesore rregullohen edhe me nenin 52 pikë 2, në të cilën kërkon ky mocion përmbajtjesor 8 ditë pune që të vazhdojë të procedohet.

Sa i përket çështjes urgjente, mendoj që e vetmja urgjencë është këtu që të pengohet pika e rendit të ditës të cilën në mënyrë të rregullt e ka marrë Kryesia e Kuvendit dhe mendoj që pa hyrë fare në përmbajtje është nënçmuese që të përdoren dhembja, emocionet dhe emrat e viktimave për një çështje politike siç është pika e rendit të ditës së Gjykatës.

Prandaj, propozojmë të procedohet me rendin e ditës, të cilin Kryesia e Kuvendit e ka marrë.

KRYETARI: Faleminderit! Keni parasysh, kemi qëndrimin e grupeve parlamentare. Valdete Bajrami e ka fjalën.

VALDETE BAJRAMI: Faleminderit!
Duke e ditur qëndrimin e LDK-së nuk është ndoshta e habitshme fjalimi i zonjës Sahatqija që LDK-ja mezi pret të hyjmë në pikë të rendit të ditës me procedim të amendamenteve, mirëpo kryetar, ajo çka kërkoj nga ju, është që ta hidhni në votim mocionin pasi që të gjitha kushtet i kemi plotësuar dhe nuk është e vërtet që 40 nënshkrime duhet të jenë sot për ta futur në pikë të rendit të ditës, por 40 në shkrime duhet për seancë të jashtëzakonshme, kështu që ju lutem respektojeni së paku Rregulloren e Kuvendit dhe futeni në votim mocionet e pastaj të vazhdojmë më tutje.

KRYETARI: Faleminderit! Unë shoh se po lajmërohen edhe deputetë të partive, por realisht, Ramush je lajmëruar, por pastaj po hapet shumë diskutimi. Mbaje nën qëndrim edhe një herë në

emër të AAK-së. “6+” dhe Lista serbe na kanë mbetur se nuk po shkojmë me diskutime me deputetë, se e kemi tepruar. Ramush, e do fjalën?

RAMUSH HARADINAJ: Po heq dorë prej fjale, le të flasin shefat e grupeve ose përfaqësuesit e grupeve se besoj, është e qartë, do të kalojë në votim.

KRYETARI: Dëgjo Albulena, “6+” s’po lajmërohet, Lista Serbe s’po lajmërohet, dhe unë po e bëj atë çka më takon, po e vë në votim mocionin tuaj procedural dhe këto të shkojnë.

*(Ndërhyrje)*

Donika, më lejo të vazhdoj dhe ta vë në votim. Atëherë, regjia dhe deputetët të përgatiten për votim për mocionin procedural që të futet në rend dite.

*(Ndërhyrje)*

Dëgjoni, të nderuar deputetë, unë po e lexoj dhe po i përmbahem në mënyrë asketike. E kemi për pasusin e fundit, dhe atë do ta lexoj.

Pra, të nderuar deputetë, dëgjoni sepse do të votohet. Regjia ju kisha lutur t’i bini ziles që deputetët të kthehen për votim.

E kemi një propozim, i cili ka ardhur nga Glauk Konjufca, kryetar i Grupit Parlamentar të Lëvizjes “Vetëvendosje” i mbështetur nga Donika Kadaj-Bujupi, kryetare e Grupit Parlamentar të Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës, e mbështetur edhe nga Valdete Bajrami, kryetare e Grupit Parlamentar Nisma dhe deputetët nënshkrues sipas listës së bashkangjitur, që janë gjithsej 32, pra për miratimin e Rezolutës dhe kjo çështje të futet si pikë e rendit të ditës.

*(Ndërhyrje)*

Si pikë e parë, e rrezikoni. Pra, miratimin e pikës së parë.

Atëherë kjo çështje urgjente të futet si pikë e parë dhe po kërkohet për si pikë e parë, dhe të keni parasysh deputetë, miratimin e Rezolutës së Kuvendit të Republikës së Kosovës lidhur me krimet e kryera nga Serbia, gjatë viteve 1998-1999.

Regjia dhe deputetët të përgatiten për votim. Votojmë tash!

Atëherë, 115 deputetë janë të pranishëm në sallë, 102 kanë votuar, 55 janë kundër, 42 janë për dhe 5 abstenime.

Po vazhdojmë dhe e ftoj kryeministrin e Republikës së Kosovës, zotin Isa Mustafa që ta prezantojë dhe arsyetojë propozim-amendamentin.

KRYEMINISTRI ISA MUSTAFA: I nderuar kryetar i Kuvendit,
Të nderuar deputetë,

I nderuar Kabinet qeveritar,
Të nderuar përfaqësues diplomatikë,
Qytetarë të Kosovës,
Qeveria e Republikës së Kosovës, në mbledhjen e saj të 41 me radhë, të datës 31 korrik 2015, ka vendosur t'ia riprocedojë Kuvendit të Republikës së Kosovës për aprovim amendmanetet kushtetuese, përkatësisht amendamentin 24.

Ky amendament është përkrahur nga 75 deputetë në seancën e Kuvendit, të mbajtur më 26 qershor 2015, por nuk ka arritur vota të mjaftueshme prej 2/3.

Aprovimi i amendamentit kushtetues lidhet ngushtë me përmbushjen e detyrimeve që ka marrë Kosova me Ligjin numër 04/L-274 të datës 23 prill 2014, i aprovuar nga 89 vota të deputetëve të Kuvendit të Republikës së Kosovës dhe i shpallur me dekretin e presidentes së Republikës së Kosovës, DL-022/2014, më 7 maj 2014 që ka të bëjë me themelimin e dhomave të specializuara dhe të Zyrës të Prokurorit të Specializuar.

Kushtetuta e Republikës së Kosovës dhe Rregullorja e punës së Kuvendit të Republikës së Kosovës, nuk e kufizon mundësinë që Qeveria të riprocedojë me të njëjtat amendamente në Kuvendin e Republikës së Kosovës. Në rastin konkret, nuk kemi asnjë pengesë kushtetuese që amendamenti të rishqyrtohet duke pasur parasysh rëndësinë shumë më të madhe që ka aprovimi për vendin tonë.

Qeveria është e vetëdijshme se ka mendime të ndryshme për këto amendamente dhe për vetë themelimin e dhomave të specializuara, por po ashtu Qeveria vlerëson se zbardhja e së vërtetës dhe e drejtësisë, për disa dyshime të pretenduara gjatë luftës dhe për një periudhë pas luftës është një sfidë me të cilën do të ballafaqohemi si vend i cili ka përqafuar vlerat e demokracisë evropiane.

Arsyet e riprocedimit të amendamenteve kushtetuese janë, si vijon:

Së pari, përmbushja e obligimeve të cilat i ka marrë Kosova me Ligjin për ratifikimin e letrës së presidentes së Kosovës, me baroneshën Eshton. Ne kemi për obligim të zbatojmë ligjet që i aprovon Kuvendi i Republikës së Kosovës dhe rrjedhimisht Kosova duhet të tregojë se është e përgjegjshme dhe e zonja të përmbushë zotimet e saj para komunitetit ndërkombëtar, të cilat i ka ratifikuar me ligj.

Kosova nëpërmjet aprovimit të këtyre amendamenteve demonstron, në mënyrë të qartë përcaktimin e institucioneve të saj, të Kuvendit dhe Qeverisë për rendin e ligjin dhe për arritjen e standardeve të larta perëndimore të drejtësisë dhe gatishmërinë që të përballet me drejtësinë edhe përkundër faktit se burimi i krimeve dhe mizorive në Kosovë ishte Serbia e Milosheviqit.

Themelimi i dhomave të veçanta është kërkesë eksplicite e partnerëve strategjikë të Kosovës, sidomos të Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe Bashkimit Evropian.

Ne kemi pasur adresime dhe porosi të qarta nga të gjitha vendet mike, si në Kosovë ashtu edhe gjatë vizitave jashtë Kosovës se Qeveria dhe Kuvendi i Kosovës duhet të marrin përgjegjësinë që

ta themelojnë këtë gjykatë, dhe se themelimi i një Gjykate jashtë Kosovës bëhet dhe do të bëhet për të zbardhur dyshimet e hetuara në bazë të vendimeve të Këshillit të Evropës dhe se çështjet e tilla nuk do të mund të gjykohen në vendin tonë.

Gjatë riprocedimit të amendamenteve kushtetuese në Kuvend jemi bazuar edhe në opinionin e Gjykatës Kushtetuese, e cila me aktgjykimin e saj AGJ-788/2015 e ka deklaruar të pranueshme kërkesën e kryetarit të Kuvendit dhe ka konfirmuar se amendamenti numër 24 nuk i pakëson të drejtat dhe liritë e njeriut të përcaktuara me kapitullin 2 dhe 3 të Kushtetutës.

Jam i bindur se Qeveria e ka respektuar tërësisht rolin dhe përgjegjësinë e Kuvendit dhe të çdo deputeti duke shprehur besimin se aprovimi i këtij amendamenti nga Kuvendi i Republikës së Kosovës e assesi mbi bazën e Rezolutës 1244 dhe inicimin nga vendet tjera që nuk e kanë pranuar pavarësinë e Kosovës, është në dobi të shtetit të Kosovës dhe të zotërimit të drejtësisë mbi çdo dyshim të mundshëm.

Të nderuar deputetë,
Riprocedimi dhe vendimi i Kuvendit përkrah amendamente kushtetuese, ruan sovranitetin e Kosovës, sepse institucionet e Republikës së Kosovës janë ato që marrin rolin dhe përgjegjësinë për një vendim të tillë.

Për ne do të jetë e dëmshme dhe e paarsyeshme që për këtë çështje të vendoset mbi bazën e Rezolutës 1244, pasi që rikthimi dhe fuqizimi i kësaj rezolute sjell në pikëpyetje sovranitetin e vendit dhe vlerat e ndërtuara që nga periudha e shpalljes së pavarësisë.

Unë jam i vetëdijshëm se kjo është një çështje jo e lehtë për të gjithë ne, por në situata kur ne marrim vendime të rënda, ne duhet të jemi të gjithë së bashku dhe të vendosim për fatin e vendit tonë dhe për partneritetin ndërkombëtar të Kosovës.

Vendimi i sotëm duhet të jetë shprehje e kohezionit tonë nacional proevropian dhe euroatlantik. Ky vendim po ashtu duhet të jetë shprehje e besimit tonë të plotë se lufta e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, ka qenë luftë e drejtë, luftë për të mbrojtur pragun e shtëpisë, jetën, fëmijët, familjet dhe Kosovën dhe besimi se drejtësia do të zbatohet plotësisht.

Do të ishte e arsyeshme që sot për ndryshimet kushtetuese të keni përkrahjen e të gjithë deputetëve të Kuvendit, të pozitës dhe opozitës, sepse ky Kuvend dhe çdo deputet veç e veç është angazhuar për drejtësi, ndërkaq drejtësia nuk ka kufij, nuk ka kas pronësi, ajo duhet të jetë e lirë, e pavarur dhe e barabartë për të gjithë.

Edhe unë ndaj mendimin se do të kishte qenë shumë më mirë që ky proces të zhvillohej në vendin tonë, këtu në Kosovë, që ne të kemi zotësinë të zhvillojmë drejtësi të pavarur dhe gjykime të pavarura. Por, për fat të keq, dështimet e shtetit ligjor në shumë raste ka ndikuar të humbet besimi i komunitetit ndërkombëtar se këtë proces mund ta zhvillojmë në vendin tonë. Këtu qëndron edhe esenca e këtij problemi, por kjo nuk do të thotë se ky vendim nuk duhet të jetë sinjal për të gjithë ne se duhet ta forcojmë drejtësinë, duhet t'i forcojmë institucionet e drejtësisë, që ato të bëhen të pavarura dhe të pandikuara, që institucionet korrektuese duhet të zbatojnë

rregulla dhe që drejtësia nuk mund të jetë selektive dhe e porositur dhe konstatoj se sfida me këtë vendim është sfidë me vetveten tonë, nuk është sfidë ndërmjet nesh.

Ky vendim sot zgjedh një pjesë të kërkesave për drejtësi, por, ne duhet ta bëjmë punën që sistemi ynë i drejtësisë të angazhohet dhe t'i trajtojë të gjitha krimet e luftës dhe të pasluftës, pa marrë parasysh se kush do t'i ketë bërë. Krimet që janë bërë këtu në Kosovë duhet të marrin verdiktin e drejtësisë. Viktimat e krimit, familjarët e tyre dhe qytetarët e këtij vendi, meritojnë që drejtësia, edhe pse me vonesë, ta thotë verdiktin e saj.

Ky verdikt nuk kthen në jetë fëmijët, pleqtë, të rinjtë e të rejat që u vranë dhe u masakruan gjatë luftës, por tregon se ky shtet ka vendosur të jetë shtet i drejtë.

Çështja që sot e vëmë në rend të ditës i takon tërë vendit, ashtu si është partneriteti me Shtetet e Bashkuara të Amerikës të cilat i kanë ndihmuar vendit tonë në të gjitha fazat e shtetndërtimit, është në interes të Kosovës, sikur se është edhe partneriteti me Bashkimin Evropian.

Kosova nuk mund të ndërtohet dhe të zhvillohet e izoluar nga vendet mike. Nuk mund të ndërtohen raporte euroatlantike duke refuzuar zbardhjen e drejtësisë sipas kërkesave dhe kritereve evropiane.

Përkrahja e partnerëve tanë për integrime në Bashkimin Evropian, për anëtarësimin në organizata ndërkombëtare, për njohjen e pavarësisë së Kosovës, për investime dhe zhvillim ekonomik, për ndërtimin dhe forcimin e shtetit ligjor ka qenë dhe mbetet e domosdoshme për Kosovën.

Ju ftoj të gjithë juve sot t'i tejkalojmë ndasitë partiake dhe politike, ta tregojmë kurajën dhe guximin tonë që së bashku të marrim vendim për amendamentet e propozuara kushtetuese.

I nderuar kryetar,
Të nderuar deputetë,
Dëshiroj t' ju njoftoj se menjëherë pas aprovimit të amendamenteve kushtetuese, Qeveria do të mblidhet për ta shqyrtuar Projektligjin për dhomat e specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar, dhe Projektligjin për mbrojtjen juridike dhe mbështetjen financiare të personave potencialë të akuzuar në proceset gjyqësore pranë dhomave të specializuara. Qeveria, menjëherë pas kësaj do të kërkojë që sot të mbahet seancë e jashtëzakonshme e Kuvendit për t'i trajtuar edhe këto dy ligje.
Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Tani është radha e kryetarëve dhe përfaqësuesit e grupeve parlamentare. Nga Partia Demokratike e Kosovës, e ka fjalën Adem Grabovci, shef i Grupit Parlamentar.

ADEM GRABOVCI: Faleminderit, kryetar!
Përshëndetje për të gjithë ambasadorët dhe përfaqësuesit diplomatikë në vendin tonë,
Përshëndetje për Kabinetin qeverisës,
Kolegë të nderuar,
Qytetarë të Republikës së Kosovës,

Grupi Parlamentar i Partisë Demokratike është plotësisht i vetëdijshëm se sot kemi para veti për të marrë një vendim ndër vendimet më të vështira dhe për këtë arsye Grupi Parlamentar i Partisë Demokratike të Kosovës, ka bërë diskutime të njëpasnjëshme, të hollësishme, konsulta me të gjithë faktorët, ekspertët vendorë dhe ndërkombëtarë dhe duke respektuar po ashtu edhe qëndrimin, vlerësimin dhe vendimin e Partisë Demokratike të Kosovës, kërkesa e vazhdueshme e Grupit Parlamentar të PDK-së ka qenë dhe do të mbetet, sepse ne asnjëherë nuk i kemi ikur dhe nuk i frikësohemi drejtësisë. Përkundrazi, ne kërkojmë që të ketë drejtësi, kërkojmë, jemi këmbëngulës dhe kemi premtime të fuqishme nga të gjithë miqtë tanë që ky proces do të jetë i drejtë, i paanshëm, i pandikuar, i ndërtuar dhe i përfunduar mbi bazën e dëshmive dhe dëshmitarëve kredibilë që do të respektohen të gjitha palët dhe do të trajtohen në mënyrë të barabartë.

Prandaj, edhe herën e kaluar, edhe kësaj radhe, pas votimit të parë, në mes të këtyre dy seancave, Grupi Parlamentar po ashtu i ka dhënë sqarimet shtesë dhe ne kemi ardhur në përfundim që t'i japim përkrahje dhe të hapim rrugën e themelimit të Gjykatës Speciale. Ju faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! E ka fjalën Ismet Beqiri, nga Lidhja Demokratike e Kosovës.

ISMET BEQIRI: Faleminderit, kryetar!
Zoti kryeministër,
Të nderuar kolegë deputetë,
Sikur edhe në seancën e mëhershme kur ishte në rend të ditës kjo pikë, unë shumë shkurt dhe nëse mund të them po e përsëris atë që e kemi thënë - për ndjeshmërinë e kësaj çështjeje dhe këtyre ndryshimeve, por edhe për nevojën dhe domosdoshmërinë që kjo të ndodhë, duke besuar thellë se është në interesin e vendit që ne edhe në këtë formë të marrim përgjegjësitë tona, të kryejmë edhe një obligim tonin që buron edhe më herët nga ligji i miratuar, siç u tha në këtë Kuvend nga shumica e deputetëve, prandaj pa dashur të zgjasim, ne si Grup Parlamentar, pra Lidhja Demokratike e Kosovës, do të votojë pro këtyre ndryshimeve ose këtij amendamenti, në mënyrë që të hapet rrugë për procese të mëvonshme që na presin. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Fjalën e ka Ramush Haradinaj, nga Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës!

RAMUSH HARADINAJ: I nderuar kryetar,
I nderuar kryeministër,
Kabinet qeveritar,
Të nderuar deputetë,
Qytetarë, diplomatë e media,
Shikoni, sikur të më pyesnin para një kohe a mundet t'i ndodhë Kosovës kjo që po i ndodh sot, nuk kisha besuar.

Shumë kisha qenë i bindur që ka njerëz ose në parti politike, po flas në LDK, të traditës, të presidentit Rugova, njerëz që kanë ditur të mendojnë shqiptarisht, edhe kur ka pasur momente të ndjeshme e i kanë lënë do llogari të brendshme për t'i larë ndrysh, por jo në dëm të vendit.

Kisha besuar shumë që në Qeveri po ashtu ka njerëz, në të sotmen, në këtë që është, që e kuptojnë se për çka është kah bëhet fjalë, për të mos rënë në grackën e llogarive të imta e për t' i bërë dëm brezave.

Kisha besuar që në PDK, që është thirrur dhe vazhdon të thirret në vlerën më sublime të lirisë, të Adem Jasharit e të Luanit, e të Zahirit e tjerëve, ka burra, ka zonja që dinë të thonë po dhe jo, pa marrë parasysh çka ndodh më tutje.

Njëjtë mendoj për krejt që jemi si opozitë. Mua po më vjen keq, njëfarë qyqanllëku po e shoh, njëfarë dëshire të shpëtojmë dikush më lehët, po e shoh, t'ia lajmë një llogari dikujt, e çka u ndodh fëmijëve e brezave tanë, e që vetëm për Kosovën do të ndërtohet një Gjykatë e posaçme, prej palëve që kanë qenë në luftë, s'po i ceku me rend, nuk di a jeni kah e mendoni këtë. Nuk di çka do të thoni pas disa vjetësh, që po e kthejmë veten në një monstrum të palës që ka qenë në luftë, nuk kemi qenë të tillë njerëz, pranojeni që s'kemi qenë monstrum, shqiptarët as Kosova, por viktimë.

Pse ka ardhur puna deri këtu, duhet një analizë e thellë, dhe dikur më vonë njerëzit do të kenë kohë e t'i analizojnë këto, sot nuk është koha për t' i thënë këto.

Por, unë po ju lus edhe një herë, krejt që jeni këtu, s'ka të bëjë me parti, s'ka të bëjë me interesa të ngushta, s'ka të bëjë për t'ia larë dikujt llogaritë as me votë. Ka të bëjë qysh për t'ia lejuar këtij vendi të jetë në terren më të mirë për të ardhmen e vet, e të gjithëve, të gjithë neve, edhe të komuniteteve etnike, që janë bashkëqytetarë tanë, si për t' ia mundësuar Kosovës të shkojë më qëndrueshëm përpara, për ta bërë një Gjykatë të Kosovës për krime lufte jo selektive, kur ka fakte, kur ka dëshmi për t'u ballafaquar, e Kosovës, me gjyqtarë vendorë, shqiptarë, gjyqtarë të komuniteteve e në rast se ka mosbesim aq të madh, mundemi ne në panel edhe me ndërkombëtarë për disa momente të vështira- një Dhomë të posaçme, por në kuadër të një Gjykate të Kosovës.

Ne nuk po i themi jo ligjit, ne nuk po i themi jo miqve, ne s'po u themi obligimit tonë, ne nuk po i themi jo letërkëmbimit të presidentes Jahjaga, ne po i themi po duke e formuar një Gjykatë të Kosovës, me gjykatës vendorë, me prokurorë vendorë, edhe një panel ku i ftojmë disa ekspertë të huaj, e që mund ta kryejnë njëjtë këtë punë. Edhe i thërrasim krejt çka janë të përfshirë në këto procese. Për ata që ka fakte, vendos ligji, për ata që s'ka rrinë në shtëpi. Pse për ta kthyer veten në kaq eksperiment Kosovën.

Besoni, krejt këta që janë kah ua lypin votën sot, janë kah u thonë, kemi për t'iu trajtuar mirë, do të jemi me ju, e këto përralla leni këto, e dini, historia ju ka mësuar diçka. Tërë ata diplomatë ndërrohen, s'janë më këtu pas 6 muajve, keni për t' u përballur vetë me ato që i merrni vendimet sot, keni për të jetuar me to, por edhe me marren se dikush ka vendosur kështu për njeriun e vet. Thjesht nuk keni nevojë.

Në fund, njëfarë shprehje ka ekzistuar gjithë: shqiptar e krenar, kjo nuk na bën neve të këqij për askënd, kjo na bën pikërisht më të vlefshëm për të gjithë, për komunitetet që jetojnë në Kosovë, pra për serbë, për turq, për boshnjakë, romë, ashkalinj, egjiptian, por na bën të mirë edhe për miq. Në rast se krenaria jonë bie kaq për toke, besoni s'kemi për t'i vyer kurrkujt. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! E ka fjalën Glauk Konjufca, nga Lëvizja "Vetëvendosje".

GLAUK KONJUFCA: Zonja dhe zotërinj të nderuar,
Deputetë të Kuvendit,
Qytetarë të Republikës së Kosovës,
Kuvendi i Kosovës, pak minuta më parë, e mori një vendim që me siguri historia do ta regjistrojë, por që asnjë njeri normal nuk do të mund ta besojë.

Cili është ky vendim që sapo e morëm pak më parë? Ne thamë që prioritet për Kosovën, pak më parë, si shumicë e Kuvendit, duhet të jetë dënimi i UÇK-së, por jo dënimi i gjenocidit serb.

Ky vendim, u mor para 10 minutave dhe unë më të vërtet nuk po mund të besoj. Nuk po mund të besoj që për ju nuk është me rëndësi që para çfarëdo teme tjetër, e aq më tepër për t'i dënuar krimet e UÇK-së, pse mos të vendoset, nuk e kuptova ende përpos arsyeve procedurale formale, por më falni bre, po flasim për një përmbajtje të vërtetë politike, për ta dënuar atë që na ka ndodhur si popull.

Nuk po mund të besoj se ju thatë për arsye formale, pa kurrfarë kuptimi që jo një rezolutë e tillë nuk po i plotësuaka disa kushte që të mos futet në Kuvend të Republikës së Kosovës. E çka duhet të shqyrtohet? Duhet të shqyrtohet së pari, po jo së pari, por vetëm kjo, gjykimi i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Kërkoj nga mediat t'i nxirrni emrat e krejt atyre që votuan kundër kësaj rezolute, që të dënohet UÇK-ja e jo gjenocidi i Serbisë.

Deputetë të Kuvendit të Kosovës,
Herën e parë ne i ofruam të gjitha argumentet tona kundër Gjykatës Speciale. Argumenti i parë dhe më i rëndësishmi, po e përsëris prapë. Jemi fort të bindur që e vërteta historike tregon që Serbia ishte agresori dhe okupatori, kurse populli shqiptar ishte ai që u mbrojt dhe çlirimtari. Nuk ka ndodhur kurrkund në botë që të gjykohet çlirimtari përpara pushtuesit.

Vetëm në Kosovë, le ta regjistrojë historia, të parët po akuzohen dhe po dënohen çlirimtarët, përpara se të dënohet okupatorët dhe pushtuesit. Ky është argumenti i parë.

Argumenti i dytë. Askund në botë nuk krijohet një gjykatë për çfarëdo lufte, çfarëdo konflikti që të ketë ndodhur, e cila merret vetëm me njërën palë. Kjo nuk ndodh askund, sepse kemi të bëjmë me një gjykatë vetëm për UÇK-në, kjo është e paprecedent në histori.

Argumenti i tretë. Asnjë gjykatë e brendshme shtetërore nuk krijohet duke ia zvogëluar sovranitetin vendit.

Gjykata Speciale po i krijon 3 hapësira të pavarura brenda juridiksionit të gjyqësorit tonë. Këto hapësira do të qeverisen nga ndërkombëtarët dhe ne si shtet jo vetëm që nuk do të kemi kontroll shtetëror, por këto hapësira të pavarura nuk do të na japin as llogari. Bile ne nuk do të kemi as qasje në to, sepse projektligji që e keni sjell në Kuvend: thotë që arkivat e gjykatës nuk janë dokumente publike të Republikës së Kosovës.

Neve do të na dënohen qytetarët, Qeveria jonë nuk do të dijë pse, ato nuk janë dokumente publike të Republikës së Kosovës. Kjo është e turpshme të pranohet një gjë e tillë.

Një element tjetër shtesë që është indikacion i cungimit të sovranitetit të vendit është edhe delegimi i kompetencës së Kuvendit që Gjykata vetë të ketë të drejtë të lidhë marrëveshje ndërkombëtare, për shembull, me vendin ku ajo do të ketë selinë e vet, Gjykata e lidh marrëveshjen ndërkombëtare. Me vendimin tuaj, ia delegoni Gjykatës një kompetencë të Kuvendit të Republikës së Kosovës. Kjo nuk e di çka është tjetër, përpos cungim i sovranitetit të shtetit.

Të gjitha këto tregojnë se Gjykata po themelohet në kurriz të pavarësisë së Republikës së Kosovës. Zaten për shkak të këtyre tri argumenteve që i ceka, këto ishin edhe arsyet kryesore pse me 26 qershor kjo Gjykatë u rrëzua me vendim të Kuvendit të Republikës së Kosovës. Pra, deputetët e kuptuan drejt, ata që votuan kundër votuan për shkak të këtyre argumenteve shumë të qëndrueshme.

Por Qeveria në vend që t'i zgjidhte këto çështje, që janë probleme, ajo u përcaktua që të na e sjell edhe një problem tjetër shtesë. Qeveria ka vendosur mos ta njohë autoritetin e Kuvendit të Republikës së Kosovës. Kjo e prek jo thjeshtë vetëm Kushtetutën e Republikës së Kosovës, por i shpall luftë idesë bazike të Republikës dhe të republikanizmit në Kosovë.

Pse ekziston Republika?, shtrohet pyetja. Republika jonë ekziston për shkak të lirisë, por karakteri i saj është parlamentar. Me Kushtetutë, Republika e Kosovës definohet si Republikë e Kuvendit, Republikë parlamentare.

Kosova është Republikë parlamentare dhe kjo do të thotë që Republika jonë qenëson brenda raportit që ekziston mes Kuvendit dhe Qeverisë. Ky raport e mban gjallë, ky raport i shëndoshë e mban gjallë Republikën tonë.

Atëherë kur Qeveria nuk i njeh vendimet e Kuvendit, atëherë vetë demokracia është vënë në pikëpyetje dhe është mohuar.

Sot, ne po flasim për një temë e cila, besoni po të ndodhte në shtetet evropiane, qytetarët me miliona do të ishin nëpër sheshe, sepse ne sot në të vërtetë po flasim se a do të ekzistojë apo jo Kuvendi i Republikës së Kosovës, pas ditës së sotme.

Në vendin tonë më nuk ka rëndësi se çfarë vendimi merr Kuvendi. Kjo nuk ka rëndësi fare çfarë vendimi merr Kuvendi më pas ditës së sotme. E rëndësishme në këtë shtet është se a i pëlqen ky vendim i Kuvendit, Qeverisë? Kjo është shumë më e rëndësishme se çka vendos Kuvendi. Më e rëndësishmja në këtë shtet është kah bëhet a i pëlqen ky vendim Qeverisë, apo jo?

Nëse nuk i pëlqen Qeverisë një vendim i Kuvendit, atëherë ka të drejtë ta anulojë sa herë që ajo dëshiron. Prandaj arbitër i vendimmarrjeve nuk është më drejtpeshimi mes Qeverisë dhe mes Kuvendit, por vetë vullneti i njëanshëm i Qeverisë dhe, ky është një problem i madh shtetëror.

Këtu unë them që vdes demokracia dhe ky në të njëjtën kohë është anulim, unë po guxoj ta quaj, edhe anulim i opozitës në Republikën e Kosovës.

Prej sot, edhe mediat, ju që jeni atje lartë, lirisht le të shkruajnë se në Kosovë nuk lejohet të ekzistojë më opozita.

Pse po them kështu? Po them kështu sepse bastioni i vërtet politik i çfarëdo opozite, në çdo vend të botës është Kuvendi republikan. Opozita për nga definicioni, nuk mund të jetë qeveri opozita. Opozita është gjithë në Kuvend, Kuvendi është shtëpia e opozitës. Kuvendi është institucioni i vendimmarrjes së opozitës. Qeveria merr vendime në qeveri, në ekzekutiv, opozita merr vendime në kuvend. Dhe, nëse për një vendim ku opozita ka investuar kaq shumë, Qeveria e anulon me një vullnet thjesht arbitrar, kjo do të thotë se nuk ekziston më opozita në këtë vend, nuk ekziston Kuvendi i Republikës së Kosovës, më, pra është problem i i madh. Po qysh nuk është problem i madh, ky është problemi kryesor që e kemi tash, Gjykata Speciale është pasojë. Gjykata Speciale është sekondare në raport me këtë çka po na ndodh në arkitekturën e Republikës tonë, mes Kuvendit dhe Qeverisë së Republikës së Kosovës. Nuk lejohet më të ekzistojë opozita, sepse opozita t' i jep argumentet, po i bind deputetët, deputetët po e japin votën e tyre, po ushtrojnë mandatin e tyre sipas Kushtetutës me vullnet të lirë dhe Qeveria të gjithëve po ua anulon vendimet.

Çka i bie kjo? Kjo në të vërtetë është problem shumë i madh i demokracisë dhe unë mendoj që pas ditës së sotme, nëpër ato farë OJQ-ët që e matin, globale që janë, edhe statusin politik të Republikës së Kosovës, më ne, përderisa deri tash na kualifikonin si gjysmë autoritare, ne jemi kah e humbim edhe atë gjysmën. Nuk ka më gjysmë autoritare. Tash vendos Qeveria çka të dojë. Kjo është plotësisht totalitare, kjo është diktaturë qeveritare.

Dhe, me thënë të drejtën, unë nuk jam fort i zhgënjyer në Isa Mustafën, sepse e kam përmendur shumë herë konsistencën e tij politike, unë jam i zhgënjyer në disa të tjerë si Adem Grabovci, si Elmi Reçica... të mos i përmendi me rend të gjithë këta të PDK-së, të cilët kanë qenë në burg kur Isa Mustafa ka qenë në pushtet. Nëpër burgje keni qenë. E tash nuk po dëshpërohem e as nuk po zhgënjehem prej këtij, po zhgënjehem nga ju, sepse nuk do të thotë që Isa Mustafa paska ardhur te ju, po i bie që ju keni shkuar te Isa Mustafa.

KRYETARI: Faleminderit! E ka fjalën Valdete Bajrami, në emër të "Nismës".

VALDETE BAJRAMI: Faleminderit, kryetar!
Të nderuar qytetarë të Republikës së Kosovës,
Para pak çastesh ishit dëshmitarë se në këtë Kuvend e patë çfarë vendimi morën shumica e deputetëve tanë. Deputetët të cilët ju i keni votuar, qytetarë të nderuar, ishin në gjendje t'i thonë jo një rezolute, e cila do të dënonte shtetin serb për të gjitha ato krime, për të gjitha ato masakra të cilat kanë ndodhur në vendin tonë.

Andaj, shumica vendosi të shkelë mbi gjakun tonë dhe të kërkojë votë që t'i dënojë të gjithë ata të cilët luftuan që ne sot ta gëzojmë këtë ditë në liri.

I vetmi shtet i cili është përgjegjës për krimet që kanë ndodhur në vendin tonë në periudhën e viteve 1998-1999 është Serbia. Dua t'ua rikujtojë të gjithë juve që do të ngrini sot dorën për një votë pro Gjykatës Speciale, që vetëm gjatë luftës së fundit në vendin tonë ky shtet, i cili po e luan rolin e viktimës, vrau hiç më pak e hiç më shumë se 12 000 qytetarë, të cilët shumica e tyre ishin civilë, të paarmatosur.

Sot po kërkohet të votohet që çlirimtarët tanë t'i dërgojmë në gjykim për arsye se luftuan të na çlironin me gjakun e tyre, e që falë tyre, falë gjakut dhe sakrificave familjare të tyre sot gëzojmë këtë liri dhe sot jemi këtu në këtë Parlament.

Sot po kërkohet nga ju, të nderuar deputetë, që me votën tuaj të dënoni luftën çlirimtare të gjithë trimave që më nuk janë në mesin tonë, por edhe të atyre që sot janë këtu të pranishëm.

Sot po kërkohet nga ju deputetë që luftën e lavdishme të UÇK-së ta gjykoni, ndërsa nuk po kërkohet që nga ai, që ishte agresori, ai që dogji çdo fshat e qytet të vendit tonë, ai që kreu masakra në të gjitha pjesët e Kosovës, ku nuk u kursyen as foshnjat, as gratë, madje edhe shtatzëna, por as edhe pleqtë, e që shkatërroi gjithçka që ishte shqiptare.

Sot po kërkohet të bëhet një gjykatë për viktimat e jo për agresorin, po kërkohet që të barazohet lufta e UÇK-së me ata të cilët dëbuan rreth 1 milion shqiptarë nga shtëpitë e tyre, e ku mbi 120 000 shtëpi e prona u shkatërruan, të gjitha të shqiptarëve.

Nuk duhet harruar se në këtë luftë nuk u kursyen, po e potencoj prapë, fëmijët, gratë dhe pleqtë. Pati me mijëra dhunime seksuale, gjymtime, me të vetmin qëllim të dëmtimit dhe poshtërimit të dinjitetit njerëzor.

Për të gjitha këto vepra i vetmi përgjegjës dhe për të cilin duhet të krijohen Gjykata është shteti serb, të nderuar, e jo të kërkohet gjykimi i luftës së lavdishme të ushtarëve tanë.

Të gjithë jemi dëshmitarë që veprimet ushtarake dhe policore, të gjitha të dirigjuara nga aparati shtetëror serb, gjatë viteve 1998-1999 janë vepër e gjenocidit, të ushtruar nga po ky aparat shtetëror.

Shteti serb, të vetmin qëllim e kishte shfarosjen dhe dëbimit e popullit shqiptar nga Kosova. Të gjitha veprimet ushtarake nuk kursyen asnjë pëllëmbë të tokave, pronave dhe pasurive të popullit tonë shqiptar.

Për të gjitha këto krime mizore të bëra nga shteti serb, deri më sot nuk është dënuar askush, pos që kemi pasur disa gjykime simbolike e që ishin qesharake, por askush nuk merr guximin, qoftë nga Kosova apo ndërkombëtarët, t'i kërkojë Serbisë që të krijojë gjykatë për t'i dënuar kriminelët të cilët jetojnë e veprojnë lirisht dhe për të cilët janë të njohura me emër dhe mbiemër, por edhe nga ndërkombëtarët.

Andaj, Serbia është ajo që ka kryer krime lufte dhe gjenocid me mbi 400 mijë trupa që kanë operuar dhe kanë kryer të gjitha këto krime njerëzore në Kosovë. Këtë e sqaron neni 2 i

Konventës ndërkombëtare të OKB-së, kundër krimeve të luftës dhe gjenocid. Pra, këto janë vepra të kryera nga të gjithë ata paramilitarë serbë mbi popullatën civile shqiptare.

Edhe një herë nga këtu po ju bëj thirrje që të mos e ngrini dorën për votimin për krijimin e Gjykatës Speciale, për një gjykatë selektive, një gjykatë etnike e cila po e them edhe një herë, gjykatë e cila do të jetë shtet mbi shtetin tonë.

Nëse është e domosdoshme ta krijojë OKB-ja ose OSBE një gjykatë të tillë dhe ne do t'i përgjigjemi dhe ne do ta dënojmë ashtu siç të vlerësojnë ata, por jo të njollosim luftën e lavdishme të djemve dhe trimave tanë të UÇK-së.

Pasi që ju e dini se procedura të tilla ka pasur, siç ishte rasti i Hagës ku komandantët tanë i janë përgjigjur këtij Tribunali dhe gjithmonë do të jenë të gatshëm që ta dëshmojnë se lufta e UÇK-së ishte luftë çlirimtare dhe luftë e lavdishme.

Të nderuar kolegë deputetë,
Shpresoj dhe dua të bisedoj se jeni të vetëdijshëm se çka do të ndodhë në rast se kjo gjykatë kalon, andaj ju bëj thirrje për mos votim të këtij eksperimenti edhe një herë siç e potencoj kryetari i Kuvendit, me sistemin e drejtësisë, por edhe me fatin e luftëtarëve dhe të qytetarëve tanë.

Me votën pro Gjykatës Speciale ju do të shkelni në të gjitha ato masakra, të gjitha ato shkatërrime dhe të gjitha ato dëme që na i ka bërë Serbia, po shkelni gjakun e dëshmorëve, invalidëve dhe të gjitha atyre familjeve që kanë humbur më të dashurit e tyre dhe të cilat ende i kanë të zhdukur me mbi 1 600 familje, nga regjimi dhe gjenocidi i Milosheviqit, e po e ngrini dorën që ta formoni një gjykatë e cila në asnjë moment nuk do të merret për t'i zbardhur të gjitha këto masakra, të gjitha këto krime që janë bërë në Kosovë.

Në fund dua t'i falënderoj kolegët nga partitë opozitare, AAK dhe "Vetëvendosje" por edhe të gjithë kolegët deputetë të cilët do të vendosin mbi bazën e bindjeve të tyre, por dua t'u them edhe sikur të mbesim në këtë rrugëtim vetëm ne 6 të "Nismës", do të votojmë kundër dhe të bindur thellë se vota jonë, se votojmë për të mirën e vendit tonë, për të mirën e qytetarëve tanë. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Lista serbe nuk është lajmëruar, "6+" nuk u lajmërua dhe të futemi me diskutimet e tyre te deputetët. E ka fjalën Adem Grabovci, për replikë.

ADEM GRABOVCI: Faleminderit, kryetar!
Zoti Konjufca, në jetën time asnjëherë nuk e kam bërë asnjë veprim të pamenduar dhe të paanalizuar thellë. Absolutisht i falënderohem së pari traditës time familjare, por po ta përkujtoj edhe një gjë që unë sot e kësaj dite nuk i di ende se ku i kanë eshtrat më të dashurit e mi.

Është e vërtet se kam kaluar hetime tepër të vështira dhe unë e ata shokë, të gjithë, edhe shumë të tjerë që i përmende, kanë luftuar me jetën dhe vdekjen. Është shumë e vërtetë, por kemi qëndruar të pathyeshëm. E them pa pikë modestie, të pathyeshëm, dhe urdhëro kushdo le të interesohet dhe i gjen qëndrimet tona që i kemi pasur.

Edhe atëherë kur kam marrë iniciativën për të bashkuar popullin tonë nëpërmjet lëvizjes së pajtimit të gjaqeve, kam bërë përpjekje që t'i shërbejë popullit tim, atdheut tim, vendit tim, dhe asnjëherë për asnjë moment nuk kam menduar për interesin e familjes sime të ngushtë, të rrethit shoqëror por kemi menduar për proceset. Dhe në të gjitha periudhat kohore vendimet dhe veprimet tona kanë qenë në përputhje me kërkesat e kohës, sepse kemi ditur kemi pas guximin kemi pas vendosmërinë që të marrim vendime të drejta dhe të analizojmë paraprakisht çka është në interes të vendit tonë, të popullit tonë. Edhe atëherë kur kam dhënë pëlqimin dhe angazhimin tim për themelimin e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës që për herë të parë po e them se nuk kam shkruar dhe as nuk kam deklaruar pas luftës asnjëherë, por i takoj asaj pjese.

Edhe them me krenari shumë të madhe, asnjëherë të vetme nuk jam treguar shpirtngushtë, sepse po të isha i tillë nuk do të kisha kaluar nëpër at rrugë që kam kaluar unë dhe shumë bashkë mendimtarë, bashkëvuajtës, bashkëluftëtarë të mi. Edhe sot unë dhe kolegët e mi nuk e kemi marrë këtë vendim aty për aty, po pas shumë analizave, pas shumë konsultave dhe kemi bë përpjekje në vazhdimësi që popullit tonë, vendit tonë t'i sjellim të këqija sa më të vogla apo vetëm të mira. Këtë vendim tonin na jemi shumë të vetëdijshëm po e them personalisht tash, unë jam i vetëdijshëm se do të ndodh një e keqe, por do të ndërpritet një e keqe shumë më e madhe që mund t'i ndodh nëse veprojmë në të kundërtën.

Prandaj, kurrë dhe asnjëherë për asnjë milimetër nuk tërhiqem, nuk pendohem, për krejt ato angazhime që kam bërë në të mirën e vendit tim, popullit tim dhe për formimin e shtetit të Kosovës. Dhe jam i bindur se edhe në të gjitha këto periudha kohore në asnjëherë nuk kemi pas bindjen se mund të mbështetemi dhe të fitojmë vetëm me forcat tona. Jo! Ne kemi qenë të vetëdijshëm se Kosova ka nevojë për miq, ka nevojë për aleatë, ka nevojë për një mobilizim të përgjithshëm, ka nevojë që bota demokratike të sheh të vërtetën rreth Kosovës dhe për Kosovën, dhe këtë ia kemi arritur suksesshëm.

Sot, Kosova ka miq më të mirë, më të fuqishëm se në të gjitha periudhat kohore dhe me këta miq unë po e përsëris kam besim të plotë se së pari do të kemi një proces të drejtë, të paanshëm dhe do të jetë fundi i kësaj tendence për të devalvuar një vlerë të padevalvuar për ta njollosur një luftë të pastër, të drejtë, çlirimtare. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit, shumë! Kundër replikë, Glauk a? Po, urdhëro!

GLAUK KONJUFCA: Një urtësi popullore thotë që "më mirë është të tjerët të flasin për ty dhe ta vlerësojnë kontributin, se sa njeriu për veten e vetë" edhe unë meqenëse kam respekt për karrierën shumë të bujshme kombëtare të zotit Grabovci, një gjë nuk po mund ta kuptoj kurrsesi kur është puna për ta dënuar UÇK-në qohet edhe thotë këtu në seancë s'ka rëndësi mi respektu procedurat, Kushtetutën duhet ta anashkalojë me rëndësi është me ardh deri te kjo pikë.

A kur flitet për Rezolutën me dënu gjenocidin serb thotë i kanë vetëm 32 nënshkrime dhe nuk i kanë 40, çështjet formale procedurale nuk mund të përmbushen kështu që të kalojmë tek dënimi i UÇK-së. Më fal, por kjo nuk është në përputhje me at karrierën e bujshme që e dëgjuam deri tash.

KRYETARI: Faleminderit! Adem, po urdhëro veç ta përfundojë.

ADEM GRABOVCI: Zoti Konjufca,
Unë jam i gatshëm që ta mbroj luftën e drejtë të vendit tim, jam i gatshëm t'i mbroj të gjitha veprimet e mia që i kam bërë karshi vendit tim në shërbim të vendit dhe popullit tim dhe kurrë asnjëherë nuk jam frikësuar dhe nuk frikohem, dhe jam i gatshëm t'i mbroj ato.

Prandaj, unë e them po dhe kolegët e mi, sepse ne nuk frikësohemi dhe do ta mbrojmë luftën tonë, sepse unë e vlerësoj se ne jemi të vetmit që na takon dhe duhet ta mbrojmë pastërtinë e luftës tonë çlirimtare. Sa i përket Rezolutës, është absurde të flitet për këtë, ne e dimë se kush ka qenë gjakatar, se kush ka bë gjenocid, ne e kemi një rezolutë kur e kemi ngrit ti personalisht e ki kundërshtuar, më 27.3.2015. e keni quajtur të vonuar, është e vërtetë se edhe ne jemi deklaruar me ju jemi pajtuar në plotëni se jemi shumë të vonuar për të debatuar këtë çështje, për të konstatuar krimet që kanë ndodh këtu, për të vërtetuar me fakte, me argumente se kush është krimineli, se kush ka ushtruar dhunë jo vetëm këtu, por gjithandej edhe për popujt e tjerë, por ju e keni kundërshtuar dhe kryesia e Parlamentit pikërisht ka kërkuar që ne të gjejmë konsensus mes grupeve parlamentare, dhe unë si shef i Grupit Parlamentar të PDK-së jam dakorduar që të ulemi, të bisedojmë këtë çështje, të kemi konsensus sepse kemi ardhur në përfundim që të gjithë se nuk ka çështje që i takon apo problem që i takon vetëm një subjekti apo grupi, por është një çështje me interes nacional me interes të shtetit, të vendit, dhe më gjerë se me luftën në Kosovë po e përsëris nuk ka fituar vetëm populli i Kosovës, por ka fituar regjioni dhe më gjerë, ka fituar e drejta ndaj të padrejtës.

Prandaj, për këtë edhe sot unë e thashë shumë qartë nuk jemi absolutisht kundër të diskutimit të kësaj çështje por jo të futet në këtë mënyrë siç po pretendoni ju.

KRYETARI: Glauk veç mos na merrni se bëheni të mërzitshëm pastaj vetëm në këtë formë, hajde Glauk.

GLAUK KONJUFCA: Një pyetje e kam shumë të thjeshtë. Më herët, zoti Grabovci tha që kjo rezolutë e opozitës është me pak modifikime pothuajse si rezoluta e PDK-së, atëherë zoti Grabovci pse nuk e votove? Nëse është vetëm pak modifikime në përmbajtje si ajo e PDK-së, atëherë pse s'e ke votuar, por unë mendoj që në të vërtetë pamundësia për ta votuar këtë rezolutë jo nuk është e çështjeve procedurale, është tek çështjet përmbajtjesore qe shumë thjesht pse është te çështjet përmbajtjesore. Rezoluta që na e ka sjell PDK-ja Adem që e keni formuluar ju paragrafin e parë e ka kështu "shumë mirë janë duke na shkuar negociatat me Serbinë", ky është paragrafi i parë Adem. Negociatat me Serbinë në Bruksel e ke pas paragraf të parë të dënimit të gjenocidit të Serbisë, kjo është marre, kjo është turp.

Është dashur t'ia heqë aty, është dashur t'ia shkruajë krejt një rezolutë tjetër të vërtetë që i dënon krimet e Serbisë, për këtë arsye ti nuk e ke votuar sot rezolutën.

KRYETARI: Vetëm pak, të kthehemi në rrjedhën normale. Unë do të shkoj, janë 16 deputetë që janë lajmëruar për diskutime do të mundohem ta mbaj radhën në bazë të partive politike në radhitje.

Në qoftë se ka dikush urgjencë shumë të madhe le te ngrit dorën ia jap fjalën menjëherë. Atëherë, fillojmë me Partinë Demokratike të Kosovës, e kemi Bekim Haxhiu.

BEKIM HAXHIU: Faleminderit, i nderuar kryetar!
I nderuari kryeministër,
Kabinet qeveritar,
Të nderuar kolegë deputetë,
Përfaqësues diplomatikë, përfaqësues të mediave,
Të gjithë të nderuar të pranishëm dhe qytetarë të Republikës së Kosovës.

Nisur nga rrethanat e krijuara të pasluftës së fundit, përballja me drejtësi e djemve që luftuan për të mbrojtur atdheun e tyre, tendenca e denigrimit të luftës çlirimtare për shumicën e popullit të Kosovës dhe për mua si përfaqësues i tij si deputet, por edhe qytetarë më bën të mendoj për mos funksionimin e drejtësisë në Kosovë. Pavarësisht tendencave ndaj saj, Ushtria Çlirimtare e Kosovës do të mbetet përjetësisht vlera më sublime, më meritorja për çlirimin e Kosovës.

Të gjithë ata që u rreshtuan përkrah saj kishin vetëm një qëllim lirinë e vendit. Të nderuar, për të hyrë në thelbin e diskutimit për ndryshimet kushtetuese për themelimin e Gjykatës Speciale po jap mendimin tim për këtë gjykatë për shkaqe që sollën këtë gjykatë dhe detyrimin tonë ndërkombëtar për këtë gjykatë. E para, dikush në këtë sallë apo edhe jashtë saj gjatë kësaj periudhe kohore ka thënë se ata që luftuan po i frikësohen drejtësisë ndërkombëtare apo se dikush nga ne po dëshiron të mbrojë ndonjë mik apo bashkëluftëtar që mund të jetë në listën e të dyshuarve.

Ju them se jo, nuk është qëllimi ynë ky, sepse ne si deputetë përfaqësues të popullit e kemi për obligim dhe detyrim të mbrojmë interesin shtetëror. Nuk është qëllimi im mbrojtja e ndonjë individi apo grupi, UÇK-ja është një institucion i shenjtë që pavarësisht tendencave për minimizimin e rolit të saj me apo pa qëllim vlerat e saj janë të ngulitura thellë në memorien e çdo shqiptari.

Ashtu si e dini unë nuk jam juristë me profesion, por do mundohem të tregoj disa nga arsyet pse unë mendoj se kjo gjykatë është një padrejtësi e madhe. Gjykata Speciale është diskriminuese në aspektin e organit që do të themelohet, për arsye se gjyqtarët, prokurorët, hetuesit nuk rekrutohen nga ligjet dhe procedurat e selektimit dhe përzgjedhjes sipas juridiksionit në Kosovë. Është diskriminuese në thellësinë e tij për faktin se asnjë nga gjykatësit nuk mund të jetë kosovar, nuk mund të jetë shqiptar.

Targetimi i të akuzuarve është thellësisht diskriminues, pasi që objektiv ka vetëm UÇK-në me kombësi shqiptare, domethënë asnjë i dyshuar apo i akuzuar nuk mund të jetë serb apo i ndonjë nacionaliteti tjetër. Prandaj, ky organ i pazakontë i anashkalon parimet juridike dhe ndërtohet mbi parimet politike dhe atë mbi parimin e diskriminimit, parimin ndaj një etnie, pra shqiptare, pranimin e njëanshmërisë, parimin e paragjykimit të plotë kohorë dhe zonës së luftës.

Parimin e paragjykimit të një raporti politik ku një betejë propagandistike politike është shndërruar në gjykatë speciale të luftës e të pasluftës. Të nderuar të pranishëm, një vit më parë këto Kuvendi i Kosovës ka votuar pro themelimit të Gjykatës Speciale më shumë se një vit konform nenit 20 të Kushtetutës së Kosovës, ndërsa sot ky draft është propozuar është një draft tjetër, në atë kohë po ashtu është thënë se më pas do votohet statuti dhe ligji i kësaj gjykate

konform nenit 20 të Kushtetutës dhe në asnjë rrethanë nuk është diskutuar për amendamente të reja kushtetuese.

Gjithashtu, është diskutuar nevoja për themelimin e gjykatës vendore për krime lufte. Prandaj, e patëm themeluar institutin për krime luftës që të mbledh dëshmi për krime të luftës, të cilat një ditë do të gjykoheshin në Kosovë, por as kjo nuk ndodhi deri më sot. Themelimi i gjykatës vendore për krime lufte, për gjykimin e kriminelëve që kryejnë masakrën e Izbicës, Rezallës, Studimes, Obrisë, Reçakut, Mejës, Suharekës, Dubravës e kudo në Kosovë, është më se e nevojshëm pasi familjarët e viktimave të këtyre masakrave me të drejtë kërkojnë drejtësi për gjenocidin e kryer nga forcat serbe.

Prandaj, Rezoluta e propozuar më herët është e nevojshme të aprovohet në Kuvend dhe të procedohet në mënyrë të rregullt dhe të votohet në Kuvend ligjërisht dhe është më se e domosdoshme për të hapur rrugë edhe për themelimin e gjykatës vendore për krime lufte.

Të nderuar kolegë, në mos më herët koha prej refuzimit të Gjykatës nga 26 qershori e deri më sot ka qenë në dispozicion të liderëve politik, pozitarë e opozitarë, për të insistuar që të kemi një gjykatë e cila do të trajtonte pa dallim të gjitha krimet e kryera në Kosovë si ato të luftës, por gjithsesi edhe vrasjet politike të pasluftës, sepse me vite është tentuar të drejtohet gishti ndaj individëve dhe institucioneve të caktuara duke humbur gjurmët e kriminelëve të vërtetë. Është luajtur me emocionet e familjarëve të të vrarëve, prandaj po habitem se si me kaq lehtësi po anashkalohet kjo, po hiqet dorë nga një drejtësi e kërkuar që 15 vjet. Apo ndoshta me themelimin e kësaj gjykate po arrihet qëllimi eliminimi nga skema politike e liderëve politik të UÇK-së.

Tani e kam të qartë se përse iniciativa ime e vitit 2011, për zbardhjen e të gjitha vrasjeve të pas luftës nuk u arrit pasi ishin vetëm 22 nënshkrime të deputetëve të PDK-së e jo të subjekteve të tjera. Të nderuar deputetë, është thënë disa herë se kjo gjykatë është një padrejtësi e madhe, është nisur si luftë speciale politike nga brenda dhe jashtë Kosovës ne të bindur në luftën e pastër të UÇK-së pranojmë që ajo të peshohet me cilindo peshore të drejtësisë ndërkombëtare, por vendimi sot për këtë gjykatë është vendim politik sa i përket të ardhmes së vendit dhe ruajtjes së partneritetit me Shtetet e Bashkuara të Amerikës dhe Bashkimin Evropian.

Ne sot nuk do votojmë për rolin e UÇK-së në periudhën e luftës dhe pasluftës, ne sot do të votojmë a i pranojmë rregullat ndërkombëtare të përcaktuara përmes kësaj gjykate dhe mekanizmave që vendosen për hetimin e pretendimeve të ngritura në Këshillin e Evropës, dhe a dëshirojmë që të pranojmë rregullat dhe vendimet e Këshillit të Evropës anëtarë të të cilit synojmë të jemi. A i pranojmë sugjerimet e aleatëve të Aleancës së NATO-s, anëtarë të së cilës synojmë të jemi një ditë.

E them se sot nuk është momenti e as koha për të thurur elozhe për UÇK-në dhe sakrificën tonë, sepse përpjekja jonë mbi 100-vjeçare nuk do të arrihej pa mbështetjen e këtyre aleatëve.

Të nderuar deputetë, duke mos ndalur për të thënë 1 mijë argumente ligjore kjo gjykatë ka vetëm efekte politike për të denigruar imazhin individual e personal të të gjithë të dyshuarve të tjerë viktimë e këtij improvizimi politik të drejtësisë. Duke ditur pastërtinë e luftës së UÇK-së pa asnjë mëdyshje nëse është e nevojshme le të shikohet e hetohet ajo edhe me llup e me

mikroskop, por në asnjë rrethanë nuk mund të pranojë që të mbyllen sytë para mijëra krimeve të kryera në Kosovë nga ushtria dhe policia serbe dhe të anashkalohet gjykimi i tyre. Nëse vërtetë kërkohet drejtësi atëherë themelimi i gjykatës vendore për krime të luftës dhe Dhomës së Posaçme të saj për pretendimet e ngritura do të ishte një alternativ për të pasur konsensus të plotë në këtë Kuvend.

Kam shpresuar shumë se refuzimi i gjykatës herën e parë do të mundësonte arritjen e këtij qëllimi dhe këtij konsensusi. Të nderuar të pranishëm, krejt në fund më duhet të them se kjo gjykatë nuk ka ra nga qielli, themelimin e kësaj gjykate e ka ndihmuar elementë të caktuar shqiptarë nga Kosova, nga shoqëria civile, nga politika, nga pozita dhe opozita, të cilat menjëherë pas përfundimit të luftës dhe fillimit të garës politike nuk reshtën së akuzuari njerëzit dhe lidershipin e UÇK-së vetëm e vetëm që të eliminojnë nga skena politike.

Menjëherë pas luftës këshilli për mbrojtjen e të drejtave dhe të lirive të njeriut në veçanti në Mitrovicë, i nderuari Halit Berani dhe njerëz të tjerë nga këshilli për mbrojtje të drejtave të njeriut mblidhnin fakte për krimet serbe të kryera në Kosovë ndërsa të tjerët vraponin për të mbledhur fakte kundër UÇK-së. Prandaj, disa kolegë nga opozita më duhet t'ju them se nuk është nevojshme të derdhin lot krokodili pasi disa prej tyre ndihmuan përpilimin e raporteve shpifëse edhe të Dik Martit, edhe të Del Pontes edhe të David Filipsit.

Ato raporte kishin qëllim përdhosjen e figurave kyçe të UÇK-së, ekzistojnë disa nga ata që sponsorizuan këto raporte, ndodhen sot këtu në Kuvend, disa edhe në përpjekje për t'i eliminuar rivalët politikë të kreut të UÇK-së, disa bashkëpunuan edhe me djallin prandaj sot jemi këtu ku jemi. Historia do ta gjykojë veprimin e gjithsecilit edhe në kohë lufte edhe në kohë paqe dhe asnjë gjykatë. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Nga Lidhja Demokratike e Kosovës Nuredin Ibishi, do të shkojmë në bazë të partive e keni parasysh.

NUREDIN IBISHI: I nderuar zoti kryetar,
Kabinet qeveritar,
Të nderuar deputetë,
Së pari unë dua të shpjegoj lidhur me këtë konfuzion që u krijua rreth, mendoj se ka të bëjë me aspektin procedural lidhur me rezolutën në formë mocioni prej opozitës për të cilën ne diskutuam gjerë e gjatë në grupin parlamentar edhe mendojmë që është me vend, mirëpo jo për këtë moment për at arsye është një rregull në Kuvend që kryesia e bjen rendin e ditës e propozon edhe aspekti tjetër procedural se janë përmbushur kriteret. Mendoj se është jo e mirë tash të del dikush edhe të thirret në atë se cila parti i ka më tepër është i luftës apo personaliteti me bagazhe patriotike apo tjera.

Realiteti është se çështja rreth procedurave po ne votuam lidhur me atë se domethënë kjo pikë e rendit të ditës që mendoj që është shumë me vend që iniciuar nga opozita si rezolutë nëpërmjet mocionit që të diskutohet një çështje tjetër. Qeveria deri tash sidomos pas pavarësisë ka lëshuar shumë në atë që ta adresojë çështjet me krijimin edhe prokurorisë edhe gjykatës speciale, të mos them edhe çështjeve tjera, por edhe në formë të një rezolutë lidhur me krimet marramendëse

serbe në Kosovë. Mirëpo, jo ashtu shkarazi të kalohet nëpërmes një kur në rend dite është një çështje tjetër, domethënë është aspekti i gjykatës dhomave të veçante të gjykatës speciale.

Çështja tjetër është edhe këtë dua ta potencoj, në legjislaturën e kaluar të katërtën ju lutem është votuar nga deputetët që janë tani të pranishëm domethënë përveç "Vetëvendosjes" që kanë qenë grupisht kundërt, por një shumicë e deputetëve tash që janë këtu, edhe të tjerëve që nuk e kanë fituar mandatin kanë qenë për miratimin lexues të asamblesë parlamentare, e cila kjo si marrëveshje ndërkombëtare është edhe mbi Kushtetutën e Kosovës. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Albulena Haxhiu nga "Vetëvendosje". Bëhet gati nga Aleanca Time Kadrijaj.

ALBULENA HAXHIU: Faleminderit!
Të nderuar qytetarë të Republikës,
Të nderuar ushtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës,

Sot fatkeqësisht Kuvendi i Republikës së Kosovës është vënë nën shtypje dhe presion. Sot shteti i Kosovës nuk është vetëm duke u tkurrur, por është edhe duke amputuar vetveten. Sot shteti i Kosovës është përballë vetëflijimit për t'i përmbushur kërkesat e Serbisë. Ne sot jemi para një momenti në të cilën do të jemi pohues të vërtetës apo mohues të vetvetes, për këtë vota kundër Gjykatës Speciale është pohim i së vërtetës.

Së pari kot mundoheni që përmes lojës terminologjike dhe deklarimeve publike ta fshihni qëllimin e vërtetë të kësaj gjykate, pra qëllimi dhe synimi i drejtpërdrejtë është dënimi i luftës çlirimtare që shqiptarët e Kosovës kanë bërë në vitin '98 –'99 dhe justifikimi i saj po bëhet përmes shpifjeve të pavërtetuara ndonjëherë. Gjykata Speciale nuk do të sjell ndëshkim për ata që e kanë uzurpuar Kosovën, për ata që janë pasuruar në kurriz të qytetarëve të varfër që po jetojnë me minimumin jetik, Gjykata Speciale thjeshtë do të ndëshkojë luftën. Kriminelët e pasluftës që janë në politikë do të mbeten aty për shkak se e kanë blerë garancin për paprekshmërinë e tyre.

Me këtë amendament po tentohet që të përmbyset i gjithë sistemi kushtetues duke pasur parasysh se dispozitat e këtij amendamenti janë në kundërshtim të plotë me karakterin dhe subjektivitetin e Republikës së Kosovës. Nuk ka asnjë shtet, as edhe një të vetëm që e përmbrendëson të huajën. Nuk ka as edhe një rast të vetëm si kjo gjykatë speciale. Përmbajtja e këtij amendamenti e zhvesh shtetin e Kosovës edhe në aspekt formal sa i përket shtetësisë dhe karakterit republikan.

Republika e Kosovës po e krijon bazën kushtetuese për të themeluar një organizëm paralel të gjyqësisë i cili do të organizohet në dhomat e specializuara dhe të një zyre të prokurorit të specializuar. Po si mund të thuhet se ky amendament nuk është në kundërshtim me Kushtetutën përderisa themelon organe paralele të secilit institucion të drejtësisë, prej gjykatës themelore e deri te ajo supreme, madje shkon edhe aq larg themelon edhe organ paralel të Gjykatës Kushtetuese dhe të Avokatit të Popullit.

Si ka mundësi që këto amendament janë në përputhje me Kushtetutën ku në fillim të këtij amendamenti thuhet "pavarësisht dispozitave tjera kushtetuese". A e dini se çfarë do të thotë kjo,

kjo është njëjtë sikur mos me pas fare Kushtetutë sepse ky amendament e suspendon secilin nen të kësaj Kushtetute. Si mund të jetë në kuadër të sistemit të drejtësisë ku askund nuk specifikohen elementet e varësisë së këtij organizmi në raport me organet kushtetuese, pra emërimi, përzgjedhja dhe përgjegjësia e bartësve të këtij organizmi nuk është sanksionuar fare, madje as nuk zgjidhen nga institucionet tona të drejtësisë.

Gjyqtarët e prokurorët që të gjithë ndërkombëtarë e që të gjithë do të zgjidhen po ashtu nga ndërkombëtarët. A thoshit që përfundoi pavarësia e mbikëqyrur? A ishit ju që pohuat që më nuk do të ketë kësi lloj eksperimente me sovranitetin e shtetësinë? Ç'u bë tash?! Dhomat e specializuara dhe zyra e prokurorit do të kenë aftësi të plotë juridike, madje edhe të hyjë në marrëdhënie ndërkombëtare dhe kështu të marrin mbi vete të drejta dhe detyrime në ngarkesë të Republikës së Kosovës.

Të nderuar deputetë, njohja e një kompetence të tillë ia jep këtij institucioni atributin e sovranitetit të jashtëm që është komponent thelbësor i nocionit të sovranitetit shtetëror. Kuvendi i Republikës së Kosovës po e humb një pjesë të pushtetit kushtetues në raport me marrëdhëniet që do të krijohen si pasojë e kompetencës së dhënë nga ky amendament kushtetues. Njësoj veprohet edhe me ekstradimin e qytetarëve, qytetarët e Republikës së Kosovës kjo gjykatë do t'i ekstradojë në çfarëdo shteti tjetër, madje edhe në Serbi. Po thuhet se ne nuk e kemi bërë vet e tash po na e bëjnë të tjerët, pse po mashtroni. Neve asnjëherë nuk na është lejuar që të ndërtojmë një sistem të pavarur të drejtësisë, por që 16 vjet na janë imponuar misionet e huaja, 9 vjet UNMIK-u, 7 vjet EULEX-i të cilat misione vetëm sa e kanë degraduar vendin dhe e kanë thelluar korrupsionin.

Gjithashtu, sipas paragrafit 6 të draft amendamentit dhomat e specializuara dhe zyra e prokurorit i jepet një hapësirë kushtetuese që në mënyrë autonome të krijojnë rregulla procedurale. Një rregullim i tillë hap mundësinë që procedimi i çështjeve pranë këtij mekanizmi gjyqësor të jetë përjashtues për qytetarët e Republikës në kuptim të zbatimit të së drejtës pozitive. Andaj, të gjitha këto argumente juridiko-kushtetuese janë tregues të qartë që sot i vetmi udhërrëfyes duhet të jetë arsyeja dhe dëshmia e dëshmorëve. Për këtë ju bëj thirrje të gjithë deputetëve të Kuvendit të Republikës së Kosovës, të cilët edhe në qoftë se një ditë të vetme e kanë të pasur të veshur uniformën e UÇK-së, nëse vetëm edhe njëherë kanë marrë frymë nën petkun e asaj uniforme mos e votoni themelimin e gjykimit të asaj në emër të së cilës luftuat.

Mos e votoni duke kujtuar ata që kanë rënë për këtë vend. Votoni kundër dhe pohoni dëshminë e dëshmorëve. Faleminderit!

*(Drejtimin e mbledhjes e merr nënkryetari i Kuvendit, z. Xhavit Haliti.)*

KRYESUESI: Faleminderit! Zonja Kadrijaj e ka fjalën.

TIME KADRIJAJ: Faleminderit, nënkryetar i Kuvendit!
Qytetarë të Kosovës sot po na imponohet të ridalim në foltore për ta arsyetuar pse nuk duhet t'i votojmë prapë këto ndryshime kushtetuese që Kosovën po e sjellin në emër të drejtësisë para një padrejtësie dhe në fakt kemi 1100 arsye për mos t'i votuar këto ndryshime dhe zero arsye për votim.

Kosova ka pasur përherë përfaqësues që kanë votuar kundër vullnetit të popullit që e kanë përfaqësuar dhe të gjithë ata e kanë një emër, por ka pasur edhe të atillë ndonëse më të paktë në numër që me çfarëdo çmimi e kanë mbrojtur dinjitetin dhe vullnetin e këtij populli sot ju bëj thirrje kolegë deputetë t'i bashkoheni të grupit të dytë të përfaqësuesve të popullit.

Të nderuar deputetë, shikoni pas në kohë dhe e shihni çfarë ka kaluar Kosova para 16 vite dhe e shihni se çfarë tmerri dhe nëpër çfarë peripecish ka kaluar Kosova. A ju kujtohen se sa të vrarë kemi pasur nëpër demonstrata edhe varrimet është dashur t'i bëjmë nën tytën e automatikëve. Unë kurrë nuk mund t'i harroj sa ushtarë na u kanë kthyer në arkivole nga shërbimet ushtarake në ish Jugosllavi me arsyetimin se ata ishin terroristë. Sa familje të viktimave sot kanë të drejtuara sytë në këtë seancë të tmerruar si është e mundur që dikush nga deputetët në sallë mundet sot të votojë ku ata edhe familjet e tyre kanë qenë të privuar nga çdo e drejtë, e drejta për jetë, e drejta për arsim, e drejta për shëndetësi, e shumë të drejta të tjera. Sa fëmijë jetim sot kanë mbetur pa prindër e çka do t'u themi ne sot atyre nëse e votojmë këtë gjykatë.

Çka t'i themi familjeve të 1 600 të të pagjeturve edhe 16 vjet pas lufte? Në mars dhe prill të vitit 1990, 7 mijë fëmijë shqiptarë janë helmuar në Kosovë. Më vonë faktet treguan se ky ishte helmim i qëllimshëm nga regjimi i atëhershëm serb me qëllim që të vritet ardhmëria e Kosovës, të vriten fëmijët shqiptarë dhe të gjithë deputetët sot që janë mjek, doktoresha Florë, doktor Fadili dhe doktorët e tjerë që janë në sallë eksplicit janë marrë me trajtimin e këtyre fëmijëve dhe kësaj tragjedie që ka ndodh në Kosovë.

E çka me 20 mijë gra të dhunuara dhe me familjet e tyre ku mbeti drejtësia për to? Askush nuk ka kërkuar që të gjykohen kryerësit e veprave të tyre. Askush nga shteti nuk i trajton për traumat e tyre e sot të gjithë ju që jeni në krye të institucioneve me kaq ngulm po insistoni që të votohet një ligj i tillë i cili do të gjykojë mbi baza etnike.

A ju kujtohen largimet masive të shqiptarëve - 1 milion, vetëm e vetëm pse ishin shqiptarë dhe askush nuk dha përgjegjësi. A ju kujtohen nënat me fëmijë në krahë pa kurrfarë mbrojtje, sepse burrat dhe djemtë ua patën ndal dhe i patën ekzekutuar, duke ikur rrugëve për të gjetur shpëtim Shqipëri, Mal të Zi apo Maqedoni. Çka të bëjmë me familjet e dëshmorëve, e çka me invalidët e luftës për shembull çka t'i themi Shpëtim Agushollit nga Peja i cili plot 16 vjet po qëndron në karrocë invalidore? Çka t'i themi Azemit e Ukës nga Bllaca e Suharekës të cilët janë dy persona po në fakt bëjnë një se njëri ka të humbur sytë e tjetri këmbët dhe tash si shok të dy persona po bëjnë një individ të veçantë. Çka t'i themi Binak Dinës nga Raushiqi i Pejës që edhe shumë nga ju deputetët e PDK-së e njihni i cili nga mërgimi erdhi që të luftojë në Kosovë dhe atij u desh t'i prehej dora dhe shtetit ia dha një dorë dhe a dini deputetë të nderuar se me çfarë iu është amputuar dora Binak Dinës? Me një sharrë të drurit sepse nuk kishte kushte dhe mjete të tjera.

Dhe çka me Bajrush Ademi i cili sot është pa këmbë dhe me shumë e shumë invalidë të tjerë që dhanë gjymtyrët për këtë shtet. Ka edhe plot arsye të tjera që është dashur t'ju prekin në ndërgjegje të nderuar kolegë deputetë, për të mos e votuar këtë ligj i evidentuar dhe i qëllimshëm mbi baza etnike. Me këtë sot po e njollosni at që është më e shenjta historinë tonë. Andaj, vota jonë edhe sot do të jetë si, më 26 qershor por edhe më fuqishëm aq më shumë kur po shohim se në këtë Kuvend të njëjtit që po e mbështesin fuqishëm hapjen rrugë të Gjykatës Speciale nuk e

përkrahën një rezolutë për hetimin e krimeve dhe gjenocidit të vërtetë në Ballkan, atij të Serbisë mbi shqiptarët e Kosovës.

Dhe, të nderuar deputetë ju që herën e kaluar e keni votuar kundër ju e keni shprehur vullnetin dhe bindjen e tuaj personale në lidhje me këtë çështje. E nëse ju sot ndërroni vendim ku është autoriteti juaj personal, mos bini pre e presioneve se sepse historia do të ju gjykojë. Ka plotë ushtarë që janë dënuar edhe grupe që janë dënuar, edhe grupi i Dukagjinit, edhe grupi i Llapit dhe tash së fundi është gjykuar edhe grupi i Drenicës. Dhe ju deputetë të Drenicës sot si mund të votoni pro këtyre ndryshimeve kushtetuese ku krerët e juaj politik të luftës së Ushtrisë Çlirimtare sot po gjenden të burgosur me masa dhe me vite të shumta të burgimit.

Andaj, të nderuar deputetë, mos lejoni që sot të kalojnë këto ndryshime kushtetuese dhe votoni kundër këtyre ndryshimeve kushtetuese.

KRYESUESI: Faleminderit! Zoti Zafir Berisha e ka fjalën.

ZAFIR BERISHA: Faleminderit, kryesues!
Me thënë të drejtën ne nuk kemi çka shtojmë nga ajo që kemi thënë në seancën e kaluar për këtë temë, por duke i parë zhvillimet e reja rreth këtyre ndryshimeve kushtetuese që po i paraprijnë një ligji tepër të rrezikshëm për vendin dhe duke dëgjuar disa demagogji patriotike këtu u obligova që të bëj një shkelje procedurale ta përsëris edhe unë një mendim që e kam thënë edhe në seancën e kaluar se historia njeh veprimtarë të çështjes kombëtare që në fund kanë përfunduar me dy qypa lira bashkëpunëtorë të kralit këto i njeh historia në rrethin e Suharekës, por janë pak më konkretë.

Sido që të jetë unë po mendoj se formimi i Gjykatës Speciale është një atak në demokracinë dhe në shtetin ligjor, por edhe në objektivat integruese evropiane të vendit. Them në objektivat integruese, sepse një vend me një gjykatë të kësaj natyre, të këtij soji faktikisht gjithmonë e më shumë largohet familjes së madhe evropiane. Prandaj, po mendoj se Gjykata Speciale është një tendencë për barazimin e luftës çlirimtare që ka bërë ushtria e lavdishme UÇK-ja në luftën okupuese dhe gjenocidale që ka bërë Serbia.

Dikush mund ta arsyetojë se nuk është kështu, ne edhe si deputetë edhe si opozitë, edhe si qytetarë asnjëherë nuk e kemi kundërshtuar formimin e një gjykate që do t'i dënonte të gjitha krimet që kanë ndodhur, por formimi i një gjykate me karakter një etnik, domethënë është më shumë se e papranueshme dhe unë në këtë rast i kisha pyet miqtë ndërkombëtarë të cilët bukur shumë kanë insistuar me bë me e pas vendi juaj një propozim të kësaj natyre a e kishit votuar? Dhe kjo nuk është shumë korrekte që të vazhdojë të bëhet eksperimente me Kosovën, sepse në fund të fundit ju që preferoni për mos me thënë që bëni trysni e keni udhëheqë drejtësinë në vend dhe keni dështuar si e keni qenë makineri e bandave mafioze dhe jeni lidhur me bandat mafioze të vendit dhe keni deklasuar këtë vend dhe këtë vend vazhdoni të keni laboratorë eksperimental si laboratorët që bëjnë eksperimente me minj dhe kjo po mendoj se është më shumë se e papranueshme.

Kuvendi e ka bërë një lëshim për mos me thënë një gabim vitin e kaluar, kur i ka miratuar letërkëmbimin ose e-mail adresat e presidentes. Kuvendi sipas Rregullores dhe ligjeve në fuqi

miraton, ratifikon marrëveshje me vende, me organizata, me mekanizma, por jo të ratifikojë e-mail adresa siç ka ndodhur dhe me thënë të drejtën aty është bë lëshimi i parë, lëshimi fatal në këtë drejtim është bërë prej ministrit të Drejtësisë dhe atij të Kabinetit të famshëm teknik që ka punuar pas perdeve lidhur me këtë çështje. Ne e dimë se ideja për një gjykatë të kësaj natyre rrjedh nga raporti i Dik Martit dhe ne e dimë se kush është Dik Marti dhe se kush ka kontribuar në atë raport.

Mirëpo, në momentin kur është qitur ideja për një Gjykatë Speciale në tavolinë institucionet e vendit, ministri i Drejtësisë është dashur të ketë alternativën në xhep, sepse ju e dini siç e di i gjithë opinioni se në të gjitha vendet e ish Jugosllavisë ka pas luftëra, por nuk ka pas tendencë dhe presion për ta formuar një gjykatë të kësaj natyre. Dhe, kjo e bën edhe më të papranuar themelimin e një gjykate dhe më të fuqishëm vendimin tonë për ta kundërshtuar. Përndryshe, unë kolegët të cilët kanë votuar kundër herën e kaluar dhe me gjasë se po shihet se ka ndryshuar po tash ky term “dezertim” vazhdimisht ka qenë aktual kohëve të fundit çka ka ndryshuar që me ndryshuar ata, në rast se ka ndryshuar sepse po e shoh që një pjesë nuk janë në sallë për t’i dëgjuar qëndrimet e kolegëve të tyre opozitar nga frika se mos po binden edhe njëherë për të votuar kundër.

Çka ka ndryshuar nga seanca e 26 qershorit që të votuar pro ndryshimeve të këtyre neneve. Urdhëroni, na bindni që të ndryshojmë edhe ne po përndryshe mos bini viktimë e presioneve se fund të fundit duhet ta ruajmë edhe karakterin personal, individual por edhe karakterin e deputetit. Prandaj të nderuar kolegë në fund ju kisha ftuar që të mos votojmë ndryshimet kushtetuese që i paraprin një ligji tepër të dëmshëm për vendin, sepse e lëmë një njollë tepër të rëndë për Kosovën për një afat shumë të gjatë, sepse Kosova që nga dita e sodit eventualisht në rast se votohen ndryshimet kushtetuese do të jetë në top lajmet e medieve më të fuqishme dhe opinioni i gjerë ndërkombëtar Kosovën do ta shohë si vend i krimeve, si vend ku Ushtria Çlirimtare e Kosovës na paska bërë gjoja krime.

Ne jemi të vetëdijshëm dhe e pranojmë se ka mundur të ndodh ndonjë budallai pasluftës prej njerëzve të cilët kanë ngec në hapa gjatë historisë por atë janë individë dhe nuk mundet të barazohen veprimi i një individi të papërgjegjshëm me luftën e lavdishme të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe paralele domethënë me bë një krahasim me luftën fashiste të Serbisë. Faleminderit!

KRYESUESI: Faleminderit! Zoti Muhamet Mustafa e ka fjalën.

MUHAMET MUSTAFA: I nderuar kryesues i Kuvendit!
Të nderuar kolegë deputetë,
Seanca e sotme e Kuvendit të Kosovës sigurisht e paraqet një moment delikat, i cili na imponohet nga nevoja që të zbatojmë një obligim ndërkombëtar që u krijua në prill të vitit të kaluar me një shumicë domethënëse të 89 votash të këtij Kuvendi.

Në proceset jo të lehta të cilat duhet të kalojmë në vitet e ardhshme për ndërtimin dhe zhvillimin e subjektivitetit ndërkombëtar të Kosovës, për përmirësimin e pozicionit ndërkombëtar të Kosovës është esenciale që ky Kuvend dhe institucionet e Kosovës të dëshmohen si partnere serioze kredibile që i zbatojnë dokumentet ndërkombëtare të ratifikuara këtu. Rrezikimi i këtij

pozicioni ndërkombëtar dhe subjektiviteti ndërkombëtar të Kosovës dhe raporti me partnerët kyç është një rrezik dhe çmim shumë i lartë që ky Kuvend nuk do të mund ta merrte mbi vete.

Prandaj, këtu është esenca e diskutimit sot. Ne mund të bëjmë retorik për problemet tjera, por kjo është çështja kryesore për të cilën sot ne kemi përgjegjësi. Dy, UÇK-ja dhe rezistenca aktive pra që nga vitet e '90 ndoshta më herët dhe lufta kundër okupimit në Kosovë ka qenë luftë e drejtë dhe çlirimtare. Në Kosovë okupatori ka bërë krimet e mëdha që janë të mirënjohura, të ditura dhe të dënuara jo vetëm nga forcat politike në opinionin Kosovar, por në atë ndërkombëtar dhe për këtë kanë ndodh intervenimi i aleatëve tonë ndërkombëtar.

Ku ka dënim më të madh se të hedhen bomba... përkundër punës së Tribunalit ndërkombëtar të Hagës shumë bartës të këtyre krimeve monstruoze e gjenocidale kanë mbetur pa marrë përgjigje në gjyq dhe kjo përmban një problem esencial. Dhe ky është një problem esencial që drejtësia duhet të vihet në vend dhe kjo ka rëndësi jo vetëm për ndërtimin e raporteve normale midis Kosovës dhe Serbisë, por edhe për ndërtimin e një atmosfere të re në rajonin tonë i cili po ka vështirësi që të marr rrugën e integrimeve euroatlantike.

Pra, drejtësia duhet të vihet në vend dhe fajtorët duhet të nxirren para ligjit në një gjyq ndërkombëtar, në një gjyq në Kosovë në gjykata ndërkombëtare dhe në Serbi, por kjo pra votimi i sotëm i amendamenteve nuk i liron nga përgjegjësia edhe institucionet kosovare edhe sistemin prokurorial, edhe sistemin e gjykatave në Kosovë që të iniciojnë procese gjyqësore për krimet e luftës që të themelojnë një gjykatë të Kosovës për krime lufte e cila duhet të krijojë dokumentacion me të gjithë parametrat, me të gjithë argumentet dhe t'i vë para gjyqit ata që kanë kryer krime në Kosovë. U përmendën këtu se janë krimet që nga viti '90 për shembull unë kam iniciuar para 3-4 vite një problem të helmimit të nxënësve të shkollave të mesme.

Ne e kemi institutin për hulumtimin e krimeve të luftës. Ai institut dhe Ministria e Drejtësisë dhe Qeveria duhet të raportojnë çka ka ndodh me punën e atij instituti dhe ne duhet të krijojmë gjykata që t'i vëmë para gjyqit ata që kanë bërë krime të tilla monstruoze, por sot mendoj se nuk duhet t'i ndërlidhim këto gjëra. Nuk do të thotë që votimi i amendamenteve sot na liron nga përgjegjësia që na të bëjmë këtë punë dhe ne duhet ta bëjmë përditë. Mu për këtë edhe në diskutimin që patëm në Grupin Parlamentar të LDK-së ne e përkrahim që të nxirret një rezolutë por të nxirret me argumente, me organizim të krijohet gjykata, të krijohet organizimi dhe të sillemi si shtet serioz që i hulumton krimet që i dokumenton krimet, që krijon struktura institucionale për t'i dënuar krimet. Nuk kemi nevojë për retorika që gjoja nuk po e dënonim ne gjenocidin serb në Kosovë.

Unë e refuzoj këtë akuzë këtu, nuk është serioze kjo që të paditin kolegët që nuk i dënojnë krimet e luftës, gjenocidin e luftës, krimet që i ka bë Serbia dhe kushdo tjetër që i ka bë. Ne duhet të jemi serioz dhe sa më shpejtë të vijmë në rend dite dhe kjo ka qenë edhe kërkesë sot e Grupit Parlamentar të LDK-së që sa më shpejt të bijmë në rend dite at rezolutë po të përpunuar të gjitha forcat duke krijuar struktura dhe argumentet për dënimin e krimeve e të luftës në Kosovë. Faleminderit!

KRYESUESI: Faleminderit! Replikë zoti Konjufca!

GLAUK KONJUFCA: Mendoj që retorikë është pikërisht kjo kur e ke një çështje përpara për ta votuar dhe gjen lloj-lloj justifikimesh procedurale që rezoluta mos të hidhet në votim në Kuvendin e Republikës së Kosovës dhe ky përgjithësisht mu dok që ishte pozicioni i Lidhjes Demokratike të Kosovës.

Përndryshe, rezoluta përmban edhe shumë aspekte të cilat i përmendi zoti Mustafa që do të duhej të ishin përfshirë, por me siguri nuk i ka ardhur rezoluta sepse administrata me sa po e shoh nuk e ka shpërndarë që ta lexojnë të gjithë deputetët. Për shembull në fund është propozuar që krejt seria e masave të nevojshme që Qeveria të vijë deri te një padi për gjenocid ndaj Serbisë në gjykatat ndërkombëtare. Pra, kjo rezolutë do ta obligonte Qeverinë e Republikës së Kosovës që t'i mblidhte të gjitha faktet dhe të dilte me një padi në fillim të vitit 2017, për Serbinë për krimet e saj masive që i ka kryer në Kosovë dhe tash nuk po më duket shumë e arsyeshme të gjenden justifikime procedurale pse nuk u hodh në votë kjo rezolutë. Për arsye se në të vërtetë kjo nuk është pa qëllim pse është hedhur bash sot kjo rezolutë, nuk është e rastësishme pse e kemi menduar si pikë e parë e rendit të ditës.

E kemi menduar si pikë e parë e rendit të ditës sepse është e palogjikshme kur ky Kuvend ende nuk ka nxjerr një dokument për ta dënuar gjenocidin e Serbisë të shkojmë ne të dënojmë Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës. Është e palogjikshme është jo normale, është e dëmshme historikisht. Më së pari duhet me qenë kjo, pastaj kur të bëhet kjo ka aq shumë punë sa të mos i vijë fare rendi gjykatës speciale, sepse rezoluta parasheh mekanizma që të trajtohen të gjitha krimet e luftës pavarësisht përkatësisë etnike edhe të viktimës edhe të kryerësit...

*(Ndërprerje nga regjia)*

KRYESUESI: Faleminderit! Kundër-replikë, zoti Mustafa!

MUHAMET MUSTAFA: Me të vërtetë po shihet se sa i përket kësaj çështjes së dytë ne nuk do të kemi diferenca kur të vjen në procedurë edhe mendoj se është e nevojshme, por unë nuk po e shoh të nevojshme meqenëse sot e kemi këtë pikë në rend të ditës atëherë duhet ta vëmë një tjetër para saj – pas saj.

Ne e kemi një përgjegjësi ndërkombëtare, unë po .. që të flasim për pozicionin serioz me seriozitetin e mjaftueshëm për pozitën ndërkombëtare të Kosovës dhe për mua ky është një problem shumë i rëndësishëm dhe esencial dhe ne duhet të jemi në lartësitë e përgjegjësisë sonë. Secili deputetë natyrisht voton sipas ndërgjegjes së tij dhe po e përsëris që rezoluta vjen në një mbledhje sa më shpejtë që është e mundur dhe ta diskutojmë dhe ta nxjerrim. Ka nevojë që jo shumë a po i dënojmë krimin a s'po i dënojmë, kjo është shumë e qartë që ne të gjithë e dënojmë krimin, por ne duhet të krijojmë struktura organizative institucione që krimin e sjellin...

*(Ndërprerje nga regjia)*

KRYESUESI: Faleminderit! Unë s'po ju kuptoj që po diskutoni jashtë rendit të ditës dhe po replikoni për çështje që s'janë rend të ditës. Fjalën e ka zoti Faton Topalli.

FATON TOPALLI: Faleminderit, kryesues!

Nuk është hera parë...

KRYESUESI: Unë po ta tregoj Rregulloren e Kuvendit...

FATON TOPALLI: Nuk është hera e parë, e besoj as e fundit që Qeveria në kundërshtim me të gjitha rregullat demokratike, në kundërshtim me Kushtetutën e vendit po e përcakton Parlamentit se çka duhet të bëjë.

Në legjislacion e kaluar ish kryeministri shpërbeu Parlamentin për gjysmë viti me radhë për të qeverisur pastaj pa asnjë mekanizëm kontrolli. Kjo Qeveri tani jo më Thaçi, por me një emër të përbashkët “Qeveria e Keqe” po imponon Kuvendit duke kërcënuar dhe shantazhuar deputetët se për çfarë duhet të votojnë. Edhe ky votim i detyrueshëm për herë të dytë me radhë vjen në emër të ruajtjes së sovranitetit të vendit, me emër të thirrjes në obligime ndërkombëtare dhe në emër të thirrjes në miqësi të Bashkimit Evropian dhe Shteteve të Bashkuara të Amerikës nën kërcënimin e shpërbërjes së Kuvendit.

Mendoj që nuk ka nevojë të arsyetohet që votimi kundër speciales as nuk e cenon sovranitetin, as nuk i humb Kosovës shtetësinë, as nuk i prish punët me miqtë e saj të vërtetë. Të gjithë e dimë që ky votim i ndjek qëllimet serbe. Deri sot askush dhe asnjë prej miqve tanë ndërkombëtar nuk na e shpjegoi që të jetë e kuptueshme për secilin qytetar pse disa vende dashkan me miratimin e Kuvendit të Kosovës të themelojnë një gjykatë speciale ndërkombëtare. Kjo gjykatë që do të themelohet, siç duket i ka votat tuaja, është një gjykatë ndërkombëtare. Aq më pak kur një Gjykatë e tillë ekziston, është marrë me rastet e Kosovës dhe kur është kërkuar në vitin 2000 zgjatja e mandatit të saj, Këshilli i Sigurimit ka vendosur kundër.

Pse UNMIK-u udhe EULEX-i në 15 vjetët e kontrollimit të pavarësisë së Kosovës nuk e shqyrtuan asnjë rast të akuzave të ngritura nga zoti Dik Marti? Nuk e bëri sepse kjo ishte shqyrtuar në Gjykatën Ndërkombëtare të Hagës.

Pse asnjë prej shteteve tona mike dhe asnjë prej politikanëve të opozitës nuk tregoi se si po u rrezikuaka integriteti i një shteti sovran, të njohur prej më shumë se 100 shtetesh? Për shkak se ky shtet sovran po merrka një vendim sovran.

Hajt më thoni cili shtet i njohur ndërkombëtarisht është shuar për shkak se ka ndjekur politikë nacionale dhe nuk ka bërë atë çka kanë kërkuar shtetet tjera. Shtetet krijohen për të ndjekur politika nacionale dhe jo për të ndjekur politika ndërkombëtare.

Në fund të fundit, edhe OKB-ja as nuk e krijon, as nuk e shuan shtetin. Për shembull, Zvicra në vitin 2001 është bërë anëtare e OKB-së, pra edhe Kosova, në qoftë se ky anëtarësim shtyhet, nuk është ndonjë problem.

Unë në fund më duhet të them se ju njoh një pjesë të jush që jeni pjesë e opozitës, sidomos të PDK-së dhe ju njoh si burra e gra të mira. Disa prej jush, ish- të burgosur politikë, disa të tjerë edhe të burgosur edhe të arratisur. Kam besuar shumë në idealet e juaja, sepse ato ishin edhe idealet e mia.

Kam besuar në fjalët dhe punët tuaja për sovranitetin e vendit, për lirinë, për demokracinë. Ua kam njohur edhe mallin për vendlindjen, vajin e nënave tuaja, motrave tuaja kur merrnin rrobat tuaja nga burgu, të gjakosura.

Për shumicën prej jush i kisha vu dy duart në zjarr dhe nuk do të kisha besuar kurrë se mund të ndryshoni kaq shumë. Çfarë ndodhi me ju, ku e keni krenarinë, ku e keni dinjitetin, ku i keni idealet për sovranitetin e vendit, a nuk ishit ju që thoshit sovraniteti i vendit është vlera më e lartë për të cilën luftuan shqiptarët shekuj me radhë?

Sot, fitoret e arritura në luftë, po i dorëzoni një nga një në paqe. Fillimisht e dorëzuat emrin e UÇK-së, pastaj armët e saj, pastaj flamurin, pastaj një pjesë të territorit dhe tash së fundi edhe qëllimin e saj kryesor, sovranitetin e vendit.

Ky gjyq nuk do ta dënojë UÇK-në, nuk do ta njollosë UÇK-në, sepse UÇK është populli. Thelbësorja në këtë gjyq është që ky vend po humb nga sovranitetin i drejtpërdrejtë.

Në fund, më lejoni edhe një çështje të them. Ju po thirreni shumë në vlerat amerikane dhe evropiane, dhe në miqësinë me ta. Mendoj që nuk i njehni as njërën, as tjetrën, liria, pra sovranitetin dhe integriteti i vendit janë dy prej vlerave kryesore evropiane dhe amerikane.

Vlerat që prezantojnë disa prej jush, janë vlerat e Al Kapones. Ato nuk janë vlera amerikane, ato kanë mund të jenë përpara vlera amerikane, por me të tilla vlera nuk krijoni miq, nuk i bëheni miq as Shteteve të Bashkuara as të Bashkimit Evropian, sepse janë vlera të kaluara.

Unë kam shumë besim që Bashkimi Evropian do të na kuptojë për këtë qëndrim tonin, e sidomos Shtetet e Bashkuara që as vetë nuk e njohin asnjë gjykatë ndërkombëtare, sepse sovraniteti i shtetit të tyre është vlera më e lartë e të qenët amerikan. Faleminderit!

KRYESUESI: Faleminderit! Zonja Haxhiu e ka fjalën.

TEUTA HAXHIU: Faleminderit, nënkryetar i Kuvendit!
Fjalën time e konsideroj si vazhdimësi të fjalës time në seancën e 26 qershorit. Pra, në seancën e 26 qershorit, Kuvendi i Kosovës nuk miratoi ndryshimet kushtetuese që do të mundësonin themelimin e Gjykatës Speciale për krime lufte, e cila parashihej t'i gjykojë në mënyrë selektive vetëm ish-pjesëtarët e UÇK-së.

Themelimi i një gjykate të tillë që i paragjykon krimet në baza etnike, madje jo vetëm në baza etnike, por bën edhe selektime brenda llojit, do të ishte i paprecedent, i padrejtë, i njëanshëm, racist e mbi të gjitha një veprim jo juridik, por skajshmërish politik dhe si i tillë do të përbënte shkelje të rëndë të lirive dhe të drejtave të njeriut, njëkohësisht do të cenonte rënd sovranitetin e shtetit të Kosovës.

Kryeprokurorja e Tribunalit të Hagës, Karla Del Ponte, në aktakuzën e ngritur kundër Slobodan Miloshevigit dhe grupit të tij të afërt për krime të luftës në Kosovë, i akuzoi ata vetëm për 17 varreza masive, duke i lënë jashtë aktakuzës edhe 483 varreza të tjera masive me trupa shqiptarësh që i lanë pas vetes forcat serbe pas kapitullimit të tyre në luftën e Kosovës. Madje,

masakrën e Reçakut, masakrën kundër familjes Imeraj në Padalishtë, dhe masakrën kundër të burgosurve shqiptarë dhe robërve të luftës, në Burgun e Dubravës, i hoqën më pas nga procesi gjyqësor kundër udhëheqësve të lartë serbë me arsyetimin për thjeshtësim procesi.

Përveç këtyre, askush nuk është përgjigjur as për varrezat tjera masive, me trupa të shqiptarëve të zbuluara në afërsi të Beogradit, që nga viti 2001 e këtej, në Batajnicë e Petrovo Sello, varrezën masive në Rudnicë të Rashkës, të cilën përkundër fakteve të pakontestueshme për vendndodhjen e saj, e mohoi dhe e zvarriti aq gjatë Serbia, autofrigoriferët e zbuluar me kufomat e shqiptarëve në lumin Danub dhe liqenin e Peruças në Serbi, dëshmitë për djegien e kufomave të shqiptarëve në Fabrikën e Maçkaticës e të Surdulicës, në afërsi të Vrajës, pastaj djegiet e kufomave në shkritoren e "Trepçës", në furnelat e Obiliqit në Kosovë dhe në një varg krimesh tjera që ndodhën.

Këto që u përmendën më lartë, janë vetëm disa nga treguesit për raste të shumta të përpjekjeve të organeve më të larta shtetërore të Serbisë, për fshehjen e organizuar të dëshmive për gjenocidin e kryer nga forcat okupuese serbe në Kosovë.

Rastet e tilla edhe sot e kësaj dite në Serbi vazhdojnë të konsiderohen si sekret shtetëror. Madje, mos zbulimi dhe mos gjurmimi i tyre në territorin e Serbisë në disa raste ishte urdhër edhe me dekrete presidentesh.

Gjithashtu, vite më parë, nga përtej Atlantikut u ofruan dëshmi rrëqethëse lidhur me eksperimente e bëra me robërit shqiptarë të luftës në vend të mijëve të laboratorëve nëntokësorë të VMA-së - Akademisë Ushtarake të Mjekësisë, dhe të Institutit për Siguri të ish-RSFJ, në Beograd, por askush nuk u mor me këtë çështje.

Për këtë vite më parë opinionit publik i janë ofruar edhe dëshmitarë të gjallë, ish- pjesëtarë të UÇK-së, rob të luftës, të cilët gjatë vitit 1999 i janë nënshtruar trajtimit të dhunshëm për marrjen e veshkës në Akademinë Ushtarake të Mjekësisë në Beograd, derisa ai mbahej në burgun qendror, pra CZ.

Dihet botërisht se gjatë tërë kohës së pasluftës, administrata ndërkombëtare e ka imponuar një ligj "të pa shkruar" pra për minimizimin dhe mohimin e krimeve serbe për shqiptarët. Madje ajo ka shkuar aq larg, me të gjitha mjetet dhe përpjekjet t'i shkatërrojë dëshmitë që do të argumentonin gjenocidin serb në Kosovë.

Shumë prova u fshehën por edhe u penguan nga grumbullimi i të tjerëve nga UNMIK-u duke deklaruar, pra si njohës të mirë të rrethanave brenda këtij misioni, nga dikur viktimat që ishin pra propaganda serbo-ruse dhe ajo e UNMIK-ut, ndikuan që Perëndimi të fillojë t'i shohë shqiptarët si viktimizues e serbët si viktima.

Skenari kryesor u realizua nga UNMIK-u nëpërmjet fshehjes së provave të gjenocidit serb ndaj shqiptarëve dhe për këtë fatkeqësisht deri më sot askush nuk kërkoi llogari dhe as nuk dha.

Kur e trajtojmë çështjen e Gjykatës Speciale, e cila ekskluzivisht do të merrej me krimet e pretenduara të UÇK-së, duhet shtruar disa pyetje të cilat kërkojnë përgjigje nga bashkësia ndërkombëtare.

Së pari, a ka kërkuar ndonjëherë ndonjë zyrtar nga Serbia që ta sqarojë veprimtarinë e sigurimit shtetëror serb në raport me Kosovën, sidomos pas zbardhjes së fakteve për ekzistencën e drejtësisë së gjashtë, drejtësisë për vrasje pra, të RDB-së në krye me Ratko Ramiqin, që përveç mekanizmave të tjerë e kishte në dispozicion njësinë famëkeqe për operacione speciale JSO apo “Beretat e Kuqe” pasuese e së cilës është xhandarmëria e Serbisë, kur është dëshmuar se përmasat e aktiviteteve kriminale të kësaj drejtësie, pra për vrasje, kanë përfshirë jo vetëm periudhën e luftës, por edhe atë të pasluftës duke pasur në fokus me theks të veçantë zhdukjen e dëshmive të dëshmitarëve të mundshëm që do të dëshmonin për krimet serbe, kur dihet se vrasjet e kryera nga ajo strukturë kanë përfshirë një gamë të gjerë të vrasjeve të kryera jo vetëm në nivelin e Serbisë e të Kosovës, por edhe në nivelin ndërkombëtar siç ishte rasti i vrasjes së gazetares së BBC-së. Vrasja e ministres së Punëve të Jashtme të Suedisë, Ana Lind, pas përfundimit të luftës, e tjera.

A është kërkuar ndonjëherë të dihet se cilat janë përmasat dhe imponimet e drejtpërdrejta të kësaj strukture të vrasjeve të shumëfishta që kanë ndodhur në periudhën e pasluftës në Kosovë?

Së dyti, si ndodhi që me 12 shkurt të vitit 2010 një gjyqtar i EULEX-it fare pa zhurmë mediave, përkundër fakteve të shumta që i kishte në dispozicion, në seancën kur aktakuza duhet të merrte formën e prerë, të lirohen nga aktakuza oficerët e shërbimit sekret serb BIA, agjentët e BIA-s Igor Luçinac, Milutin Radanoviq e Predrag Zhelkoviq, në qershor të vitit 2009, të cilët ishin kapur në flagrancë nga Policia e Kosovës në Çagllavicë derisa ishin në gjah për mbledhjen e dëshmive të rrejshme për të materializuar shpifjet dhe fabrikimet e Beogradit zyrtar për trafikim të organeve serbe.

Siç dihet, këta pjesëtarë të BIA-s akuzuan tërë dhe kanë nxitur familjarë serbë të zhdukur por edhe qytetarë shqiptarë për të dhënë dëshmi të rrejshme me qëllim të trillimit të aferës për gjëja trafikim të organeve gjatë luftës nga UÇK-ja, duke ofruar të paktën shumën prej 100 deri në 300 mijë euro për një deklaratë të tillë.

Asokohe agjentët e Shërbimit Sekret u deklaruan organeve të hetuesisë se shumat e premtuara për dëshmitarët e tillë, i paguan shteti. Me dëshmitë e tilla u ndërtua raporti i Dik Martit.

Së treti, si ndodhi që të kalojë në heshtje rasti skandaloz i publikuar në gazetën “Zëri” të Prishtinës, më 2 gusht 2013 me titull “Komploti i Serbisë me veshka”, ku ofrohen fakte të tmerrshme mbi komplotin e shërbimeve sekrete të Serbisë për materializimin e procesit famoz të trafikimit të organeve. Sigurisht se ky nuk është rast i izoluar.

Faktet që i ofron gazeta duke iu referuar të dhënave zyrtare nga hetuesia vendore, janë të tmerrshme.

Sipas gazetës në fillim të vitit 2012, ishte planifikuar që mbetjet mortore serbe të sillen në mënyrë ilegale në Kosovë dhe të varrosen skaj kufirit me Serbinë. Këto mbetje do të vendoseshin

në zona ku hetuesit e Tribunalit të Hagës do të nisnin gjurmimet për hetimet rreth trafikimit të organeve njerëzore gjatë luftës në Kosovë.

Shërbimet sekrete e kishin gjetur grupin e trafikantëve kosovarë, një pjesë të të cilëve ishin arrestuar nga Polica e Kosovës, më 23 korrik 2013, në qytete të ndryshme të Kosovës, për të realizuar këtë plan të Serbisë që të sjellin "dëshmi" se në Kosovë është bërë trafikim i organeve.

Për transportimin ilegal të një materie mortore, shërbimi sekret serb do t'u paguante shumën nga 20 mijë euro. Bartja e tyre ishte planifikuar që të bëhej me veturat e ndihmës së shpejtë të Spitalit rajonal të veriut të Mitrovicës, për të mos dyshuar policia e doganierët gjatë kontrollimit kufitar.

Grupi i trafikantëve kosovarë ishin kontaktuar nga Shërbimi sekret serb për të realizuar këtë plan, që përfundimisht 14 vjet pas përfundimit të luftës do të gjendeshin dëshmi se gjatë luftës në Kosovë, Ushtria Çlirimtare e Kosovës ka bërë trafikim me organe të civilëve serbë.

Serbët kishin ofruar para të majme për grupin e trafikantëve kosovarë që në këmbim të kontributit që ata do t'i jepnin për sjelljen e mbetjeve mortore serbe nga Serbia në vende të caktuara në Kosovë. Për më tepër, trafikantët nga Kosova ishin premtuar se do të ofronin dëshmi shtesë në Kosovë se ka pasur trafikim organesh.

Gjatë bisedimeve të tyre, grupi nga Kosova i ka premtuar shërbimit sekret se do të gjejë edhe dëshmitarë të cilët pa problem do të dëshmonin rrejshëm se do të paguheshin mirë, pra shkruante kjo gazetë.

Sipas dëshmive publike, e ashtuquajtura prokurore speciale për krime të luftës në Serbi, në vend që t'i mbrojë e i ka përndjekur, i ka persekutuar, i ka shantazhuar e madje i ka vrarë dëshmitarët serbë që kanë dëshmuar pranë kësaj prokurore, pra për krime të luftës në Kosovë. Për shembull, janë tepër qesharake dënimet që i ka shqiptuar Gjykata e Lartë në Beograd për krime të luftës që i kanë kryer nga forcat serbe në Kosovë, qoftë për masakrën mbi familjen Berisha të Suharekës, qoftë për masakrën e Qyshkut, të Pavlanit e të Zahaqit, me ç'rast të akuzuarit serbë nuk u dënuan me nga një vit, e të mos them u dënuan simbolikisht dhe asnjëherë shteti ynë nuk bëri asgjë për të kërkuar llogari nga ky shtet që bëri krime dhe tentoi të zhdukë njerëzimin në Kosovë.

Të kthehemi serish te Gjykata Speciale ndërkombëtare për UÇK-në. Ka kohë që është banalizuar shprehja e stërëpërdorur, se kjo gjykatë nuk është drejtuar kundër UÇK-së, kundër shqiptarëve, por kundër individëve. Të gjitha faktet e pasluftës dëshmojnë të kundërtën.

Përkundër të gjithave që kanë ndodhur deri më tani, është joparimore, jo etike dhe jonjerëzore që të ketë kohë të ndryshme për ndarjen e drejtësisë, në njërën anë të bëhen përpjekje për mohimin dhe minimizimin e skajshëm të krimeve të luftës dhe të gjenocidit që e kreu Serbia poshtëruese mbi popullin shqiptar në Kosovë, e madje jo vetëm mbi atë, ndërkaq në anën tjetër një rast selektiv fatkeqësisht një rast jo ekzistencial i palës shqiptare që bëri luftë mbrojtëse duke i respektuar të gjitha konventat ndërkombëtare të ngritët artificialisht për trajtim në nivelin ndërkombëtar jo për të vënë drejtësinë në vend, por për t'ia bërë qejfin Serbisë dhe për të arritur balancë politike nën presionin e vazhdueshëm të aleancës serbo-ruse.

Edhe një herë kuvendarë,
Ju të nderuar kolegë deputetë,
Mund të flasim me orë të tëra, mund të tregojmë se dikush është më patriot se tjetri, por deri kur shteti i Kosovës do të tregojë se nuk ka udhëheqësi që do ta mbrojë vendin, deri kur ne do të mendojmë që të shtrijmë qafen vetëm që të përfitojë shteti i cili tentoi që të zhdukë çdonjërin nga ne.

Nuk mund të mohohet kontributi i atyre që sot nuk janë me ne, nuk mund të mohohet kontributi i atyre që sot janë pa gjymtyrë, nuk mund të mohohet kontributi i familjeve që dhanë mijëra e mijëra familjarë.

Edhe një herë, është e dhembshme të përmenden, por masakra e cila ndodhi në Meje të Gjakovës, ku në varrezat e 374 të zhdukurve sot prehen të qetë qytetarë të dy besimeve - krishterë dhe myslimanë, që të gjithë ranë duke i mbrojtur vendet e tyre, duke i mbrojtur vatrat e tyre dhe jo që shkuan për të luftuar në Serbi, por thjeshtë ishin në tokën e tyre.

Andaj, edhe një herë të gjithë ata familjarë të tyre do të na gjykojnë ne që jemi sot përfaqësues të tyre, e nuk di se si do të kthehemi pastaj dhe të themi se sot morëm një vendim që është i drejtë dhe që e kemi kusht nga miqtë tanë ndërkombëtarë. Edhe miqtë tanë ndërkombëtarë do të ndalen dhe të thonë atëherë kur udhëheqësit institucionalë janë të zotët për të treguar dhe për ta udhëhequr vendin, do të ndalen dhe do të thonë stop më këtyre servimeve, pra që po u servohen në tavolinë institucioneve tona kohë pas kohe dhe asnjëherë nuk po jemi të zotë për të treguar se mjaft më me eksperimente që po i bëhen shtetit të Kosovës. Faleminderit!

KRYESUESI: Faleminderit! Zonja Tërmkolli, replikë!

MELIHATE TËRMKOLLI: Zoti kryesues,
Ndoshta jo replikë, por më tepër për procedurës dhe asaj çfarë po zhvillohet këtu në Parlament.

Ne e pamë të gjithë këtu se u dha një mocion, mocioni që u bë përpjekje të futet në rend të ditës - rezoluta për gjenocidin serb në Kosovë dhe ajo nuk u miratua për sot, u la për një ditë tjetër.

Unë po shoh se krejt diskutimet janë duke u bërë në atë drejtim. Nuk po flet kurrkush për pikën e rendit të ditës çfarë e kemi, që e kemi miratuar - riprocedimi i propozimamendamenteve për Kushtetutën e Republikës së Kosovës por po flitet për pikën e cila nuk u miratua për gjenocidin serb dhe të them të drejtën po flitet aq pak sepse po të hapej kjo temë ka shumë, shumë më tepër të thuhet se sa po thonë sot opozita.

Prandaj, ju lutem shumë, zoti kryesues që t'i përmbahemi pikës së rendit të ditës, dhe nëse hyjmë në debate tjera jashtë kësaj pike të rendit të ditës, atëherë thjeshtë ne po humbim kohë sot këtu, po humbim kohë në njëfarë mënyre kot, sepse për atë pikë kur do ta qesim në rend dite, kur do të bëhet rezolutë, ashtu si mendohet, kemi të themi shumë më tepër se që po thonë sot opozita, sepse gjysmën e më shumë s'e dinë hiç çka ka ndodhur në këtë vend, sepse nuk është sot kjo në rend të ditës.

*(Ndërhyrje)*

Lëre atë muhabet! Pse s’e votuat? Leni ato pallavra, leni pallavrat dhe përmbajuni rendit të ditës dhe leni këto maskarallëqe. Faleminderit!

KRYESUESI: Faleminderit! Unë mendoj se diskutimi paraprak ishte në kuadër të rendit të ditës. Argumentet secili i sjell sipas asaj që i ka ndërtua për t’i thënë këtu në sallë. Mendoj që ajo e rezolutës nuk është miratuar dhe nuk është mirë të humbë kohën asnjëri me atë çështje deri sa të vjen koha për t’u miratuar. Sidoqoftë, diskutimet janë diskutime dhe nuk mundesh të gjitha t’i futësh në binarë kush çka po thotë. Fjalën e ka tani Fatmiri. Atëherë, zoti Limaj e ka fjalën!

FATMIR LIMAJ: Faleminderit, kryesues!
Të nderuar kolegë deputetë,
Së pari po shpreh habinë time që sot, pavarësisht kërkesës së koalicioni qeveritar për të biseduar për këtë temë ka kaq pak në sallë njerëz për t’u qasur seriozisht kësaj teme.

Unë do të përqendroj fjalimin tim në dy-tri pika dhe besoj që mjaftueshëm kemi folur e argumentuar për çështjen e cila është sot në rend dite. Pra, dua të vazhdoj aty ku e la më herët deputeti Konjufca.

Sot jemi në një situatë, për mendimin tim, shumë më të vështirë e më të rëndë se sa kemi qenë në seancën e kaluar për temën e njëjtë.

Sot Parlamenti i Kosovës është duke u sfiduar edhe në ekzistencën e tij. Një grup njerëzish, në këtë rast koalicioni qeveritar në ditën e vendimit të Parlamentit të Kosovës e kanë mohuar dhe s’e kanë pranuar vendimin e Parlamentit të Kosovës institucionet e këtij vendi, Qeveria e Kosovës, përfaqësuesit e Qeverisë. Dhe kanë marrë iniciativë të vazhdueshme për një maj të shkohet e gjendet rruga dhe forma për ta përmbysur vendimin legjitim, demokratik të këtij Parlamenti, në një çështje të ndjeshme për të cilën besoj e ndajmë mendimin të gjithë. Para një muaji është diskutuar dhe është argumentuar me argumente pro e kundër, në mënyrë të hapur, argumentuese, secili sipas bindjes së tij dhe është votuar po ashtu në mënyrë transparente pa asnjë presion prapa.

Dhe ky vendim i Parlamentit të Kosovës menjëherë është refuzuar ose ka refuzuar të bindet Ekzekutivi. Kjo të nderuar miq është goditje e drejtpërdrejtë në sistemin institucional dhe kushtetues të këtij vendi.

Dhe krejt kjo ndodhë para opinionit publik dhe mua më habit fakti që edhe ata të cilët krijojnë opinione publike nuk shqetësohen në këtë gjendje që ne e kemi sjell shtetin.

Në sytë e vëzhguesve shteti i Kosovës dhe ky Parlament përfundimisht po e konfirmon jo seriozitetin e shtetndërtimit tonë. Imagjinoni njerëzit e pa interes, njerëzit krejt anash kësaj teme që po flasim ne, të cilët e përcjellin rrugën e shtetndërtimit tonë se si e shohin Kosovën sot. Shohin një shtet jo serioz, një shtet i cili nuk respekton procedura, një shtet i cili është i gatshëm të shkelë Kushtetutën e vet, institucione të cilat nuk i zbatojnë vendimet e njëra tjetrës, shihet para syve të këtij gjithë opinioni të vendit tonë se si përmbyset vendimi i institucionit më të lartë dhe pa asnjë shqetësim.

Dhe ky është rrënim, të nderuar miq, që po i bëjmë shtetit tonë. Mund të na pëlqejë për politika ditore përmbysja e vendimit për dikë, por pasojat nga kjo ditë e sotme do të jenë jashtëzakonisht të mëdha në rrugën e shtetndërtimit, sepse ne po hyjmë, po futemi në fushën e kontestimit të vendimeve të këtij Parlamenti.

Sot Qeveria e Kosovës dhe koalicioni qeverisës po i çon mesazhe para qytetarëve të Kosovës, para grupeve të interesit duke thënë kështu, ato vendime që ju pëlqejnë zbatoni, ato që s'ju pëlqejnë refuzoni, kërkoni të kthehen edhe një herë dhe deri sa të kthehen në Parlament ne nuk i zbatojmë. Dhe po e kthejmë vendin në një kaos dhe anarki.

Logjikisht shtrohet pyetja, si mund ne nesër nga kjo foltore ose nga vendet ku jemi t'u kërkojmë njerëzve, t'u kërkojmë grupeve ose situatave të ndryshme që na paraqiten e me thënë - duhet të zbatohen vendimet e Parlamentit. Si mund të kërkojmë, cila është e drejta jonë morale, kur ne vetë këtu dhe drejtuesit e vetë shtetit nuk e pranojnë vendimin dhe bëjnë çmos për ta përmbysur.

E habitshme është po ashtu dhe jam i bindur se kjo do të ketë pasoja në të ardhmen, edhe fakti që për një muaj deputetët e Parlamentit të Kosovës të cilët kanë votuar kundër ndaj tyre është ushtruar një presion i paparë, psikologjik. Ndaj tyre kanë shkuar edhe në forma të shantazhimit, njerëzve të ndryshëm, qoftë edhe mediat, mediat shtetërore vazhdimisht, thuaja çdo ditë dhe ky presion në demokracinë çfarë pretendojmë ta kemi ne është e dënuar, nuk guxon të paraqitet, nuk ka guxuar të ushtrohet sepse deputeti është sovran në vendimet e tij, në ndërgjegjen e tij, në qëndrimin e tij.

Çka është më e keqja, kjo formë e presionit psikologjik po bëhet në syrin e miqve tanë të cilët po na ndihmojnë të ndërtojmë standardet e shoqërive demokratike. Dhe para këtij presioni po heshtin të gjithë. Pse? Për shkak të agjendave ditore politike.

Unë mendoj që sot vendi ynë - Kosova, po merr një goditje e cila do të ketë pasoja afatgjate, pasojat që do t'i përjetojmë ne bashkë. E çka është më e keqja, këto pasoja në një mënyrë apo tjetër po ia sjellim ne vetë.

Prandaj, i ftoj kolegët deputetë, jo vetëm ata të cilët kanë pasur qëndrimin siç e kanë pasur, po edhe të tjerët, ta kenë parasysh këtë fakt. Sot jemi duke biseduar për dy tema të ndryshme, ruajtja e sistemit demokratik në këtë vend, ruajtja e integritetit të Parlamentit të Kosovës i cili më përfundimisht është para goditjes përfundimtare për të shkatërruar integritetin institucional të këtij institucioni më të lartë të vendit tonë.

Dhe, të nderuar miq, Parlamentit i shkatërrohet identiteti jo me kazmë e me ia heq karriget, e me i çua deputetët në burg, kjo kohë është shkua, por kështu cenohet, pa besueshmëria, jo serioziteti, shkelja e procedurave, ndryshimi i mendimeve. Këto e rrënojnë integritetin institucional. Sepse, dikush do të mësohet dhe do të thotë a dini çka në Parlament të Kosovës çoni çka të doni se aty shkon. E ndërrojnë qëndrimin ata, e ndërrojnë vendimin ata, e ndërrojnë mendimin ata. Ai nuk është Parlament, ai e ka emrin Parlament, në fakt dhe aty ka vetëdije para shtetërore, jo vetëdije institucionale.

Unë dua të flas me disa fjalë edhe rreth argumenteve për gjykatën, por para se të dal rreth argumenteve për gjykatën, dua të them se për çfarëdo gjë që vendos ky Parlament sot është jolegjitim, i papranueshëm, është vendim i kontestuar, është vendim që vjen si rezultat i presionit, të shantazhit dhe si i tillë ky vendim nuk ka legjitimitet për çkado që vendosni sepse nuk është çështje e numrave më. Mos e harroni këtë gjë! Çka do që të ndodhet, mos mendoni se keni kryer punën se kemi bërë votat e po shkojmë në shtëpi. Ju po e shkatërroni demokracinë e këtij vendi dhe e drejta e zotit dhe e të gjithëve është të kontestohet më çfarëdo vendimi që merret, sepse ju jeni ata që po e hapni "Kutinë e Pandorës" së kontestimit të vendimeve institucionale të këtij vendi, në formë demokratike.

Për një muaj, pas atij debati shterues që e kemi pas të gjithë, kemi pritur dhe është biseduar përsëri për gjykatën. Unë ende personalisht nuk kam dëgjuar, përveç deklaratave politike rutinore, sikur që pati edhe sot deklarata politike rutinore. S'kam dëgjuar ende argumente konkrete pse duhet bërë këto veprime? Për shembull, unë ende s'kam dëgjuar argument të qëndrueshëm pse duhet ndryshuar Kushtetutën? Pse? Dënimin e krimeve të luftës, krejt në rregull, por pse duhet ndryshuar Kushtetutën ende s'kam dëgjuar asnjë argument. Pse duhet futur në Kushtetutë këtë çështje, unë s'kam dëgjuar asnjë argument.

A e ndalon krijimin e një gjykate për ndjekjen e krimeve nëse nuk është brenda Kushtetutës? S'e ndalon. Po pse duhet të jetë në Kushtetutë pra? S'ka argumentim, s'kemi dëgjuar deri më sot.

Unë ende s'kam dëgjuar një argument pse duhet gjykatë speciale...

*(Ndërprerje nga regjia)*

KRYESUESI: Ia mundësoni të diskutojë tutje!

FATMIR LIMAJ: Pse duhet një gjykatë kushtetuese për ndjekjen e krimeve të luftës? Edhe këtu asnjë argument profesional deri më sot s'e kemi dëgjuar.

Ne ende s'e kemi dëgjuar, po pse duhet një avokat i popullit ose ombdusperson për gjykatën për krime lufte? Unë s'kam dëgjuar ende argument pse duhet Parlamenti i Kosovës të heqë dorë nga kompetencat e tij që ia ka dhënë qytetari i Kosovës, ia ka dhënë Kushtetuta, si i vetmi institucion që ka të drejtë të ratifikojë marrëveshje me të tjerët jashtë Kosovës me ia dhënë një individi. Pse duhet me ia dhënë? Çka ka lidhje kjo me gjykatë për krime lufte? Çka ka lidhje kjo me gjykatë për krime lufte? Unë ende nuk kam dëgjuar pse po e shtimë Kosovën edhe një herë në shantazhim. Më duhet të them fatkeqësisht se këtu politikë shumë ka. Shikoni çka po ndodh me FAK, Forcat e Armatosura të Kosovës. Nuk po mundemi me i krijuar forcat e armatosura të Kosovës pa votat e komunitetit serb, ky është fakt. A mund ta largojmë nesër nga Kushtetuta Gjykatën Speciale pa votat e komunitetit serb? S'mundemi!

Çka do të na vjen nesër si kërkesë për largimin nga Kushtetuta të Gjykatës Speciale nga Beogradi, nëse doni ta mbyllni gjykatën speciale, do ta bëni këtë. Përsëri do të jemi në shantazhim. Pse po e shtimë vendin tonë të shantazhohet? Pse po flasim, po themi, e kemi gajlen çka po thonë të tjerët. Më falni, ky Parlament nuk besoni, se unë besoj që ka këtu njerëz që kanë ndjekur parlamentet e vendeve tjera. Në asnjë parlament të këtyre vendeve që kanë qenë në luftë

në ish Jugosllavi nuk ka debatuar më seriozisht për krime lufte si Parlamenti i Kosovës. Nuk mundeni të gjeni në asnjë parlament qasje më racionale, më serioze për këtë çështje se sa në Parlamentin e Kosovës. 90% e deputetëve të Parlamentit të Kosovës janë duke thënë, po them 90 dhe s'po dua të them 100% me bë si kohën e Titos dhe të xhaxhit, por po them të paktën 90%. 90% e deputetëve në Parlamentin e Kosovës këtu janë deklaruar, me deklarime publike që ne jemi për krijimin e një gjykate e cila duhet t'i ndjekë të gjitha krimet që kanë ndodhur në luftë në Kosovë dhe këtu s'kemi kurrkush asnjë dilemë.

Ajo çka ne po themi, të nderuar miq, mos t'i përziejmë tezat, mos ta shtimë vendin tonë në shantazh të panevojshëm. Nuk duhet gjykatë kushtetuese për gjykatë për krime lufte, nuk duhet gjykatë supreme për krime lufte të veçantë, nuk duhet ombdusperson për gjykatë lufte. Nuk duhet lejuar një njeriut me ia dhënë kompetencat Parlamenti i Kosovës dhe të vendosë çka të do në emër të Kosovës me shtetet tjera. Kaq po kërkojmë, asgjë më tepër.

Dhe këtu, pavarësisht shkathtësive tona nuk ka argumente dhe nuk po flasim as me e bind kurrkënd por po i japim qëndrimet tona, s'ka argumente tjera. Ejani ta ndërtojmë atë gjykatë. U tha nga diskutuesit edhe me një panel, e qysh doni, por jo ta shtimë në Kushtetutë.

Tjetra që dua të them, deputetë të Parlamentit të Kosovës, është se u tha Qeveria duhet me pru ligjin menjëherë. Po ju as s'e keni lexuar, pjesa dërrmuese s'besoj që e kanë lexuar ligjin. Po edhe me e lexua këtë ligj, të nderuar miq, është aq kompleks ai ligj që valla goxha problem është me e tjerrë deri në fund.

E unë po ju them një gjë, për aq sa e kam pa atë ligj. Qe për shembull, propozimi ynë. Pse ta pru një ligj i cili ka me ardhur sot a nesër, në qoftë se shkon gjykata? Pse s'po e bini statusin e Hagës. A po doni standarde ndërkombëtare? Po. Statutin e Hagës ktheje, bëjeni ligj, votojeni, garanton barazi të palëve. Unë ju them se garanton barazi të palëve statuti i Hagës, i përmbushë të gjitha standardet ndërkombëtare. Por ligji që ka me ju ardhur pas dite, s'jeni duke votuar ligj, po jeni duke votuar dënim, mos e harroni këtë që po e them - dënim. Deputetët e Parlamentit të Kosovës sot me atë ligj do ta çojnë dorën të dënojnë njerëz. Ai ligj është, ai nuk është institucion, ai s'garanton barazi, ai s'garanton asnjë send. Sot nëse votohet ai ligj ju keni votuar aktgjykim. Kush e ka lexua ligjin dhe e njeh ligjin, e sheh.

Po mirë, po marrim një shembull, kujt po ia jepni ata njerëz nesër? Kush është adresa? Kush do t'i gjykojë, si e ka emrin ai që do t'i gjykojë? A e ka emrin Bashkim Evropian? Jo! A e ka emrin OKB, jo. A e ka emrin një shtet i veçantë? Jo!

Kush është ajo trupë, çfarë emri ka? A e din çka do të thonë ata: ne jemi një grup njerëz ndërkombëtar por Kosova është duke e bërë këtë punë, se e ka votuar Parlamenti i Kosovës. Ne jemi një grup të huaj, që s'dimë kush janë, pa identitet, individë ama Kosova është duke i dënuar, jo ne. Sepse ata e dinë, se kësi ligj në asnjë vend të tyre nuk guxojnë ta nxjerrin para vendit të tyre, para parlamentit. Me bë me e bë atë ligj, me çfarë standarde është, është e habitshme. Për mua është skandaloze, si grupi ynë teknik ka pranuar të ulet të bisedojë për atë ligj.

E për të treguar ne që nuk i ikim dhe jemi të gatshëm për ato standarde ndërkombëtare, merreni statutin e Hagës. Krejt komplet si është statuti i Hagës, veç thuaj ligj, dhe ktheje, ashtu janë dënuar krejt, janë gjykuar. Ai i garanton standardet.

Pse s'po e merrni statutin e Hagës, me e kthye në ligj? Merreni ligjet e Kosovës, pse s'i marrin ligjet e Kosovës? Ato janë një mish-mash.

Çështja është serioze, të nderuar miq. S'është punë hajgare kjo. S'është punë që na ka thënë ai, na ka thënë ky, për hir të kësaj, për hir të asaj. Jo, jo. Ne të gjithë i bëjmë për hir, jemi të interesuar ta ruajmë miqësinë, partneritetin dhe ju e dini që në politikë ka partneritet, jo miqësi. Partneritet - aleatë me interesa. Ne jemi këtu të thirrur për t'i mbrojtur interesat e vendit tonë.

Në asnjë mënyrë ky Parlament nuk guxon dhe nuk duhet të refuzojë ndjekjen e krimeve të luftës ngado që janë bërë. Po s'guxon ky parlament të çojë dorë dhe me thënë po gjykime selektive, po një ligj që është ligj dënues, inkriminues e inkluzicionit pa asnjë standard ndërkombëtar, po ndryshimeve kushtetuese, mundesh ta kthejë vendin prapë në shantazhim. Këtë po kërkojmë ne, mos e bëni.

Mos e ndërroni mendimin ju që i keni pasur qëndrimet.

Dhe, kërkoj nga ju të tjerët që duke ditur se keni qenë në siklet, dhe të një qëndrimi se apo e dëmtojmë a jo Kosovën, besoni me bindje dhe jam i bindur se këtu në këtë sallë nuk ka njerëz që me dëshirë dhe me bindje të punojnë të dëmtojnë vendin tonë, por unë jam i bindur se vota pro e dëmton vendin.

Shikoni, të nderuar miq, deputetë ju po e futni vendin tonë në situata të pa parashikueshme. Me votën tuaj do të jetoni sa të jeni gjallë, sepse pasojat do t'i shihni. Nuk ka më me thënë, valla ka votuar Parlamenti, jo jo. Individualisht çka të ndodhë prej sot në vendin tonë, çka ndodhë me këtë vend, çfarëdo të këqija që i vijnë këtij vendi, në sa telashe do të vijë Kosova, deri kur thashë te shantazhimi mos harroni se jemi secili që voton janë bashkëpërgjegjës i saj.

Vota do të ju ndjek deri në fund sepse po e japim votën me sy mbyllur duke u bazuar vetëm në deklarata politike rutinore dhe jo pa bërë përpjekje për të parë argumentimin. Argumentimin juridik në këtë vend.

Mua më vjen keq që Qeveria e Kosovës, në vend që të pranojë vendimin e Parlamentit të Kosovës atë ditë dhe menjëherë të ftojë të gjithë neve për të ndërtuar një konsensus dhe për të përgatitur një variant të ri, nga ajo që s'e pranoi Parlamenti i Kosovës, ata me kryeneçësi, jo që s'kanë ftuar, por menjëherë e kanë kërkuar të njëjtën gjë ta riprocedojnë.

Dhe kjo të nderuar miq mjafton për të treguar se diçka këtu s'është në rregull. Çdo gjë që është speciale, është e keqe. Pse speciale? Speciale kjo, speciale ajo... Për çka speciale, gjithë për neve?

Prandaj, t'i lëmë për një moment këto grupime politike, kujt i takojmë, kush është më patriot, kush po shtyhet e kush s'po shtyhet, se kjo s'është tema. Tema është që secili veç e veç, në ndërgjegjen tonë, të vendosim. Tema është që secili veç e veç nga bindja jonë të vendosim.

Deputetët e Parlamentit të Kosovës, të cilët në seancën e kaluar kanë qenë kundër, e kanë një përgjegjësi tash të dyfishtë.

Me pas shkua vendimi i Parlamentit të Kosovës herën e kaluar, ishte shkuar me këto pasoja që po flasim për gjykatën. Me bë e me u futë sot, po e rrënojmë edhe Parlamentin, sepse po çelim rrugë përmbytëse të vendimeve të këtij Parlamenti. Sot po e godasim menjëherë Parlamentin e Kosovës, institucionin tonë.

Prandaj, i ftoj ata që kanë pasur qëndrim, të vazhdojnë të mbajnë qëndrim dhe ftoj të tjerët të reflektojnë për të mirën e vendit dhe në kokën e tyre të heqin, askush nuk ka kundër luftimit të krimeve. Vota jonë kundër, nuk është kundër një gjykate që heton krimet e luftës, ama jo në mënyrë selektive. Vota jonë kundër, nuk është kundër partneritetit. Vota jonë kundër, nuk është votë e fshehjes ose me goditje të ulëta jo argumentuese që tentojnë tjerët.

Jo. Vota jonë është kundër,sepse po i kërkohet diçka një vendi sovran të cilit nuk i kërkohet asnjë vendi që s'i është kërkuar deri sot dhe është kërkesë e padrejtë.

Mesazh edhe për komunitetin serb. Kjo që po ndodh sot, mos mendoni të nderuar kolegë deputetë nga komuniteti serb që tash po e fusim Kosovën në një situatë dhe ne po bëjmë diçka të mirë. Jo, përkundrazi. Unë besoj se kjo nuk është në interes as të komunitetit serb, as të komuniteteve tjera e as shqiptar sepse po i kthejmë tensione fals pa pikë nevoje.

Të drejtat tona, adresimet e çështjeve që i kemi, kemi rrugë të mjaftueshme, kemi rrugë të mjaftueshme për t'i adresuar dhe rizgjedhur. Ka rrugë institucionale. Ka rrugë dhe ka kapacitete për t'i ndjekur, drejtuar, adresuar dhe ndërtuar një shoqëri ashtu qysh e duam dhe kemi dëshirë ta kemi.

Po e përmbyll fjalën time, të nderuar miq, për të ju thënë edhe një herë. Këtu më, askush në këtë vend, as vendorë as ndërkombëtarë nuk mundemi të thirremi në respektimin e demokracisë, në respektimin e mendimit të lirë, në respektimin e vendimeve, sepse nga sot dhe kjo seancë po e legjitimojmë anarkinë, po e legjitimojmë kontestimin, po e legjitimojmë mospranimin e qëndrimeve dhe vendimeve të cilat nuk na pëlqejnë. Dhe kjo, kur ju zgjidhni vendime të cilat ju pëlqejnë dhe të cilat s'ju pëlqejnë, aty ka marrë fund shteti demokratik, aty pastaj futemi në anarki.

Sot ishim dëshmitarë që në syrin e të gjithëve u shkelën procedurat e pikave të rendit të ditës. U shkel Kushtetuta, u shkel procedura e Parlamentit se si duhet me ardhur një pikë e rendit të ditës. U shkelën!

Ne nuk mund nesër të themi jo tash, a e dini çka, kemi shkelur për këtë se s'është dashur dhe tash duhet të fillojmë t'i respektojmë procedurat. Nuk mund të kërkohet, me standarde të dyfishta nuk shkohet.

Kosova është e vogël, nuk ka potencial energjie dhe kapacitete të merret me 10 tema menjëherë.

Prandaj, ju ftoj me gjakftohtësi, së pari ta refuzojmë, ta ruajmë integritetin e Parlamentit të Kosovës duke e refuzuar përmbysjen e vendimit të kaluar.

Dhe e dyta, të gjithë unikë, duke provuar për të gjetur konsensus e të ndërtuar një gjykatë për krime lufte e cila nuk prek sovranitetin e këtij vendi, dhe shtetin e Kosovës.

Dhe e treta, ta ruajmë vendin tonë nga mundësitë me i lënë të tjerët të shantazhojnë.

Dhe të nderuar miq, kjo nuk bëhet në emër të partive politike. Gaboni nëse mendoni kështu - ka thënë grupi parlamentar dhe s'pata çka unë të bëj, kështu ka thënë kryeministri dhe unë u desh ta respektoj, kështu ka thënë kryetari i partisë dhe duhet ta bëj. Këtu më nuk ka kështu, këto bien. Këtu është vendim individual i secilit deputet. Bile, bile disa po thonë kështu ka thënë Amerika! Mos, deputetit s'i takon kështu të flet. Ne jemi deputetë të Parlamentit të vendit.

Sot jemi para një vendimi individual me ndërgjegje të secilit, e që thashë vota e juaj, vota e të gjithëve do të na ndjek deri në fund, sepse nuk përfundon çështja këtu sot. Nga sot hapen çështjet dhe ajo çka ta shihni, mos harroni, përgjegjës për të jeni ju që nëse sot votoni për, jeni bashkëpërgjegjës të gjithë asaj çka mund t'i ndodhë këtij vendi. Ju faleminderit!

*(Drejtimin e mbledhjes e merr kryetari i Kuvendit, z. Kadri Veseli.)*

KRYETARI: Faleminderit! Deputeti Nait Hasani e ka fjalën! Nëse dëshironi, dhe jeni lodhur, shkojmë në pauzë! Atëherë, le ta kryen edhe Naiti. Pra, pas Naitit shkojmë në pauzë!

NAIT HASANI: Faleminderit, kryetar!
Rëndësinë e kësaj gjykate e tregon prezenca e Qeverisë!
Të nderuar ministra, që vetëm 2 nga 22, janë këtu.
Të nderuar veteranë, invalidë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës që jeni këtu dhe ata që na përcjellin,
Para se të filloj fjalën time, dua të them një se ishin dakorduar dhe kishin kërkuar ujemin gurtë e mullirit. Dy gurë të mullirit rroken ndërmjet vete se kujt i takon ujemi. Guri përsipër që u sillte... Nuk e kam penguar askënd, dhe kush të doni, dilni e merreni fjalën. Askush s'dua të më pengoj.

KRYETARI: Të lutem Nait, vazhdoje fjalën!

NAIT HASANI: Po e vazhdoj. Guri i epërm i thoshte, mua më takon ujemi se unë po sillem, unë po e bluaj grurin. Guri i poshtëm tha, po harroni, se ju jeni kah silleni në kurriz timin.

Unë mendoj që kjo sjellje, që po ia bëjmë Kosovës në kurriz të Kosovës jemi kah e bluajmë dhe ujemin do ta merr Serbia.

Ka muaj që në Kosovë flitet në tërë shtypin dhe portalet shkruhet për gjykatën speciale, që do të krijohet nga miratimi i këtyre amendamenteve kushtetuese, që mundësojnë krijimin e kësaj gjykate speciale, selektive, etnike dhe raciste, që në të drejtën ndërkombëtare askund nuk e kemi

si raste të tilla të krijimit të gjykatave etnike. Këso gjykatash patëm vetëm në Afrikë, në Kili, ku bardhët kishin të drejtë absolute mbi të zinjtë. Kishin të drejtë të vritnin, kishin të drejtë të dhunonin, kishin të drejtë të therrnin, ishin të lirë sepse ligji racist i mbronte, sepse atje 5 milionë të bardhë sundonin mbi miliona të zi.

Dhe pas përmbysjes së aparteidit në Afrikë, tash në Ballkan, në Kosovë, në shtetin e Kosovës kërkohet të krijohet gjykata etnike selektive të sistemit të aparteidit duke dënuar një etni shqiptarët dhe duke i amnistuar një etni serbët apo Serbinë për krimet dhe gjenocidin që e ka bërë në Kosovë. Kjo sot po ndodh në emër të demokracisë dhe pastrimit apo larjes së hesapeve me të kaluarën çlirimtare të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, në luftën e saj për liri dhe çlirimin e Kosovës edhe me ndihmën e NATO-s.

Në Kosovë, kjo gjykatë krijohet kundër Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Kjo gjykatë krijohet për ta amnistuar Serbinë dhe për të krijuar përfitime politike dhe për ta shfajësuar gjenocidin që e ka bërë në Kosovë, jo vetëm një shekull, por edhe në luftën e fundit kriminale gjenocidiale në Jugosllavi dhe të Milosheviqit që shqiptarët kanë përjetuar tmerret dhe krimet çnjerëzore me depërtimet biblike si në kohën e nazizmit të Hitlerit. Për këtë e kemi e ish-prokuroi i Hagës, që thotë: Gjykata Speciale do t'i shërbejë vetëm Serbisë. Këtu e kemi një dëshmi, mjafton edhe këtë ai e thotë nuk do të sjell në dobi në vetvete do të shërbejë vetëm Serbisë edhe ky është prokurori i Hagës. Prandaj, në këtë e themi që kjo gjykatë në formën e saj si po ndërtohet është selektive pra, e dyta kjo gjykatë gjykon vetëm shqiptarët, por kinse krimet e bëra ndaj civilëve gjatë luftës dhe pasluftës dhe e treta, kjo gjykatë është gjykatë etnike që për herë të parë në formën kinse demokratike bëhet në Kosovë.

Pra, kjo gjykatë nuk i dënon krimet serbe në Kosovë, kjo gjykatë amniston krimet serbe që vranë e therën gra, e pleq, e fëmijë. Kjo gjykatë amniston Krushën e Vogël ku u vranë 114 shqiptarë nga 40 shtëpi shqiptarë nga serbët e Krushës së Vogël. Këta serbë amnistohen për këto vrasje të tmerrshme dhe djegien e kufomave. Kjo gjykatë nuk gjykohen as dënohen krimet e serbëve në Krushë të Madhe ku u vranë 280 shqiptarë gra e pleq, ku rreth 60 të tjerë ende nuk dihen fare sepse janë djegur nëpër ...

Këtu e kemi edhe një deklaratë ose një kërkesë nga Krusha e Madhe nënat e tyre, fëmijët e tyre që kërkojnë që pikërisht që kjo të mos miratohet. Prandaj, ata kërkojnë në Kurshë të Madhe janë dy ... janë gjetur, 8 varreza masive akoma rezultojnë të zhdukur 64 krushianë përfshirë këtu edhe atdhetarin Ukshin Hoti. Për Ukshin Hotin e dinë të gjithë kemi pas debate në Kuvend ai ende është i zhdukur, familja e kërkon, eshtrat nuk i dihen a është i gjallë a nuk është i gjallë. Edhe tash personat të cilët e kanë marrë, e kanë trajtuar ose kanë liruar Ukshin Hotin dihen me emër dhe mbiemër, dhe askush nuk merret me këtë çështje. Pse nuk merret është çështje politike, është çështje ndërkombëtare, është çështje shtetërore. Shteti jonë ka treguar paaftësi politike ta menaxhojë këtë situatë edhe ta zgjidh këtë problem të ndjeshëm.

Kjo gjykatë nuk dënon as masakrën e Celinës, as të ..., as të Mejës në Gjakovë, as të Lubeniqit në Pejë, as të Obrisë ku u vra edhe fëmija 2-vjeçar Valmir Deliu. Pra, kjo gjykatë nuk gjykon asnjë serb për krimet që kanë bërë në Kosovë, shih fotot këtu kemi një mori fotosh të cilët kjo grua e pret burrin e vetë pranë. Këtu kemi tjetër fotografi të therur në fyt, këtu kemi krimin serb, këtu i kemi të tjerët që janë, këtu kemi pra gjenocidin, këtu i kemi rrahjet brutale që i kanë bë

serbët. Shteti serb edhe këtu... kemi dhe krime, krime, krime. Unë kam fotografi që janë mbledhur pikërisht në kohën tash këtu i kemi një tjetër po ashtu dhe për neve ka shumë, po këtë shumë nuk e bëjnë fotografitë e bëjnë gjaku që është derdhur për të ardhur na me fol këtu në Kuvend të Kosovës. Këta janë viktima, ka fëmijë, ka gra, ka pleq, ka njerëz që vetëm eshtrat iu duken apo ju shihen. Prandaj, të gjitha këto janë tmerri që ka ndodh dhe na pak më parë e patëm një rezolutë kundër gjenocidit serb në Kosovë nuk jemi në gjendje ta miratojmë dhe t'i themi Serbisë se ju e keni bë një gjenocid, e keni bë një krim dhe at krim nuk duhet ta falim. Sepse të falet gjenocidi, të falësh krimin kjo është e tmerrshme kjo është vajza e Valmir Deliut, fëmija 2 vjeçar.

Këtu kemi edhe të tjerë që janë edhe dëshmorë, këtu janë vetëm kufomat, këtu janë të shkapërderdhur me sy, iu kanë hequr sytë, po këtu janë një pjesë për mua këtu është kryqi i vizatuar me thikë në trup të njeriut, këtu është i përnxjerrur me asht, prandaj këtu kemi fotografitë, këtu i kemi në varreza masive që i kanë vendos që i kanë shti, këtu kemi të tjerët që i kanë djeg. Këtu kemi po ashtu të vrarë, këtu është femër e vrarë e lidhur, këtu është e përdhunuar seksualisht edhe e vrarë, këtu është e këputur pjesën e poshtme, prandaj gjenocidit edhe këtu thotë vritni shqiptarët.

Serbët e kanë shkruar, këtu kanë djeg e kanë djegur shtëpinë dhe kanë djegur brenda, këtu janë mbetjet mortore, këtu eshtrat ku i kemi gjetur nëpër Poklek nëpër Drenicë, mbetje mortore, këtu i kemi të gjuajtur në bunar i kanë mbyt, këtu e kemi ia kanë heq edhe veshin femër është. Këtu i kemi varrezat duke i varrosur tani me nderime duke u thirrur dhe tu shit patriotizëm, këtu i kemi drejtpërdrejtë me emër dhe mbiemër kush dihet që është këtu i ka mbetur vetëm kapela ia kanë var në dru dhe kanë gjuajtur në shenjë si shenjë kundër shqiptarëve hakmarrje, këtu kemi therje e prerje nëpër fytyrë, këtu kemi një njeri të vrarë, të shkatërruar edhe në organe seksuale edhe këtu i kemi këto shenjat serbe që vazhdimisht kanë kërkuar, këtu e kemi tjetër masakër.

Këtu kemi fëmijët, këtu kemi në Podujevë vrasjen duke heq kokën. Këtu kemi të çkapërderdhur në fytyrë kufomën, këtu kemi Prekazin e Adem Jasharit të shkatërruar, këtu kemi nëpër vende të ndryshme të vrarë. Kjo është fëmija Valmir Deliu, këtu për kureshtje e kemi edhe një fëmijë është Fidan Brestovci i vrarë nga Boban Kristiqi me emër dhe mbiemër ai jeton nëpër Serbi i lirë, ndoshta dikujt i kujtohet ndonjë gjë. Këtu janë varrezat në Burgun e Dubravës.. Ende nuk dihen kush janë, këtu janë maskara të tmerrshme në burgun e Dubravës në spitalin karantinë. Këtu është komandanti i burgut dhe të burgosurit duke ec me automatik nëpër të burgosur, këtu është vëllai duke bartur vëllain e vrarë në burgun e Dubravës nga Gjakova edhe këtu e kemi me një kuti tre koka të prera të cilët sot bëjnë dritë në Serbi tek kriminelët serb atje dhe ne e kemi falë këtë gjenocid me mos miratimin e rezolutës, mos dënimin e krimeve serbe në Kosovë apo krimeve tjera.

Prandaj, për të gjitha këto e kemi ngrit na për krimet në burgun e Dubravës kemi ngrit një akuzë, kemi ngrit një kallëzim penal, kemi debatuar në Kuvendin e Kosovës për gjenocide ose për krimet që janë bërë në burgun e Dubravës, kemi thënë që në burgun e Dubravës është drejtori i burgut përgjegjësi kryesor Aleksandër Rakoqeviq. Është zëvendësi i tij ose komandanti i burgut Millodrag Vidiqmiki, është komandanti i burgut Branko Komadina, është Millosh Stojanoviq komandanti i policisë në Gjurakovq, është Bora Vllahoviq ... komandanti i policisë së qarkut në Pejë, është Dushan Antiq përgjegjës në departamentin ushtarak të kazermës së ushtrisë serbe në

Pejë, është Vladan Bojiq hetuesi i gjykatës në Pejë, është Danica Marinkoviq gjyqtare hetuese në Nish, është Drago Jankoviq ish ministri i drejtësisë në Republikën e Serbisë, është Stajo Rakiq nga Polanja e Kishnapolje Klinë, është Mirad Asiq nga Polanja në Polje Klinë, Dejan Reparnoviq është nga Osjani, Sinisha Gjurigj është nga Osjani, Gorça Popoviq është nga Rakoshi Dubravë, Radovan Krstiq është nga burgu Rakoshi, Zvonko Tomiq është Rakosh, Qeslav Dushiq është Çupevë, Zoran Obradoviq Rakosh, Simisha Popoviq është i burgosur në burgun e Dubravës serb, është Millosh Dhurim nga Burimi, Aca Peroviq nga Podgorica, Dejan Mlladinoviq nga Krusheci, Ilije Nishkoviq nga Nikshiqi, Aca është nga Burimi se nuk iu ka ditur emri, Milovan Milosheviq Talje nga Prishtina, Simiq nga Prizreni, Igor gregovuqi nga Peja, Miroslav nga Gjilani, Hajnisllav Kukrekoviq nga Grushterica e Lipjanit, Mitri nga Peja, Boban Boshkoviq nga Nikshiqi dhe ... Nishkoviq nga Çaçaku.

Këta janë personat të cilët kanë marrë pjesë drejtpërdrejtë në vrasjen e 130 të burgosurve në Burgun e Dubravës dhe në kallëzimin tonë penal gjykata e Pejës apo prokuroria e Pejës asnjëherë nuk e ka ngrit këtë çështje prej 2007-ës. Edhe këtu janë deklaratat e gjithë dëshmitarëve të vrarë ku edhe emrat e të të vrarëve të cilët janë në burgun e Dubravës. Mund t'i lexoj krejt po i kemi publike emrat edhe kush i ka vrarë, cilët janë vrarë dhe qysh janë vrarë.

Kjo do të thotë që ne kemi falë, ne po falim, ndërsa Serbia përfiton vazhdimisht nga këto. si ta falim gjenocidin e krimin çnjerëzor që ka bë, si do t'ju dalim atyre njerëzve përpara t'ju themi që neve na falni ju lutem, na duhet ta votojmë këtë gjykatë speciale sepse po na detyrojnë miqtë ndërkombëtar. Cilët janë ata miq ndërkombëtar që na detyrojnë neve të votojmë kundër ose të votojmë për? Askush. Ne jemi vetë, përgjegjësia jonë.

Prandaj, kjo gjykatë bëhet kundër Kosovës e jo në të mirën e Kosovës, në formën e tillë. Këtu kemi edhe raportet e ndryshme që vijnë nga miqtë tanë dhe ata thonë që këtë gjykatë bëhet pikërisht për t'i larguar krahun e luftës nga pushteti, cila është arsyeja nëse krahu i luftës ka bërë keqpërdorime, abuzime me pushtetin mund të largohet kurdo ne do ta votojmë, por për hir të pasluftës ta gjykojmë luftën kjo është një krim i dytë që mund t'ia bëjmë. Prandaj, ata që kanë tentuar dhe tentojnë në këtë formë kanë gabuar edhe me raportet e tyre dhe me veprimet e tyre. Dhe ne duam drejtësi, pikërisht duam drejtësinë asnjë në këtë sallë nuk ka thënë që nuk duan drejtësi, edhe ne duam drejtësi por e duam drejtësinë universale.

Duam gjykata që të dënon të gjithë ata që kanë bërë krime pa marrë parasysh etnin, a janë shqiptarë apo serb, a romë a të tjerë, një gjykatë universale për dënimin e krimit sepse krimi dhe kriminelët nuk kanë etni, as racë, as gjuhë, as komb, as fe. Pra, asgjë të përbashkët nuk kanë, ata kriminelë kanë të përbashkët krimin dhe këtë duhet gjykuar dhe dënuar pa i dalluar e selektuar. Si kjo gjykatë speciale që i dallon shqiptarët dhe serbët, dhe romët të tjerë. Ku shqiptarët i dënon e serbët i amniston.

Unë kërkoj gjykatë universale që do t'i dënojë të gjithë, në këtë besoj dhe te miqtë ndërkombëtar janë për dënimin, besoj që edhe miqtë ndërkombëtar janë për dënimin e krimit universal pa marrë parasysh kush e ka bërë krimin. Miqtë ndërkombëtarë në emër të kësaj gjykate po duan ta legjitimojnë ... në Kosovë. E legjitimojnë racizmin në Kosovë, prandaj jam kundër kësaj gjykate që bën legjitim racizmin dhe...

Po, për 16 vjet në Kosovë ne kemi pas një mbikëqyrje të UNMIK-ut me kompetenca absolute në sistemin e drejtësisë, UNMIK-u ka gjykuar thuaj të gjithë komandantët e zonave operative të UÇK-së. UNMIK-u gjykoi dhe dënoi komandantët e Zonës Operative të Dukagjinit, Llapit, Pashtrikut dhe tash EULEX-i dhe komandantët e zonës operative të Drenicës dhe Komandantin e përgjithshëm për çështje absurde e banale se ka kqyrë shtrembër dhe iu ka dhënë ndonjë shuplakë ndonjë njeriu aty.

UNMIK-u dhe Bashkësia Ndërkombëtare i dërguan në Hagë ish kryeministrin Ramush Haradinaj, Fatmir Limaj e të tjerë, prandaj Kosova ishte dhe u gjykua ndërkombëtarisht në Hagë, u gjykuan dhe u liruan të pafajshëm, cila është arsyeja të kemi tash më tutje. Këtu patëm misionin ndërkombëtar të sundimit të ligjit që kanë pas dhe kanë kompetenca absolute mbi drejtësinë. Edhe sa eksperimente na duhen në Kosovë kur është çështje e shqiptarëve të gjithë munden me u bë kundër tyre në çdo formë e mundësi se kanë qëllim dhe mision kundër Kosovës.

Tashmë pra cilët janë ata që duhet të pastrohen në këtë Gjykatë Speciale? Kush ka mbet të pastrohet në këtë gjykatë, shtypi i kish qitur edhe emrat kush do të shkojë në gjykatë, kush do të shkojë nëpër burgje, cilët do të shkojnë ata, emër, mbiemër, filani fisheku do të jenë ata që do të shkojnë, por ata që do të shkojnë çka do të pastrojnë, cilët kanë mbetur për tu pastruar është çështja. Pastrimi është edhe larje por larje e hesapeve është politike.

Të nderuar deputetë,
Sot keni në jetën tuaj përgjegjësi morale dhe ndërgjegjësim për votën e juaj se ku dhe çka do të votoni. Të votosh për krijimin e gjykatës speciale dhe dënimin e shqiptarëve e të falësh, të amnistosh gjenocidin serb në Kosovë Zoti do të na mallkojë, toka dhe gjaku i 20 mijë të masakruarve do të na gjykojë. Prandaj, votoni kundër gjykatës selektive dhe kësaj gjykate speciale. Duke votuar kundër ju do të votoni për drejtësinë universale dhe kundër çfarëdo krimi në Kosovë. Dhe për politikën ata që e kanë materializuar këtë çështje deri këtu, ata është dashur dhe duhet të vijnë të thonë të nderuar deputetë, të nderuar qytetar kemi besuar, kemi menduar që po bëjmë diçka mirë për Kosovën, por nëse kemi gabuar ndokund atëherë na falni. Në të kërkojnë falje për veprimet e veta të cilët kanë mundur t'i bëjnë gabim e për të cilët sot ne jemi në këtë gjendje.

Po para se gjithash në fund duhet të them që në një moment të caktuar në popullor përmendet "shqiponja" ose orli, ose sokoli, dhe lepuri. Dhe ishte fshehur me një ... dhe sokoli i rrinte mbi krye dhe breshka shkoi e ia bëri... lepurit dhe i thoshte lepuri mirë e ki breshkan se e kemi shqiponjën përsipër.

Prandaj, politika jonë ka ardhur në këtë gjendje. Kjo është e tmerrshme për neve. Prandaj unë po kërkoj që mos ta votojmë këtë gjykatë, t'ia japim mundësinë Qeverisë të kërkojë të menaxhojë edhe të kërkojë një gjykatë që do të jetë kundër për krime lufte në Kosovë për të gjithë një gjykatë universale. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Pauzë deri në ora 15:00. Një orë, atëherë deri 14:30 vetëm ejani të mos mbetet salla zbrazët.

* * *

*Vazhdimi mbledhjes plenare, pas pauzës*
*<u>Mbledhjen e drejton kryetari i Kuvendit, z. Kadri Veseli.</u>*

KRYETARI: Të nderuar deputetë,
Po vazhdojmë me seancën plenare. Fjalën e ka deputeti Ismajl Kurteshi.

ISMAJL KURTESHI: Faleminderit, kryetar!
Deputetë të nderuar të Kuvendit të Kosovës, për dëmet që po i sjellin ndryshimet e propozuara të Kushtetutës që i ka sjell për herë të dytë Qeveria kanë folur gjatë e me argumente deputetët e opozitës edhe në këtë seancë edhe në seancën e kaluar.

Por, edhe koalicioni PDK-LDK ka sqaruar për opinionin shumë qartë dhe mirë sa të dëmshme janë këto ndryshime. Sot në fjalën e tij të përsëritur kryeministri Isa Mustafa ndër të tjera tha se ky vendim është i vështirë dhe ky vendim natyrisht se është i vështirë sepse është i dëmshëm për vendin, po të mos ishte i dëmshëm për vendin nuk do të ishte i vështirë. Shumë akterë të PDK-së kërkesën e miqve ndërkombëtar siç e kanë quajtur ata e kanë quajtur të padrejtë dhe e kanë quajtur të padrejtë sepse është e dëmshme për këtë vend.

Po të ishte e dobishme për vendin kjo kërkesë nuk do të quhej e padrejtë prandaj edhe njëri subjekt edhe tjetri hapur kanë pranuar se sot janë nënshtruar një presioni dhe nën presion po bëjnë diçka që është tepër e dëmshme për këtë vend. Në fjalën e tij të sotme edhe shefi i Grupit Parlamentar të PDK-së zoti Grabovci tha se duke marrë këtë vendim po i sjellim dëme tha të vogla, po mandej dëmet do të maten më vonë dhe elaboroi edhe më tutje po pranoi se këtij vendi po si sillen dëme duke i përkrahur këto ndryshime.

Shumë deputetë sot thanë se lufta e UÇK-së ka qenë e drejtë, por megjithatë në fund po vendosin që përmes këtyre ndryshimeve të fillon procedura e dënimit të kësaj lufte të drejtë. Po të njëjtët deputetë thanë se Rezoluta për krimet e Serbisë e cila është propozuar pak më parë thanë se është e drejtë dhe madje-madje e vonuar por nuk votuan që ajo rezolutë të kalojë sot dhe të diskutohet për një çështje të tillë.

Sot Kuvendi po voton për diçka që nuk është në dobi të këtij vendi, prandaj edhe po e merr përsipër një barrë tepër të rëndë nga e cila do të pësojnë gjenerata të tëra.

Sot mendoj se ne të gjithë do të duhej ta kuptojmë qartë se përveçse po ndërmarrim veprime të dëmshme duke sjell, ri sjell një çështje që e kemi votuar para një jave, para një muaji, po sjellim edhe një praktikë e cila sigurisht që do të përsëritet. Nëse ne votojmë sot për herë të dytë diçka që kemi votuar para një muaji atëherë prej nga dikush mund të na e mohoj të drejtën që të njëjtën çështje ta votojmë edhe për herë të tretë pas një muaji ose dy muaj dhe ta humbim autoritetin dhe kredibilitetin e këtij institucioni aq të lartë.

Nëse po thirremi shpesh në atë se çka kanë thënë miqtë tanë ndërkombëtarë të cilët asnjëherë nuk na e kanë pru ndonjë shkresë në emër të një qeverie, sepse në vendet e tyre ata aq që mund t'i mendojnë këto gjëra, atëherë unë vetëm po mundohem ta citoj vetëm disa fjalë të njërit nga këta miqtë ndërkombëtar. Geoffrey Nice që ka qenë prokurorë në Hagë me rastin e gjykimit të Milosheviqit këto ditë ka deklaruar se këto ndryshime janë tepër të dëmshme për Kosovën dhe si

të tilla nuk do të duhej të përkrahen. Me këto veprime që ne po pranojmë ta rivotojmë vendimin që e kemi marrë para disa kohe po del se në Kuvend nuk po merr vendime Kuvendi, por po merr vendime Qeveria, sepse sa herë që atyre nuk po ju pëlqen diçka po e rikthejnë këtu dhe do ta rikthejë X herë derisa ne të votojmë ashtu siç po dëshirojnë ata. Prandaj, edhe nuk e di pse do të duhej ne të votojmë do të ishte mirë që Qeveria t'i merr edhe këto kompetenca le të voton vetë, le të propozon vetë, Kuvendi edhe ashtu nuk i duhet këtij vendi kështu siç e kemi.

Unë po e përmbyll këtë fjalë timen edhe me një diskutim të një pjesëtari të LDK-së dhe të PDK-së, të cilin rastësisht e kam dëgjuar. Derisa ky i PDK-së i thotë këtij zotërisë së LDK-së se ju jeni shumë të dëgjueshëm dhe të gjithë po votoni njësoj sepse keni shumë presion nga kryeministri që e keni edhe kryetar partie, ky tjetri ia ktheu: më mirë të jemi të dëgjueshëm sepse t'i biejmë pishmonë pas disa dite. Unë besoj se kjo tjetra nuk do të ndodhte, ata që kanë votuar para një muaji ashtu siç kanë votuar do të votojnë edhe sot në at formë dhe nuk do të lejojmë që në Kuvend ta ndryshojmë rendin kushtetues dhe ta instalojmë një formë të autoritarizmit dhe të një diktature, sepse atje ku s'ka parlamentarizëm atje ku liderët partiak bëjnë presion dhe derisa t'i bindin deputetët që të veprojnë sipas interesave të tyre, sipas asaj që ata kanë premtuar pa u konsultuar me deputetët atëherë për çfarë demokracie bëhet këtu fjalë.

Këtu bëhet fjalë për një diktaturë e cila ju shërben kërkesave të Serbisë dhe Rusisë dhe të askujt tjetër. prandaj, unë mendoj që deputetët do të jenë në nivel të detyrës dhe këto nuk do t'i realizojnë këto kërkesa të Serbisë dhe të Rusisë të cilat do ta dëmtojnë shumë të sotmen dhe të ardhmen e Kosovës. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Hatim Baxhaku e ka fjalën, përgatitet pastaj Daut ose Pali, cili të doni.

HATIM BAXHAKU: I nderuar zoti kryetar,
I nderuari zoti kryeministër,
Të nderuar Kabinet qeveritar ata që janë këtu,
Të nderuar deputetë,

Kohët e fundit dhe sidomos muajin e fundit ka pasur shumë diskutime dhe debate publike, prononcime të ekspertëve të çështjeve ndryshme kushtetuese, analistëve të ndryshëm lidhur me pasojat e themelimit dhe të mos themelimit të Gjykatës Speciale prandaj unë nuk dua të ndalem në këtë çështje sepse të gjitha ato i kemi t qarta të gjithë nga ne, ai që donë t'i kuptojë.

Mendoj se për të gjithë ne po ashtu është shumë e qartë se lufta e shqiptarëve dhe UÇK-së ka qenë një luftë e drejtë, e pastër, e domosdoshme dhe imponuar për të mbrojtur ekzistencën fizike të tij dhe këtë e dinë dhe e thonë të gjithë edhe ndërkombëtarët, edhe miqtë tanë dhe shtetet më të fuqishme demokratike përndryshe nuk do të ishin vënë në mbështetje të kërkesave të shqiptarëve dhe të luftës së tyre për liri dhe pavarësi.

Unë dua me disa fjalë këtu për hir të së vërtetës dhe asaj që të mos krijohen keqkuptime në opinion dhe opinione të gabuara nga fjalimet revolucionare, pseudo-patriotike, folklorike dhe tërësisht demagogjike dhe vetëm për interesat e ngushta dhe të ulëta të përfitimeve politike t'i sqarojë disa gjëra. Sot në fillim të seancës, të nderuar qytetarë dhe të nderuar deputetë, nuk është

votuar për rezolutën për dënimin e krimeve dhe gjenocidit serb por është votuar për futjen në rend të ditës dhe atë si pikën e parë për këtë seancë të kësaj rezolute. Prandaj, ai votim ka qenë që kjo Rezolutë të mos futet në rend të ditës si pikë e parë dhe jo që është votuar kundër kësaj rezolute.

Nuk është kërkuar të votohet përmbajtja e kësaj rezolute por vetëm futja në rend dite dhe kjo gjë është mohuar nga shumica e deputetëve. Këtë duhet ta kenë qytetarët, prandaj edhe desha ta shpjegoj. Dhe nëse ne deputetët që votuam kundër futjes në rend të ditës të kësaj rezolute jemi një tradhtarë ashtu siç na quajtën disa deputetë, diskutues të mëparshëm të opozitës, atëherë disa nga deputetë e opozitës propozues të kësaj rezolute janë disa herë tradhtarë, sepse janë disa herë dhe disa vite deputetë të Kuvendit të Kosovës. Së dyti nëse sot ata deputetë që votojnë pro themelimit të Gjykatës Speciale bëjnë një gabim dhe një padrejtësi dhe një dëm ndaj vlerave të UÇK-së, sovranitetit të sistemit të gjyqësorit dhe të Kosovës dhe shtetit të Kosovës në tërësi, ata që nuk do ta votojnë këtë gjykatë do të bëjnë një dëm shumë më të madh, të rëndë dhe të papërmirësueshëm ose shumë vështirë të përmirësueshëm shtetit të Kosovës, pavarësisë dhe qytetarëve të Kosovës në tërësi.

Do të bëjë një dëm shumë të madh të ardhmes euroatlantike dhe evropiane të shtetit të Kosovës, zhvillimit ekonomik dhe ecjes së përbashkët të Kosovës me partnerët dhe miqtë tanë ndërkombëtar që janë shtetet më të fuqishme ekonomike, por edhe të vendimmarrjes politike, botërore drejt këtyre integrimeve euro atlantike dhe evropiane.

Unë nuk mund të kuptoj si mund të thuhet jo kërkesës të partnerëve tanë ndërkombëtar, të cilët ishin përkrahës për 20 vjet rresht në rrugëtimin tonë për liri, pavarësi dhe të cilët edhe sot janë garanci e kësaj lirie dhe pavarësie dhe në rrugën tonë drejt integrimeve euro atlantike dhe dihet se kjo kërkesë është dëshmuar se është e nevojshme edhe nga shumica e diskutuesve tanë, por mënyra se si duhet të krijohet kjo gjykatë është e ndryshme varësisht nga përkatësia politike.

Të nderuar qytetarë,
Për kombet e vogla ndodh shumë rrallë dhe është shumë e vështirë e arritshme që në luftën e tyre dhe përpjekjet e tyre për liri dhe pavarësi në anën e vetë të kenë përkrahës përkrah fuqitë e mëdha botërore, ushtarake, ekonomike dhe politike, prandaj nuk guxojnë dhe nuk mund të lejojmë që kjo përkrahje dhe ky partneritet të zbehet përndryshe merrni një përgjegjësi shumë të madhe për qytetarët e Kosovës nëse kjo përgjegjësi ekziston te të gjithë ju. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Daut Haradinaj e ka fjalën, përgatitet Haxhi Shala nga “Nisma”.

DAUT HARADINAJ: Faleminderit, kryetar!
I nderuari kryeministër,
Zoti ministër, u mundova ta shkurtoj fjalimin se u konsumuan shumë temat, kisha pas dëshirë të kishte qëndruar këtu Agim Çeku të dëgjojë se pikërisht atij do t’ia kisha adresuar një pyetje si kryetar i Komisionit për Verifikimin e Veteranëve, si ish komandant i përgjithshëm i UÇK-së dhe si njeri që vjen prej Qyshkut, babën e tij e kanë vrarë pikërisht se ka qenë vetëm baba i Agim Çekut.

Naim Lushit nga Qyshku po ashtu, ia kanë masakruar krejt familjen dhe e kanë mbajt me vite të tëra në burg duke e terrorizuar, nuk e di Agim Çeku çka ka t'i thotë Qyshkut sonte, apo nesër apo kurdoherë. Me emër të drejtësisë po bëhen padrejtësi edhe sot e kësaj dite një proces gjyqësor vazhdon në Serbi pikërisht për këto masakra. Për të nderuarin Rafet Rama e di që sot është ka bie shi dhe zakonisht reuma prej plagëve, e di që me 5 maj '97 i ke marrë 5 plumba në trup dhe po at ditë një shok i yti bashkëluftëtar i yti dhe kryetarit të Kuvendit është ra dëshmorë, krahas shumë luftëtarëve tu at ditë ka pas heronj të mëdhenj si Xhevë dhe Fehmi Lladrovci, edhe Ilaz Kodra, të cilët pas shumë betejave edhe udhëheqje të luftës kanë rënë dëshmorë. Blerta Deliu Kodra që doli prej seancës duhet të mendojë mirë dhe ta ruaj at emër, sepse ai mbiemër nënkupton shumë, ai nënkupton luftën dhe sakrificën e madhe të Drenicës dhe regjionit.

Për veprimtaren e shumë çmimeve ndërkombëtare e vendore zonjën Flora Brovina, që me të vërtetë me të drejtë mbi 7 milionë shqiptarë janë gëzuar kur je dal prej burgut, jam i bindur se edhe kësaj radhe ki me ua vërtetu se me të vërtetë e ki merituar at respekt dhe sot kësaj dite do të respektohesh dhe nuk do të luhatesh qëndrimet tua.

Ndërkohë, që po flasim për luftën dhe kontributin, për sakrificat dhe për rezolutën që u mundua ta nxjerr kam qenë dëshmitar edhe në mandatin e kaluar edhe në këtë mandat se Xhevahire Izmaku jo një herë por disa herë ka treguar dhe ka dëshmuar për masakrat të cilat janë zhvilluar në at regjion dhe jam i sigurt që edhe sot ajo i rrinë karshi atij qëndrimi edhe pse sot vajza e saj nuk iu ka drejtuar publikisht. Të lutem, mam mos e voto gjykatën.

Sot në media serioze britanike, shkruan se misioni ndërkombëtar në Kosovë janë degraduar, jam i sigurt që të gjithë pajtohemi me këtë fakt. A ishte dënimi meritor për dy komandantë, për komandantin e përgjithshëm të UÇK-së zotin Sylejman Selimi, për kryetarin e komunës dhe komandantin e Drenicës dënim meritor. A u dënuan këta prej një institucioni degraduar në Kosovë dhe nëse po zoti Bekim Haxhiu duhet të mendoj saktë se a janë misione të degraduara edhe a është ai dënim meritor dhe unë pres prej teje që krahas shumë veprimeve të drejta që i ki bo edhe sot ki me marr një vendim sikurse, me datën 26 qershor.

Kosova që nga viti 2000 e deri më sot ka kaluar në shumë procese gjyqësore në mesin e atyre proceseve gjyqësore është zoti Latif Gashi, Rrustem Mustafa që padrejtësisht 16 vjet janë përballur me procese të ndyta, me procese të montuara. Ata kanë të drejtë sot edhe para opinionit ndërkombëtar, edhe vendor me i thënë jo kësaj gjykate edhe unë jam i sigurt që këta kanë me e thonë.

Kemi pasur procese ndërkombëtare jo vetëm nivelin e Kosovës, por edhe në Tribunalin e Hagës, është filluar me Fatmir Limaj në 2003 dhe shokët e tij, është vazhduar me kryeministër deri tek ushtarët. Kemi pas dhjetëra procese nëpër Kosovë të gjykatave qoftë të UNMIK-ut, qoftë të EULEX-it, qoftë të tribunalit ndërkombëtar dhe tash pas 16 vjetëve po na thonë se duhet edhe njëherë ta pastrojmë luftën për liri. Unë mendoj që gjithë ata njerëz që kanë jetuar në Kosovë qofshin ata shqiptarë, serb apo komunitete tjera e dinë shumë mirë se kush ka bërë agresion në Kosovë.

Unë jam i bindur që deputetët që kanë votuar, më 26 qershor, kundër kësaj gjykate edhe sot do të votojnë kundër. Edhe për fund edhe një fjalë, gëzimin e atyre që e pash në byfe kur zoti Nait

Hasani dëshmonte provat për masakrat në Kosovë e kemi rastin të ua zbehim qitash me një votë kundër kësaj gjykate. Serbët, Serbia në Kosovë aparati shtetëror i ka vrarë edhe fëmijët e vetë në Pejë në rastin Panda vetëm e vetëm me i paraqit shqiptarët e Kosovës, ushtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës terrorist.

Edhe këto procese që i kanë montuar e kanë burimin në Beograd dhe ne sot kemi të drejtë qofshin ata pozitë, opozitë t'i themi jo edhe një padrejtësie tjetër për luftën tonë të cilën unë mendoj që UÇK-ja ka qenë vetëm institucion prijës por përndryshe populli i Kosovës e ka bërë luftën. Po ju kqyri në sy të gjithëve, ju kam shokë, miq, dashamirë, bashkëluftëtarë edhe ata që po na ndjekin dhe nuk janë këtu ju kisha kut mos ta përsërisim edhe një gabim. T'i japim një notë negative kësaj padrejtësie dhe të mendojmë që këto procese nëse ka nevojë t'i vendosim në Kosovë, t'i kryejmë detyrat tona. Ju faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Haxhi Shala e ka fjalën.

HAXHI SHALA: Faleminderit, kryetar!
I nderuari Kabinet qeveritar,
Më lejoni t'ju pyes se për çka jemi mbledhur sot këtu, natyrisht se është një pyetje retorike kjo e imja, mirëpo jam e bindur që shumica prej atyre që do të votojnë këto ndryshime kushtetuese sot këtu nuk janë të vetëdijshëm se çka në të vërtetë po bën vendi i tyre.

Po në këtë sallë më herët e patëm një rezolutë që ndoshta nuk ka qenë asgjë tjetër një rezolutë për krimet këtu i pash disa bashkëluftëtarë tanë, disa deputetë të cilët i kanë edhe familjet e masakruar dhe nuk janë në gjendje së paku një votë ta kenë për rezolutën e krimeve dhe gjenocidin serb. Apo ndoshta për dikë të ruhesh apo të shpëtosh veten, apo karrierën politike është më me rëndësi se sa të shpëtosh tërë shtetin. Servilizmi, hipokrizia po karakterizon shumicën parlamentare, po karakterizon spektrin politik të Kosovës për shkak të kësaj shumice parlamentare fatkeqësisht. Jam sot këtu para jush, për të dërguar mesazhe të qarta ndërkombëtare dhe sidomos popullit tim se ka njerëz në këtë Kuvend që as për interesa të ngushta personale apo partiake e besa as për servilizëm ndaj askujt nuk bëjnë veprime që dëmtojnë shtetin tonë, nuk bëjnë veprime që qesin në lajthitje gjakun, mundin e mijëra bashkëkombëseve tanë që luftuan dhe punuan me shekuj për këtë shtet, për këtë popull.

Por, fatkeqësisht këtu mbrapa meje janë disa njerëz që sollën këtë të keqe të vendit tonë për njerëzit tanë. Këtu mbrapa meje janë udhëheqësit përmes bisedimeve në emër të Kosovës dhe për të shpëtuar veten ia sollën këtë gjykatë Kosovës. Këtu në sallë janë disa të cilët çdo katër vjet në zgjedhje thirren në emër të vlerave dhe luftëtarëve të UÇK-së, në emër të atyre që tani do t'i dërgojnë për t'i dënuar padrejtësisht nga gjykata speciale.

Këta këtu dhe shumë mbrapa tyre po na shesin kopalla se kjo gjykatë është kusht nga ndërkombëtarët, nga miqtë tanë, nga po ata miq që na ndihmuan që ta çlirojmë vendin tonë nga egërsira milosheviqane. Kjo, të nderuar kolegë nuk është e vërtetë, sepse vendet perëndimore kanë drejtësi të mirëfilltë, sepse ato vende dhe ata njerëz e dinë dhe bazohen në fjalët e aktivistit amerikan për të drejtat e njeriut dhe barazi gjatë viteve të '80-ta, Martin Luter King, i cili thoshte: "Padrejtësia në ndonjë vend është kërcënim për drejtësinë në çdo vend".

Prandaj, padrejtësia që po i bëhet popullit të Kosovës dhe ish ushtarëve të UÇK-së është kërcënim për drejtësinë dhe në vendet demokratike. Ne nuk jemi kundër drejtësisë, ne jemi kundër gjykimit të secilit krim që është bërë në hapësira dhe këtë e kemi dëshmuar me vite nëpër gjykatat ndërkombëtare, nëpër gjykatat vendore me gjyqtarë dhe prokurorë ndërkombëtar. Ne jemi kundër gjykatave etnike, jemi kundër kufizimit të sovranitetit tonë, ne jemi kundër padrejtësisë.

Prandaj, ju komandantë e frontit "Vendlindja thërret" dhe të 3% që tani jeni në koalicion qeveritar nëse mendoni se lufta e UÇK-së nuk ka qenë e drejtë, nuk ka qenë e pastër dhe pretendoni të pastroni ndërgjegjen përmes gjykatave speciale të iniciuara nga Serbia, votojeni ashtu siç ishit në ballë të fondeve të dërgesës së mërgimtarëve në emër të luftës, ashtu dilni edhe në ballë të Gjykatës Speciale dhe mundohuni ta pastroni vetveten dhe paratë, të cilat i keni grumbulluar nga djersa e qytetarëve.

Për mos ta zgjas shumë ne luftëtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, si shumë bashkëluftëtarë të mi këtu e dinë më mirë që në kohën e luftës së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës asnjë kishë, asnjë masakër ndaj popullit serb nuk është bë. Në qoftë se ka me të vërtetë jemi aq të përlyer, janë të përlyer këta të cilët në kohën e luftës nuk kanë gjetur forcë t'i bashkojnë fondet dhe të forcohet Ushtria Çlirimtare e Kosovës, kurse sot gjejnë forcë dhe thirren në atë në emër të pastrimit të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Faleminderit kërkoj nga bashkëluftëtarët e mi që të gjejnë forcë dhe mos të votojnë këtë gjykatë. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Pal Lekaj e ka fjalën, Albin Kurti bëhet gati.

PAL LEKAJ: I nderuar kryetar i Parlamentit!
Më lejoni që t'i drejtohem gjithë heronjve të kombit që sot janë në altarin e lirisë, më lejoni që t'i drejtohem të gjithë dëshmorëve të kombit, veteranëve, luftëtarëve, invalidëve, gjithë atyre viktimave që kanë ndodhur nga regjimi serb që ka kryer gjenocid në Kosovë, gjithë atyre nënave që sot e kësaj dite derdhin lot për pagjeturit dhe për viktimat që u kanë shkaktuar Serbia dhe po i drejtohem heronjve të kombit, bacit Adem dhe po i them që bac nuk u kry.

Para një orë e gjysmë apo dy, ky Kuvend, këta deputetë i thanë jo gjenocidit që e ka kryer në Kosovë Serbia. Këta deputetë pa ndonjë rrethim shtetëror, pa tanke, pa asnjë fuqi që t'i shtyjë që të votojnë kundër rezolutës këta votuan dhe hynë në historinë më të zezë të kombit shqiptar. Dhe a thua a pritet që këta deputetë që votuan pro, asaj rezolute që sot këtu në Kuvend të votojnë për një tjetër vendim që e mendoj që prapë do të bëjmë gabimin që me të vërtetë do ta zinë krejt Kosovën me vendimin e tyre.

Mendoj që nuk e kemi merituar si shtet që sot të merret mëvetësia gjyqësisë, që sot të merret mëvetësia e Kosovës. Kosova dhe qytetarët e saj nuk dëshirojnë të kthehen 16 vjet mbrapa e të kujtojnë tmerrin që kishte ndodhur në Kosovë dhe nga ai tmerr apo luftë kemi humbur më të madhe në njerëz dhe duke e shkatërruar një Kosovë të tërë nga regjimi i kaluar, ndërsa lufta që u bë nga UÇK-ja është thënë luftë çlirimtare dhe kërkonin çlirimin e vendit dhe asgjë më shumë.

Të nderuar deputetë,

Shumë nga ju e thonë dhe at me zë të lartë se kjo gjykatë nuk është, është një e keqe e domosdoshme, por të ju përkujtoj se nuk jemi këtu që ta votojmë të keqen edhe kur ajo imponohet, ngase jemi zotuar se vota jonë gjithmonë do të jetë në interesin e Republikës së Kosovës.

Të nderuar qytetarë të vendit,
Kjo gjykatë assesi nuk do të mund të rregullojë imazhin ndërkombëtar të Kosovës përkundrazi ky imazh do të përkeqësohet pasi Kosova do të jetë pjesë e kronikave dhe propagandave anti shqiptare thuajse ne ishim agresorë e jo viktimë. Ne si Aleancë për Ardhmërinë e Kosovës jemi që çdo lloj krimi nga kushdo dhe kundër kujtdo qoftë bërë, të marrë ndëshkimin e merituar mirëpo assesi nuk e shohim të nevojshme që për këtë ta votojmë themelimin e gjykatës speciale pasi që Kosova e ka sistemin e vetë gjyqësor. Prandaj, me krijimin e Gjykatës Speciale Kosova po e humb kredibilitetin e një shteti ligjor dhe do të tregojë mos aftësi, moszotësi, dhe mos pjekuri për të ndërtuar një shtet dhe për të ushtruar të gjitha atributet e një shteti të pavarur.

Ju deputetë që jeni pro Gjykatës Speciale tregojuni qytetarëve të Republikës së Kosovës se ju jeni ‘sui generis’ në rajon dhe më gjerë që i thoni po kësaj gjykate. Tregojuni qytetarëve të Republikës së Kosovës se ju nuk po i besoni sistemit të drejtësisë në Kosovë dhe po krijoni një sistem paralel i cili do të na kthen 16 vjet mbrapa për t’u marr me çlirimtarët, e jo më agresorin. Këtë votim pro nuk do të pranonte një shtet demokratik dhe nuk kemi pse të pranojmë as ne.

Të nderuar deputetë,
Nëse vërtet dëshironi ta mbroni interesin e Kosovës, ju ftoj që të mos e votoni këtë gjykatë, të paktën këtë nder e presin votuesit tuaj dhe tanë, këtë e presin qytetarët e Republikës së Kosovës, këtë e presin heronjtë e kombit, këtë e presin çlirimtarët e Kosovës, dëshmorët, invalidët që i lanë gjymtyrët në fron, prandaj ju lutem dhe ju bëj thirrje që të mos votohet Gjykata Speciale. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit, Pal! Albin Kurti e ka fjalën.

ALBIN KURTI: Qytetarë të Republikës,
Deputetë të Kuvendit,
Për t’i ikur stigmatizimit formal se është duke u themeluar një gjykatë e veçantë, një Gjykatë Speciale, e cila do të funksionojë e pavarur brenda sistemit të drejtësisë në Kosovë, me një supremacion juridik ndaj çdo gjykate tjetër, Gjykatën Speciale, me eufemizëm e quajtën dhomat e specializuara dhe Zyra e prokurorit të specializuar. Por gjithsesi se bëhet fjalë për një Gjykatë Speciale, e cila ndodhet brenda sistemit të drejtësisë në Kosovë, me kusht që të ndodhët sipër tij.

Mbikëqyrja e punës së Gjykatës dhe Zyra e prokurorit nuk i nënshtrohen asnjë mbikëqyrjeje nga Këshilli Gjyqësor, gjyqtarët pa përjashtim, që të gjithë janë ndërkombëtarë dhe të njëjtit nuk emërohen sipas procedurave të parapara me legjislacionin në fuqi, kontrolli ligjor dhe kushtetues kalon nëpër fazat procedurale tërësisht të pavarura me rregullimin aktual. Pra bëhet fjalë për aprovimin e diçkafit që nuk do të jetë nën kontrollit e atyre që do ta aprovojnë.

Më tutje, kompetenca kohore është gjithashtu simptomatike, dhomat do t’i gjykojnë të gjitha veprat penale sipas detyrës zyrtare për periudhën nga 1 janari 1998 e deri më 31 dhjetor 2000.

Pra, nëse e marrim si ditë të çlirimit të Kosovës, 12 qershorin, kjo i bie që mandati kohor, kompetenca kohore e Gjykatës Speciale, do të jetë për 6 ditë më shumë pas luftës se sa gjatë luftës. Pra, në njërën anë do të jetë më shumë pas luftës se sa gjatë luftës dhe në anën tjetër eliminohen komplet krimet e paraluftës, sepse ne e dimë shumë mirë se në Kosovë nuk ka pasur vetëm krime gjatë luftës, por ka pasur krime edhe para luftës.

Kompetenca territoriale është edhe më e çuditshme. Kjo është shumë e çuditshme, sepse ligji në aspektin territorial nuk i referohet territorit të Republikës së Kosovës, mirëpo përkufizimin e kompetencës territoriale e ndërlidh me gjendjen juridike në periudhën 1998-2000, ku thotë se kompetenca do të jetë e shtrirë sipas kompetencave të gjykatave të Kosovës, në atë periudhë.

Edhe pse në mënyrë eksplicite nuk e thotë, ligji aludon në rregullimin e gjykatave sipas Ligjit për gjykatat e rregullta i vitit 1978. Pra territorin e Kosovës ligji nuk e definon si Republikë, por si organizim territorial të ish- krahinës.

Sa i përket ligjeve të aplikueshme, dhomat do të zbatojnë krahas Kodit Penal, Kodin Penal të RSFJ, të vitit 1976, Kodit Penal të KSAK-së të vitit 1977, ligjet penale të nxjerra pas vitit 1989 që “nuk janë diskriminuese”, sipas Rregullores së UNMIK-ut 1999/25 dhe konventat ndërkombëtare.

U pat bërë kritikë pse do të përfshihet edhe krimi i gjenocidit dhe më pastaj gjenocidi u hoq si fjalë eksplicite në tekstin e amendamentit dhe të projektligjit, mirëpo Kodi Penal i RSFJ i vitit 1976 e ka gjenocidin brenda, kështu që gjenocidi do të jetë sërish krim i përfshirë nga Gjykata Speciale e cila siç u tha disa herë, do të jetë etnike.

Në këtë amendament, në pikën 5 thuhet me sa vijon: Para hyrjes në ndonjë marrëveshje ndërkombëtare me një shtet të tretë, në lidhje me bashkëpunimin juridik që përndryshe do të kërkonte ratifikim sipas nenit 18, dhomat e specializuara do të kërkojnë pajtimin paraprak të Qeverisë. Ne, nuk jemi Republikë qeveritare, ne jemi Republikë parlamentare. Pse të kërkohet pajtimi i Qeverisë,
pse të mos kërkohet pajtimi i Kuvendit të Kosovës?

Përshtypja ime është se e kërkojnë pajtimin e Qeverisë meqenëse ministri në Qeveri është shumë më i brishtë se sa deputeti në Kuvend. Nëse një deputet është i padëgjueshëm, atij nuk i merret dot mandati, ndërkaq nëse një ministër është i padëgjueshëm, ai shumë kollaj mund të shkarkohet nga kryeministri. Pra, është kontrolli më i madh i Qeverisë mbi Kuvendin dhe kontrolli gjithsesi më i madh i burokratëve ndërkombëtarë mbi Qeverinë.

Dhe, mëgjithë këtë trysni vendëse e ndërkombëtare, ajo çfarë po shohim edhe në këtë sallë plenare të Kuvendit, është që Kuvendi më shumë është bërë vendi në të cilin ndërrohet mendimi se sa që shprehet ai.

Më tutje, në pikën 7 të këtij amendamenti thuhet me sa vijon: “Dhomat e specializuara dhe Zyra e prokurorit të specializuar mund të kenë seli në Kosovë dhe seli jashtë Kosovës. Dhomat e specializuara dhe Zyra e prokurorit të specializuar mund të ushtrojnë funksionet e tyre në të dy selitë apo diku tjetër, sipas nevojës.

Pra, ku pse dhe sipas të cilave kritere, kush e përcakton këtë nevojë? Pra, këtu ka të bëjë me një zbrazësi shumë të madhe, ka të bëjë me një të panjohur fundamentale e cila do të votohet, por si një çek bllanko.

Më tutje, në pikën 8, thuhet që çdo person i akuzuar për krime nga dhomat e specializuara mund të paraburgoset dhe të transferohet në dhomat e specializuara që ndodhen jashtë territorit të Kosovës. Këta persona mund të transferohen për të vuajtur dënimin e tyre në një shtet të tretë, jashtë territorit të Kosovës.

Pse, çfarë shteti paska brenda territorit të Kosovës? Çka do të thotë kjo, shtet i tretë? Në cilin shtet tjetër, kush e vendos këtë dhe mbi cilat kritere apo standarde?
Kjo është më keq se sa burgu i Guantanamos. Guantanamo, së paku dihet se na është në ishullin kuban, por këtu ku do të jetë Guantanamo, nuk po dihet. Dhe ju e dini që burgun e Guantanamos, pa fund organizata ndërkombëtare për të drejtat e njeriut dhe për demokraci e kanë kritikuar ashpër.

Të gjitha këto të panjohura, në fakt janë dëshmi se nuk bëhet fjalë për kurrfarë transparence dhe llogaridhënie që janë vlera, le të themi, të parlamentarizmit të demokracisë dhe posaçërisht të botëkuptimit liberal.

Dhe për të qenë më keq se kaq, nuk ka as mundësi për ligj për ekstradim, sepse ekstradimi i paraprin çfarëdo ligji duke ke trivializuar këtë. Pra, bëhet fjalë për një situatë në të cilën do të votohet praktikisht rrëmbimi i njerëzve nga Kosova dhe dërgimi i tyre në shtete të treta, siç thuhet, pa e ditur asnjëherë se ku do të jenë ato.

Është interesant që projektligji e bën vetëm sa më të vështirë situatën. Në pikën e parë të nenit 57 - vuajtja e dënimit me burg, thuhet “dhomat e specializuara dhe Zyra administrative mund të bëjnë marrëveshje me shtetet të cilat kanë treguar gatishmëri që brenda territoreve të tyre ta lejojnë vuajtjen e dënimeve me burgim të personave që janë shpallur fajtorë nga dhomat e specializuara”.

A mjafton gatishmëria e atyre shteteve? Çka nëse ato shtete janë të tilla që nuk e njohin Kosovën? Ose, shtete që kanë qenë kundër UÇK-së, ose shtete që kanë qenë e janë kundër intervenimit të NATO-s. Pra, këtu thuhet se do të mjaftojë gatishmëria e atyre shteteve dhe tash është momenti që ta ndalim këtë arbitraritet meqenëse projektligji nuk ndalet dot, sepse nevojiten vetëm 61 vota për atë. Pra, tash kur janë të nevojshme 80 vota, mund të ndalet kjo e keqe e madhe e cila në fakt është e keqe shumë e madhe për shkak se ka tepër të panjohura dhe jo vetëm për shkak se përmban aq shumë gjëra të këqija të njohura.

Më tutje, në nenin 36 - deklarata solemne, thuhet që “para se t’i marrin përsipër detyrat e tyre sipas këtij ligji, kryetari i dhomave të specializuara, gjyqtarët, prokurori i specializuar dhe administratori i zyrës së regjistrimit, japin nga një deklaratë - zotim solemn se do t’i ushtrojnë funksionet e tyre në mënyrë të pavarur, të paanshme dhe me ndërgjegje, mirëpo, lufta politike dhe ideologjike bëhet për kuptimin e këtyre nocioneve. Nuk mjafton të thuhet i pavarur, i paanshëm dhe me ndërgjegje. Duke u bazuar, në cilin tekst, në cilin dokument? Në Bibël, në Kuran, në Kushtetutë të Kosovës, në manifestin e suralistëve të Andre Bretonit? Ku domethënë?

Ku po bazohet? Mbi cilin tekst do ta reflektojnë atë paanshmëri, atë ndërgjegje dhe atë të pavarur? Domethënë, nuk ka asnjë tekst ku këta do t'i referohen.

Më tutje, në nenin 31 - pavarësia e gjyqtarëve, pika 4 thuhet: "Asnjë gjyqtar nuk mund të përjashtohet përveç nëse gjyqtarët tjerë me shumicë absolute vërtetojnë se ai nuk i plotëson më kushte te parapara në nenet 27 dhe 31". Ky është definicioni i aristrokacisë ose i masonerisë, ku vetëm ata gjyqtarë mund ta përjashtojnë njërin prej tyre.

Pra, ne nuk marrim pjesë në përbërjen e tyre dhe ne nuk mund të kemi kurrfarë ndikimi në përjashtimin e cilitdo prej tyre. Ky është tamam rregulli aristokratik, ku ata janë njerëz të rendit të parë, ne të tjerët jemi njerëz të rendit të tretë, as të dytë. Dhe, kjo do të thotë që këta gjykatës, po duan të na thonë qysh tash, ende pa u emëruar ata, se ne e paskemi të nevojshme këtë gjykatë, por asaj nuk i nevojitemi ne.

Pra, ashtu siç është shkruar ky projektligj dhe siç është bërë ky amendament, kjo do të thotë se ne kemi nevojë për ata, po ata nuk kanë nevojë për neve.

Deputetë të Kuvendit të Kosovës, vazhdimisht flitet se si duhet ta pastrojmë emrin e njollosur të Kosovë e të UÇK-së mirëpo asgjë nuk po na njollos sikurse pikërisht kjo thirrje për pastrim. Duke bërë thirrje për pastrim duan të na vulosin si të papastër, ndërsa me këso metodash të ndyra, si puna e Gjykatës Speciale që po na kthehet në Kuvend, nuk mund të ketë pastrim. Këto metoda janë tejet të ndyra që të mund të pastrohemi me to.

Edhe gjykatës e prokurorët e speciales do të ishin produkt i këtyre burokratëve ndërkombëtarë mos veprues ose keq veprues dhe nuk do të silleshin ndryshe prej atyre të UNMIK-ut dhe EULEX-it. Ndonjëri që do të vepronte ndryshe, do të na e prodhonte skandalin e radhës, sikurse ky i fundit me prokuroren Bamie. Me atë rast pasardhësi i zotit Zhbogar do të vizitonte kryeredaktorët e gazetave për t'ua zbutur qëndrimin atyre.

Vlen të përkujtohet se zoti Zhbogar menjëherë të premten tha se është i zhgënjyer me vendimin e Kuvendit të Kosovës. Në fakt kjo është transferencë. Zoti Zhbogar ishte i zhgënjyer me premtimet e papërmbushura të Mustafës e të Thaçit se ndryshimi kushtetues për hir të Gjykatës Speciale është çështje e kryer.

Çfarëdo prokurorie e gjyqësie, e drejtë e Kosovës, në të ardhmen duhet të merret edhe me prokurorët e gjykatësit aktualë dhe ata të deritanishëm, qofshin ata vendës apo ndërkombëtarë, sepse ne qe 16 vjet kemi edhe prokurorë edhe gjykatës, por ata ose nuk e kanë kryer punën ose e kanë kryer keq atë. Mirëpo, as Gjykata Speciale nuk do të merret me ta ashtu siç nuk është marrë askush në të kaluarën.

Deputetë të Kuvendit të Kosovës,
Sa shumë politikanë, gazetarë, njerëz të OJQ-ve e opinionistë të ndryshëm e kanë sharë e mallkuar Lëvizjen "Vetëvendosje" që po e kritikon dhe kundërshton UNMIK-un në vitet 2005, 2006 e 2007 dhe EULEX-in, sidomos në vitet 2008 e 2009, mirëpo para pak muajsh shefi më i ri i EULEX-it, italiani Gabriell Emeuçi e pranoi që EULEX-i është një eksperiment, ashtu siç e kishte cilësuar "Vetëvendosja" para 7 vjetësh.

Të njëjtit njerëz që na kanë sharë e mallkuar para shumë viteve, të njëjtit njerëz po flasin me pietet tash për Gjykatën Speciale dhe, bindja ime e fuqishme është që kjo vjen nga një fushatë e orkestruar, e cila është e pranishme edhe në media e jashtë tyre.

Para disa javëve e patëm këtu kongresistin amerikan Eliot Engel, i cili foli afro 20 minuta në Kuvendin e Kosovës, ishte saktësisht me datën 2 korrik dhe i cili tha vetëm tri a katër fjali për Gjykatën Speciale. Mirëpo, vetëm ato fjali u bënë lajm kryesor në edicionet e mediave elektronike dhe në ballinat e mediave të shtypura.

Nga 20 minuta sa ka folur zoti Engel këtu, vetëm ato tri-katër fjali për Gjykatën Speciale u bënë lajmi kryesor. Prandaj, kjo tregon se ka pasur një fushatë të madhe, të sponzoruar, e cila ka krijuar një ambient të këtillë që të mos duket e çuditshme edhe kur kthehet amendamenti 24, siç ndodhi sot.

Kemi dëgjuar edhe më herët se si po shantazhohemi si Kuvend, si popull, duke thënë që nëse nuk e kalojmë ne Gjykatën Speciale, atëherë këtë e bën Këshilli i Sigurimit i Organizatës së Kombeve të Bashkuara, sepse aty është Rusia dhe me siguri Rusia e mbështet Serbinë e kështu me radhë dhe do të kemi një Gjykatë edhe më të keqe se sa ajo Specialja, të keqen e së cilës në fakt nuk e dimë ende.

Mirëpo, shtrohet pyetja pse të gjithë deputetët e Listës Serbe ishin për ndryshimet kushtetuese të Kosovës që i hapin rrugë Gjykatës Speciale? Pse këta ishin për Gjykatën Speciale, pse nuk ishin kundër? Ata e përfaqësojnë vullnetin dhe interesin e Beogradit, në Kuvendin e Kosovës. A nuk do të duhej që ata të jenë të interesuar që të dështojë Gjykata Speciale në Kosovë, a nuk do të duhej që ata të jenë kundër dhe mandej ajo të shkojë në Këshill të Sigurimit të OKB-së, sepse atje është Rusia që është për, ndërkaq Shtetet e Bashkuara të Amerikës, u deklaruan se nuk do ta përdorin të drejtën e vetos. Pra, vetë Lista Serbe do të duhej të kishte interes që të dështojë në Kuvendin e Republikës dhe të shkojë në Këshill të Sigurimit, ku e kanë Rusinë. Mirëpo, nuk po ndodhë kështu, sepse interesi i Beogradit është pikërisht që vetë Kuvendi i Kosovës ta bëjë ndryshimin kushtetues për t’ia hapur rrugën Gjykatës Speciale.

Deputetë të Kuvendit të Kosovës,
Ne, vazhdimisht kemi pasur gjykata speciale. Pse edhe një tjetër speciale? Neve na mungojnë gjykatat normale, jo gjykatat speciale. Neve po na mungon normaliteti e jo specialiteti. Në anën tjetër kjo nuk është kurrfarë gjykate speciale, në kuptimin që nuk është gjykatë e re. Ne tashmë e kemi parë atë te UNMIK-u dhe EULEX-i. Kjo është edhe një tjetër gjykatë e njëjtë, edhe një Gjykatë Speciale, edhe një gjykatë me spec.

Shteti i Kosovës për bindjen time të fuqishme nuk do të duhej t’i bënte mbështetje financiare personave të akuzuar nga dhomat e specializuara të Prokurorisë në Gjykatën Speciale. Ata nuk do të duhej ta pranojnë këtë gjykatë. Ashtu qysh aktivistët e Lëvizjes “Vetëvendosje” nuk i kanë pranuar gjykatat e UNMIK-ut dhe EULEX-it, njësoj edhe qytetarët e Republikës që do të akuzohen në të ardhmen nuk do të duhej ta pranojnë legjitimitetin e Gjykatës Speciale.

Fundja, cili është kuptimi që të pranohet një gjykatë e padrejtë dhe mandej të marrësh përsipër barrën financiare të akuzuarve.

Meqenëse Gjykata Speciale është e padrejtë, meqenëse ajo po instalohet prej lart, atëherë shpenzimet për mbrojtjen e të akuzuarve le t'i bartë vetë ajo gjykatë, e jo buxheti i popullit të varfër të shtetit të Kosovës.

Të gjithë ata të cilët thonë se duhet që shteti i Kosovës t'i mbështetë financiarisht të akuzuarit e ardhshëm të Dhomave të Specializuara të Gjykatës Speciale tregojnë se personalisht nuk besojnë në drejtësinë e kësaj gjykate, e madje as në nevojën për të.

Një linjë tjetër e argumentimit që është bërë se na nevojitet Gjykata Speciale janë uzurpimet ordinere të pasluftës. Shpeshherë kemi dëgjuar në media perëndimore dhe vendore se shumë banesa të serbëve të cilët e kanë lëshuar Kosovën, në vitin 1999, na qenkan uzurpuar nga pjesëtarët e UÇK-së.

Së pari, nuk ka fakte për këtë gjë. Së dyti, UÇK-ja e ka ditur qysh gjatë luftës që do të çarmatoset. Qysh në mars kur është pranuar dokumenti i Rambujesë, e ka ditur UÇK-ja që pas luftës ajo nuk do të ekzistojë.

Prandaj, bindja ime është që uzurpimet e banesave dhe e pronave, jo vetëm e serbëve në Kosovën e pasluftës, sidomos në vitet 1999 e 2000, nuk janë bërë nga UÇK-ja, madje as nga pjesëtarët e UÇK-së si të tillë, por janë pasojë e drejtpërdrejtë e çarmatosjes dhe e shuarjes së UÇK-së. Pikërisht pse s'ke pasur UÇK ke pasur uzurpime. Po ta kishe pasur për UÇK-në, që në 1999 bëhet ushtri e Kosovës, do të kishte rend e rregull, nuk do të kishte këso uzurpimesh individuale, ku secili njeri e merr fatin në duart e veta dhe këqyrë me ia bë vetes qarën materiale.

Pra, kemi pasur uzurpime e plaçkitje bash pse s'kemi pasur UÇK. Pse s'ka pasur uzurpime e plaçkitje në 1998 kur kemi pasur UÇK? Pse s'ka pasur deri në qershor të vitit 1999 uzurpime e plaçkitje? Pikërisht pse ka pasur UÇK. Në momentin kur s'ke UÇK ti ke uzurpime dhe plaçkitje. Dhe kjo paraqet një linjë të argumentimit e cila fatkeqësisht ka zënë vend në popull.

Deputetë të Kuvendit të Kosovës,
Në njërën anë dokumentet e shtetësisë së Kosovës janë amnezike. Ato i kanë harruar rezistencën popullore e luftën çlirimtare, UÇK-në, dëshmorët e martirët, vuajtjet e humbjet e njerëzve tanë.

Dokumentet amnezike të shtetësisë së Kosovës e kanë harruar historinë e popullit të saj. Në anën tjetër, nga historia e dimë se pas kapitullimit vjen Tribunali. Pas kapitullimit vjen Gjykata Speciale. Negociatat dhe marrëveshja e Thaçit me Serbinë, më 19 prill 2013 ishte kapitullim.

Serbia i fitoi integrimet evropiane, një herë statusin e vendit kandidat e pastaj edhe negociatat për anëtarësim, Serbia e fitoi pushtetin në 10 komuna të Kosovës. Miliarda euro e dollarë i kanë shpenzuar faktorët ndërkombëtarë për multienticitet në Kosovë, mirëpo partia e Daçiqit e fitoi më shumë se çerekun e komunave të Kosovës, kurse Kosova po e fiton Gjykatën Speciale për krimet e pjesëtarëve të UÇK-së.

Këtë nuk kemi mundur as ta imagjinojmë, asnjëri prej nesh. Mirëpo, po e përsëris edhe një herë, pas kapitullimit vjen Tribunali... pra, Tribunali në formën e Gjykatës Speciale vjen pas kapitullimit, pas "Zajednicës", por vjen edhe para realizimit të saj në terren. Midis pranimit

politiko-juridik të "Zajednicës" dhe zbatimit të saj, hallka lidhëse është pikërisht Gjykata Speciale.

Deputetë të Kuvendit të Kosovës,
Kosova sigurisht se ka nevojë për ndryshime kushtetuese, por jo për këso ndryshimesh kushtetuese. Ne kemi nevojë për ndryshime kushtetuese, për shembull, ta heqim nenin 1 pikë 3 të Kushtetutës, i cili na e ndalon bashkimin me një shtet tjetër, përkatësisht me Shqipërinë. Kemi nevojë që të kemi ndryshime kushtetuese që ta heqim decentralizimin mbi baza etnike dhe ta bëjmë decentralizimin mbi baza qytetare për zhvillim. Pra, në vend të decentralizimit sipas identitetit të kemi decentralizim ekonomik e financiar, e po ashtu do të mund të kishim dhe ndryshime kushtetuese prej kësaj Kushtetute që e kemi libertariane, pothuaj se neoliberale, në të cilën siç e dini të gjithë ju Konventa ndërkombëtare për të drejtat politike dhe civile është e pranishme, mirëpo Konventa tjetër ndërkombëtare për të drejtat ekonomike, sociale dhe kulturore nuk figuron askund.

Pra, ne kemi nevojë edhe për ndryshime kushtetuese, të cilat na nxjerrin prej kësaj kushtetute libertariane në drejtim të një kushtetute demokratike, shumë më demokratike, të një kushtetute social-demokrate.

Dhe krejt në fund, dy gjëra. Shtetndërtimi i Kosovës lëngon nga një pyetje e cila në rastin më të mirë nuk ka përgjigje, e në rastin më të keq e ka përgjigjen e gabuar. Kjo pyetje është me sa vijon:
A ka pasur të drejtë heroi i kombit Zahir Pajaziti ta vrasë bashkëpunëtorin e Serbisë, Ejup Bajgorën? Të gjithë ne e dimë nga historia se e kemi jetuar vetë që Zahir Pajaziti e ka vrarë Ejup Bajgorën. Shtrohet pyetja, a ka pasur të drejtë? Dhe, përgjigja në këtë pyetje e organizon komplet shtetndërtimin e Kosovës, sepse këtu u tha duhet të dënohet vrasjet, duhet të dënohen krimet, një mënyrë neutrale. Jo, po këtu ka pasur dy palë. Kjo është luftë politike.

Shteti i Kosovës në dokumentet themeltare dhe në ligjet e veta, nuk jep përgjigje për këtë në rastin më të mirë, në rastin më të keq jep përgjigje të gabuar. Kur të përgjigjemi pozitivisht që Zahir Pajaziti ka bërë akt çlirimtar me rastin e vrasjes së bashkëpunëtorit të Serbisë, Ejup Bajgorës, atëherë edhe ligjet, edhe Kushtetuta, edhe Deklarata e Pavarësisë, edhe gjykimi i krimeve të luftës në të ardhmen rregullohen.

Përderisa kjo pyetje ose përgjigjet gabimisht ose heshtet, nuk ka as shtetndërtim, as përparim, as sovranitet, as integritet territorial.

Dhe e dyta, krejt në fund, unë po e vërej që po krijohet një lloj atmosfere shumë e rëndë në Kosovë në të cilën ka një si lloj nënqeshjeje për Gjykatën Speciale se mos po na i heq disa njerëz të korruptuar në emër të krimeve të luftës. Ky është gabim i dyfishtë. Së pari, të mos i dënosh këta për krime te pasluftës dhe së dyti t'i dënosh për krime të luftës. Ky është krim i dyfishtë tash. Ne po kërkojmë drejtësi në formën e krimit të dyfishtë dhe kjo nënqeshje, kjo atmosferë shumë e rëndë, besoni është shumë e rrezikshme për Kosovën dhe të ardhmen e saj. Dhe kjo po vërehet edhe këtu në seancë.

Unë kam shumë respekt për LDK-në e vitit 1990 dhe LDK-në e vitit 1991. Mirëpo kjo lloj nënqeshje për Gjykatën Speciale disi sikur po na e kthen LDK-në e vitit 1998. E kjo nuk na duhet tash në fazën e shtetndërtimit. Është e domosdoshme që të sqarohet e vërteta historike në dokument tona dhe për opinionin publik ndërkombëtar dhe të mos i fërkojmë duart se ndoshta me ndihmën e ndërkombëtarëve do të na e kryejnë një punë të cilën në fakt duhet ta kryejmë vetë ne si deputetë të Kuvendit e si qytetarë të Republikës. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Kemi reagim! Më lejoni, se edhe unë po mundohem! Ismet Beqiri e ka, si reagim Albin ndaj jush, pra nga shefi i Grupit Parlamentar të Lidhjes Demokratike të Kosovës.

ISMET BEQIRI: Jo vetëm dua t'i them zotit Kurti që qëndrimet e tij për LDK-në dhe për të gjithë udhëheqësit e LDK-së i dimë, nuk është diçka e re dhe po ashtu po i them, ose po e përsëris se nuk jeni ju ai që i vlerësoni etapat e caktuara të zhvillimit, të ndërtimit të LDK-së dhe të veprimeve të saj.

Keni të drejtë të flisni, sikur që folët gati një orë, dhe në shumë vende të mos ia qëlloni hiq, por është e drejtë e juaja dhe normal që unë nuk kish reaguar. Por, më takon një obligim e përgjegjësi dhe me bindje të plotë e them se ato që i thoni dhe atë ndarjen tuaj famoze të etapave të zhvillimeve të LDK-së, absolutisht ju, zoti Kurti, nuk keni të drejtë ta bëni, e bëjnë qytetarët me votë. Dhe po ashtu, tash po e përmend, e dinë qëndrimin tuaj, vazhdimisht injorues, përbuzës ndaj atij që ka bërë shumë për ta bërë shtetin e Kosovës, krahas luftës me gjithë atë që e ka bërë, e kam fjalën për presidentin Rugova, prandaj mos na moralizoni, thoni mendimin tuaj, ju votoni dhe është e drejtë e juaja si votoni, por nëse mendoni se me këtë ndarje dhe me këtë farë klasifikimi të etapave të zhvillimeve të LDK-së, po ia qëlloni, po unë po them s'po ia qëlloni fare, por është mendimi i juaj e mbajeni për veti, dhe ndikimi në LDK ajo që e thoni ju është minore, të them nuk është kurrfarë.

KRYETARI: Faleminderit! Albin, urdhëro për kundër-replikë.

ALBIN KURTI: Unë thashë që kam respekt për LDK-në e vitit 1990 dhe të vitit 1991. Dhe ky është mendimi im që unë e shpreh lirshëm. Dhe unë nuk besoj që është e drejtë të më thoni se nuk kam të drejtë të vlerësoj.

Edhe ju keni të drejtë të vlerësoni për "Vetëvendosjen" Kurrfarë problemi s'ka. Mendimin tuaj, qëndrimin tuaj, lirisht shprehe. Pra nuk duhet dikush të ketë të drejtë të japë vlerësime, dikush mos të ketë drejtë të japë vlerësime, e unë besoj që kjo është çështje e lirisë së shprehjes, të mendimit dhe të gjykimit. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Tash fjalën e ka Shukrije Bytyqi, nga "Nisma".

SHUKRIJE BYTYQI: Faleminderit, kryetar!
Të nderuar qytetarë të Republikës së Kosovës,
Të nderuar kolegë deputetë,

Sot, ne patëm rastin që të tregojmë se nuk i kemi harruar krimet e kryera nga Serbia gjatë vitit 1998 dhe gjatë vitit 1999 me votimin e Rezolutës e cila dënon krimet që janë bërë në Kosovë nga pushteti serb.

E patëm rastin të dënojmë dhe t'u dalim përball mbi 12 mijë personave të vrarë, mbi 2 mijë të pagjeturve, mbi 1 milion të dëbuarve, e patëm rastin të tregojmë edhe shkatërrimin e ekonomisë, të humbjes së pronës dhe të gjitha, të tregojmë se nuk e kemi harruar gjenocidin serb që është ushtruar ndaj popullit shqiptar, sepse edhe nëse ne të donim ta harronim këtë gjenocid që ka ndodhur në Kosovë dhe që besoj se asnjë nga ne nuk mund të harrojë këtë, sepse nuk na lejojnë lotët e nënave, motrave dhe fëmijëve të tyre që humbën më të dashurit e tyre.

Nuk mund të na lejojnë të harrojmë mbi 300 masakra barbare të kryera nga forcat serbe që shokuan edhe opinionin ndërkombëtar, siç edhe e kemi në këtë foto këtu.
Madje këto masakra i kanë pranuar edhe vetë pjesëtarët serbë që i kryen aktet më çnjerëzore, ndonëse sa herë debatohet për luftën, ne duhet të mbajmë kokën ulur, ne duhet të detyrohemi të ndjehemi të pafuqishëm, ne duhet të mos i shikojmë në sy familjarët e dëshmorëve, familjarët e të vrarëve e tjerë dhe sot ne patëm rastin të bëjmë padi ndaj gjenocidit serb, por këtë nuk e bëtë ju, me votën tuaj.

Por mos harroni se edhe sot, me këtë mos votë, dihet se kush janë fajtorët. Do të dihet se kush është në gjendje që së paku moralisht të ngritë dorën për dënimin e masakrës së Reçakut, Izbicës, Poklekut, Çikatovës së Vjetër, Qyshkut, Pejës, Krushës, Gjakovës, e shumë e shumë masakrave të tjera që mbetën sot e kësaj dite fajtorët pa u dënuar.

Sot dihet qartë sa jemi ne në gjendje që së paku moralisht t'u lehtësojmë dhembjen atyre mijëra grave e motrave tona që u dhunuan në Kosovë, t'u lehtësojmë së paku dhembjen atyre nënave të mbi 1 400 fëmijëve të vrarë e të masakruar.

Ne kishim tash një vit presion për themelimin e një Gjykate Speciale e cila do të dënonte luftën e lavdishme të Ushtrisë Çlirimtare dhe dhjetëra deputetë ngritën dorën për këtë themelim, ndërsa sot për dënimin e krimeve më çnjerëzore pas Luftës së Dytë Botërore, nuk e votuan rezolutën që i hap rrugë dënimit të Serbisë për gjenocid dhe krim kundër njerëzimit. Nuk e ngritën dorën që ta votojmë rezolutën në mënyrë që në ndërgjegjen e tyre të jenë të lehtësuar nga dhimbja që na kaplon tash e sa vite.

Me votën tuaj kundër rezolutës, nuk mund të dilni të qetë para nënave që ende nuk iu kanë shterur lotët dhe vrapimet për të kërkuar më të dashurit e tyre. Madje ata lot të shndërruar në fotografi për çdo ditë i shohim para këtij Kuvendi ku ndodhemi ne sot. Nuk votuat për këtë dhe në këtë mënyrë nuk do të mund të dilni të qetë para kamerave që t'u hidhni lule dëshmorëve, nuk do të jeni të qetë se duhet të frikësoheni se ata edhe nga bronzi ju qortojnë. Nuk votuat rezolutën, prandaj edhe nuk do të mund të shkoni në shtëpi të dëshmorëve t'i vizitoni e të buzëqeshni. Nuk votuat për hatër të këtij fëmije këtu, që atë kohë ishte vetëm 7-vjeçar dhe u masakrua në mënyrën më barbare vetëm e vetëm që ishte shqiptar. Ndoshta ky sot do të ishte njëri prej deputetëve të Parlamentit të Kosovës.

Ju që votuat kundër rezolutës e cila dënon krimet më barbare të bëra në Kosovë, si do të mund të vizitoni familjen e komandantit legjendar, Adem Jashari dhe humbjen e 70 anëtarëve të familjes së tyre, e t'i vizitoni Krushen e Madhe që ka mbetur në gra, burrat janë masakruar e torturuar në mënyrë më çnjerëzore, do të vizitoni familjen Delijaj kur është mbyllur dera e shtëpisë nga masakrat serbe, si mund të shkoni në Poklek e atje ende buçet vaji i nënave për bijtë e tyre të pagjetur, si mund të vizitoni familjen e doktorit të parë të UÇK-së doktor Hafir Shalës, trupi i të cilit gjendjet i fshehur nga barbaria serbe, si mund t'u dilni përballë nënave gjakovare e t'u thoni: na falni, nuk mundëm ta dënojmë Serbinë.

Ju sot shkelët të gjitha këto dhe nuk votuat rezolutën. Nuk dua të besoj se ndonjëri prej jush mund t'u dalë përballë familjeve të dëshmorëve, invalidëve, martirëve e tjerëve. Prandaj ju lus që sot të mos e votoni Gjykatën Speciale, mos e cungoni sovranitetin e shtetit, mos votoni një gjykatë e cila dënon luftën e pastër të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

KRYETARI: Faleminderit! Mytaher Haskuka, nga Lëvizja "Vetëvendosje", e ka fjalën.

MYTAHER HASKUKA: Të nderuar qytetarë,
Kolegë deputetë,
Për padrejtësitë historike dhe morale të këtyre ndryshimeve kushtetuese dhe Gjykatën Speciale folën tjerët, prandaj unë nuk do të kaloj kohë me këtë.

Por unë dua të tërheq vëmendjen që riprocedimi i ndryshimeve kushtetuese të cilat nuk kanë kaluar para një muaji, pa bërë asnjë ndryshim në propozim, ndryshime këto që pat propozime për këto ndryshime, do të thotë është një akt jo demokratik që paraqet precedent të pariparueshëm për demokracinë e Kosovës.

Kjo vërteton edhe një herë që Qeveria është mbi Kuvendin e Kosovës, si në shumë raste të tjera, e jo anasjelltas. Organi më i lartë demokratik, Kuvendi po e humb funksionin e tij dhe po shndërrohet në një ministri apo në Ministrinë e 22 të Qeverisë për legjitimim të vendimeve të Qeverisë.

Me këtë, Kosova tashmë e klasifikuar si një vend gjysmë demokratik, pra një demokraci autokratike po bëhet një autokraci qeveritare.

Të nderuar kolegë deputetë,
Më lejoni të përkujtoj se para një viti saktësisht më 17 korrik 2014 të gjithë deputetët prezentë në këtë Kuvend janë betuar apo kanë nënshkruar tekstin e betimit që thotë saktësisht kështu: Me nder e përkushtim do të përfaqësojmë dinjitetin e popullit, interesin e të gjithë qytetarëve të Kosovës, që do të angazhohemi për mbrojtjen e tërësisë territoriale dhe të integritetit institucional të Kosovës dhe për garantimin e lirive dhe të drejtave të njeriut në përputhje me ligjet e vendit"

Pra më lejoni të ju përkujtoj se ju keni nënshkruar betimin i cili thotë se do të mbroni dinjitetin e popullit, interesin e saj, liritë dhe të drejtat e njeriut, ligjet dhe sovranitetin institucional të Republikës së Kosovës.

Të gjitha këto vlera demokratike nuk mund të mbrohen nëse nuk ka llogaridhënie të drejtpërdrejt dhe ju votoni për ndryshime kushtetuese që do të krijojnë institucione paralele dhe që do të shkatërrojnë integritetin institucional të Kosovës.

A nuk është vota e qytetarëve ajo që dallon demokracitë nga diktatura, a nuk është Kuvendi i Republikës, institucioni më i lartë i demokracisë. Nëse votoni pro për këto ndryshime, tash e tutje Kuvendi nuk është më i larti. Nëse u thoni po ndryshimeve kushtetuese, atëherë ju po vepruni kundër, ju po e hidhni poshtë votën e qytetarëve, ju po i degradoni kompetencat e Kuvendit të Republikës së Kosovës dhe me këtë edhe demokracinë e brishtë që e kemi. Nga ju po kërkohet që t'i votoni ndryshimet kushtetuese, të cilat do të krijojnë institucione të cilat do të jenë mbi Kuvendin e Republikës së Kosovës, pra mbi demokracinë dhe mbi Republikën tonë.

T'ju përkujtoj se kjo gjykatë do ta ketë të drejtën që të bëjë marrëveshje ndërkombëtare me shtetet tjera dhe kështu përmes marrëveshjeve të fusë tërë Kosovën në obligime ndërkombëtare, pa pasur mundësi që këto marrëveshje t'i ratifikojë Kuvendi i Kosovës apo presidentja. Me këtë kjo gjykatë do të hedhë poshtë edhe Kushtetutën e Kosovës, kështu që kjo gjykatë do të jetë mbi institucionet sovrane të Republikës së Kosovës, pra do të jetë institucion paralel mbi të gjitha organet e Republikës.

Pasi shumë nga ju kolegë gojën e keni integrime evropiane, dhe kryeministri këtu po ashtu tha se këto janë për integrime evropiane e kështu me radhë, asnjë shtet në Evropë nuk ka institucione paralele apo institucione mbi shtetin, mbi votën e popullit.

Çdo institucion në vende të Evropës i jep llogari votës qytetare. Po ku mund të gjejmë shembull të tillë të institucioneve antidemokratike, shembull të institucioneve të tilla të paprekshme, të instaluara nga jashtë, që janë mbi dhe kundër vullnetit të popullit, që nuk japin llogari votës, mund t'i gjejmë vetëm në shtetet e Afrikës Nënsahariane, mund t'i gjejmë në vendet e Lindjes së Mesme, mund t'i gjejmë nëpër vende të Azisë Qendrore, por jo assesi në asnjë vend të Evropës.

Kjo gjykatë është kundërkushtetuese, prandaj po kërkohet edhe ndryshimi i Kushtetutës.

Pra, edhe një herë të them, nëse doni të mbani betimin që e keni dhënë para një viti se do të mbroni liritë dhe të drejtat e qytetarëve të Kosovës, në përputhje me ligjet e vendit dhe me standardet evropiane, që është ky citim nga betimi, duhet t'u thoni jo këtyre ndryshimeve kushtetuese. Jo, për hir të nderit tuaj, jo për demokracinë, jo për Republikën, domethënë, jo për të pasur integrime evropiane. Pra, për hir të Evropës duhet t'u thoni jo kërkesave të miqve tanë nga Evropa. Mos e votoni këtë monstrum që do të shkatërrojë demokracinë. Ju faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Të nderuar deputetë, para se të vazhdojmë me Baliun, në orën 17,30 do të jetë votimi dhe këtë ta keni parasysh. Për këtë kisha lutur deputetët dhe kryetarët e grupeve parlamentare sepse në orën 17,30 do të jetë votimi. I kemi edhe 6 vetë, por në 17:30 do të jetë votimi. Bali Muharremaj e ka fjalën.

BALI MUHARREMAJ: Faleminderit, kryetar!
Kabinet qeveritar,
Të nderuar deputetë të Parlamentit të Kosovës,

Të nderuar qytetarë të Republikës së Kosovës,
Seancat plenare lidhur me këtë çështje tashmë po ndodhin thuaja se si teatër që hidhet mendja se s'kemi kah t'ia mbajmë, se kinse duhet patjetër të votojmë. Jo, nëse s'e bëjmë ne, e bëjnë ata, këto janë disa lloje të propagandave.

Përpjekja jonë për liri ka qenë dhe mbetet periudha më e ndritshme dhe më e lavdishme e historisë sonë kombëtare. Rezultatet e asaj lufte nxitën reagime të gjithë botës demokratike dhe aktivizuan aleancën më të madhe ushtarake në botë.

Ne po diskutojmë për një çështje shumë të ndjeshme dhe ndër më të rënda që kur Kosova ka shpallur sovranitetin e vet shtetëror. Ne tash jemi para një sfide me pasoja fatale që qeveritë e Kosovës na sollën dhuratë, me presion të pa parë po ushtrohet trysni për diçka që as populli nuk e pranon.

Shoqëritë demokratike me kohë i dhanë përgjigje se krimet e luftës, krimi kundër njerëzimit, shkatërrimet, dhunimet dhe vrasjet me përmasa gjenocidiale në Kosovë i ka kryer aparati i organizuar shtetëror serb. Mediat e huaja dhe organizatat ndërkombëtare bënë fakt përmes fotografive që u dëshmuan gjatë gjithë luftës.

Është e vërtet që Kosova ka nevojë për gjykatë, por për gjykatë që e lufton krimin e organizuar, korrupsionin dhe lidhjet e shkurta të mafies dhe të pushtetit. Jemi dëshmitarë që shumë ushtarë dhe udhëheqës të luftës çlirimtare ishin subjekt i shumë proceseve gjyqësore të gjykatave vendore dhe ndërkombëtare dhe me shumicën e rasteve triumfoi lufta jonë e drejtë dhe çlirimtare.

Por, duket se këto për qendra të ndryshme të vendimmarrjes politike në vend dhe jashtë saj nuk mjaftuan dhe tani po na kërkojnë që të bëhemi pjesë e një eksperimenti të madh të radhës, rezultat i së cilës do të dëmtojë shtetin e Kosovës në shumë dimensione, ata po këmbëngulin dhe sa herë po e bëjnë këtë për aq po na sjellin dëme.

Të nderuar deputetë,
Po e përsëris ashtu siç e kam thënë në fjalimin tim për herën e fundit, jemi para një situate kur kemi vetëm dy zgjidhje, e para që me votën tonë të marrim mbi supe një barrë të rëndë historike për të cilën do të mbahemi në mend gjatë dhe do të gjykohemi nga brezat e ardhshme, apo ta refuzojmë krijimin e kësaj gjykate dhe të vihemi në mbrojtje të dinjitetit dhe luftës sonë çlirimtare.

Me qëllim që të jemi ballëhapur para popullit dhe brezat që vijnë, të dashur kolegë, mendoj se ne duhet ta zgjedhim të dytën, ngjashëm sikur që e kishim zgjedhur rreshtimin tonë në mbrojtjen e qenies tonë kombëtare të vitit 1998-1999.

Vota jonë pro kësaj gjykate do të jetë votë kundër sovranitetit të shtetit tonë, kundër rendit juridik dhe kushtetues, kundër sistemit unik gjyqësor dhe prokurorial, kundër rolit dhe mandatit të Gjykatës Kushtetuese, kundër Institutit të Avokatit të Popullit dhe me një fjalë vota e tillë është kundër përpjekjeve sublime të popullit të Kosovës për liri dhe pavarësi.

Momentet e tilla ku vihet në sprovë integriteti dhe dinjiteti i deputetëve, ku vota e deputetit lë gjurmë në historinë e vendi janë shanse të rralla që përballen përfaqësuesit, andaj të dashur kolegë shfrytëzojeni këtë rast që të dëshmoni se jeni në mbrojtje të integritetit, sovranitetit dhe vlerave të popullit që me votën e tyre ua ka besuar votën juve.

Ne s'duhet të dorëzohemi kur kemi të drejtë ngase fundi i fundit nëse duam barazi politike ta bëjmë përmes marrëveshjeve që hapin perspektivë për zhvillim e jo të hapin plagë nga e kaluara. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Fisnik Ismajli e ka fjalën.

FISNIK ISMAJLI: Nëse dikush e ka fëlliqur luftën e UÇK-së, jeni ju Hashim e Kadri, bashkë me do 'baraba' të SHIK-ut këtu, që janë edhe deputetë, madje në këtë sallë e që vazhdimisht e keni keqpërdorur luftën çlirimtare këto vjet.

Ju e keni fëlliqur atëherë në fillim me mbishkrimet "Mos e prek, UÇK!" e nesër duke uzurpuar banesa e lokale, menjëherë pas lufte e vazhduat duke e uzurpuar shtetin deri sot 16 vjet më vonë, duke e vjedhur qytetarin, duke e shitur Kosovën për pazare të poshtra, krejt për përfitime personale dhe gjithmonë, gjithmonë në emër të luftës.

Ju jeni thirrur në vlera të luftës sa herë që keni bërë dallavere, sa herë që keni bërë kompromise në kurriz të qytetarit e sa herë që keni bërë marrëveshje për ta shpëtuar lëkurën tuaj. Për këtë arsye pikërisht juve që jeni një grup i vogël, por i rrezikshëm dhe i paskrupullt, nuk ju nguci as UNMIK-u, nuk ju nguci as EULEX-i e s'ka me ju nguc as Gjykata Speciale, sepse ju marrëveshjen për të shpëtuar veten e për ta nxjerr veten veç e keni bërë. Prandaj ju nuk mërziteni as kësaj here për t' i përdhosur prapë vlerat e luftës së UÇK-së për të shpëtuar edhe një herë veten tuaj e për t' ia krijuar vetes mundësitë për të vazhduar të vidhni e ta shkatërroni vendin, qyshe edhe ia keni bërë deri tash.

Për të pastruar UÇK-në, zotërinj, nuk duhet Gjykatë Speciale për krime lufte, po duhet burg për juve që e fëlliqët prej çlirimit e deri sot e që vazhdimisht po e përuleni luftën e drejtë të ushtarit të vërtetë dhe sakrificën e dëshmorit.

Për fat të mirë ju jeni pak, derisa ushtarë të vërtetë e veteranë që e ruajtën dinjitetin e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës jemi shumë, ndonëse jo me miliona në xhepa dhe me pushtet sikur ju, por me faqe të bardhë gjithmonë.

Ushtarit të vërtetë që ka luftuar pastër s'ka Gjykatë Speciale në botë që mund t'ia njollosë luftën, prandaj në asnjë mënyrë nuk është e drejtë për t'i mveshur atij gjenocid e spastrim etnik kur krejt çka ka bërë ka qenë në luftë çlirimtare, në mbrojtje të vendit.

Nuk po them se në UÇK nuk kanë ndodhur krime, nuk ka luftë që nuk i then konventat ndërkombëtare nganjëherë. Bile thuhet për do këtu, që janë vetë edhe deputetë...

*(Ndërhyrje)*

A, miza pas veshi, Latë a? Pikërisht për ty. Pikërisht për ty, Latë! Pikërisht për ty thuhet Latë që ke bërë krime lufte. Pikërisht për ty thuhet se ke bërë krime lufte. Bash për ty e pata! Shumë mirë që po e di. Miza pas veshi!

KRYETARI: O Fisnik! Mos mendo që e ke lëshuar mjekrën e je Skënderbeu, po ndal e fol, e mos bën zhurmë. Fol aty si deputet! Vazhdoni fjalimin dhe kisha lutur deputetët të dëgjojmë dhe le të flet njeriu.

FISNIK ISMAJLI: Krejt këto, kush ka bërë krime patjetër duhet të dënohet. Nëse ka gjykatë, formoje gjykatën, dënoje edhe atë. Duhet të dënohet prej një sistemi të mirëfilltë të drejtësisë këtu brenda. Institucione që duhet ne vetë t'i krijojmë, jo Gjykatë Speciale të ndërkombëtarëve dhe jo prapë për të shkuar me procese ndërkombëtare të cilat veçse janë dëshmuar që janë dështime në Kosovë, disa herë. Qe sa vjet po jetojmë me shpresë prej ndërkombëtare se po i marrin ata peshqit e mëdhenj më, dhe nuk është kah ndodh, mësa që ka për të ndodhur edhe me Gjykatën Speciale duke parë se qysh ka përfunduar deri tash.

Të nderuar deputetë,
Të votosh Gjykatën Speciale sot i bie për të votuar marrëveshjen e radhës të këtij grupi të vogël i cili për juve s'ka për t' u mërzitur, për juve tjerëve hiq s'ka për t' u mërzitur dhe nesër ka me ju shitur për kurrgjë, veç për ta shpëtuar veten.

Këta s'po mërziten për Kosovën, e po kujtoni që kanë për të mërzitur për juve a, harrone. Prandaj, mos për kurrgjë mos iu nënshtroni pikërisht atyre që ia fëlliqën UÇK-së emrin dhe ju me e marrë atë epitet, zonjë. Pikërisht!

KRYETARI: O Fisnik, fol, e mos iu drejto deputetes! Fol, ja ku jam unë këtu mbrapa, fol me mua! Fol, e bëhu njeri!

FISNIK ISMAJLI: Të vetmen gjë të mirë që e patëm ne shqiptarët në dekada, le ta fëlliqë veç ne nuk bën me dorë tonën ta bëjmë këtë punë. Jo, sepse nuk ka njeri në Kosovë që nuk është flijuar në një mënyrë apo në tjetrën për këtë UÇK e për këtë Kosovë.

Kishte me qenë punë e lehtë për OKB-në për të na krijuar një Gjykatë Speciale, atëherë edhe nuk e kishte bërë tërë këtë presion për të na shtirë neve ta votojmë atë. Por, është e qartë se ata e kanë këtë barrë dhe po donë ne të na e lënë, e ne nuk na takon hiç. Faleminderit!

KRYETARI: Dëgjo! Një "Skënderbeu" i ditëve të sotme mos i jepni shumë zor, sillu si njeri, deputeteve kurrë mos iu drejto më në atë mënyrë. Nëse ke diçka, këqyre drejtohu, kur del prej salle drejtohu privatisht. Po, fol, por me deputete kurrë më mos u drejto, sepse nuk lejoj. Dhe, në qoftë se ke diçka, drejtohu nga ne. Mos u paraqit "Skenderbeg" se të njohim mirë kush je. Urdhëro, fol e ke fjalën!

FISNIK ISMAJLI: Për kë e keni fjalën, saktë? Nëse e keni për Latif Gashin?

KRYETARI: E kam fjalën për deputeten Safete Hadërgjonaj, mos iu drejto ti deputetes. Nëse ke diçka, drejtohu me emër dhe orientohu.

FISNIK ISMAJLI: Jo, unë nëse i jam drejtuar dikujt me emër, i jam drejtuar zotit Latif Gashit.

KRYETARI: Po dilni jashtë, nëse keni diçka? Cilin krim e ka bërë Latif Gashi?!

FISNIK ISMAJLI: Po ky e pati mizën nën kapuç, çka ka lidhje me mua kjo punë. Unë s'po marr vesh pse të dalë jashtë.

KRYETARI: Dëgjo, sillu si njeri në rend të parë dhe mos u paraqit "Skënderbe". Kush ka luftuar e ka për vete dhe mbaje në shtëpi. Urdhëro Enver Hoti se edhe ti je kanë pak luftëtar. Jo, Latë, s'ta ka përmendur emrin. O Latë, mos bjer në ndikim të tij dhe t'u kisha lutur si bashkëluftëtar. E ka fjalën Enver Hoti.

ENVER HOTI: Faleminderit, kryetar!
I nderuar kryeministër,
Kabinet qeveritar,
Të nderuar deputetë,
Sot për herë të dytë ne gjendemi para një kërkese të Qeverisë për ndryshimet kushtetuese dhe fatkeqësisht duhet të konstatojmë se argumentet e Qeverisë si në herën e parë dhe tani janë farse, janë zero dhe u ballafaquan fuqishëm me argumentet e opozitës dhe e drejta u pa se kush ka të drejtë dhe kush nuk ka.

Unë për të mos e zgjatur shumë rreth asaj argumenteve do të potencoja vetëm një qëndrim të ministrit të Drejtësisë i cili në këtë foltore ka deklaruar se kjo gjykatë nuk garanton barazinë e palëve. Prandaj, edhe njëherë i bëj thirrje ministrit të Drejtësisë që të del dhe të deklarojë se çka nënkupton kur ka thënë se kjo gjykatë nuk garanton barazinë e palëve dhe të na theksojë deri në fund, të na e zbërthejë deri në fund se për çka e ka pasur fjalën.

Unë nuk do të isha zgjatur rreth kësaj më shumë, por me shqetësim dhe me keqardhje jemi dëshmitarë se shumë deputetë të Kuvendit të Kosovës e veçmas ata të cilët votuan herën e parë kundër apo refuzuan, iu kanë nënshtruar një presioni të paparë, të papranueshëm dhe të turpshëm do të thoja. Unë nga kjo foltore do t'i drejtohem deputetit Fadil Beka i cili gjatë luftës ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm në zonën e Drenicës duke trajtuar plagë të qindra dhe mijëra nënave, motrave dhe fëmijëve dhe bashkëluftëtarëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës se çka e bën zotin Bekaj tani të ndryshojë mendimin. A e bën presioni nga qarqet e caktuara për ndonjë presion i kryetarit të partisë apo ende në vesh të tij, në zemrën e tij dhe në mendjen e tij, tingëllojnë ata zëra të fëmijëve, të nënave, të bashkëluftëtarëve, të cilët rënkonin nga krimet dhe nga plagët që ua shkaktoi Serbia.

Zoti Beka të bëj thirrje që të qëndrosh atje në .. në ato male ende me atë kujtesë të cilin e ke pasur deri më tani dhe të marrësh një vendim të drejtë ashtu siç të ka hije dhe mbi bazën e të cilit e ki fituar edhe votën. Po ashtu, nëse deputetët janë të shantazhuar se dikush do t'i heq nesër nga lista apo do t'i humbin funksionet e tyre partiake unë ju bëj thirrje se më mirë të heqin dorë nga funksionet partiake, të heqin dorë nga mandati, se sa ta qesin flamurin e bardhë dhe të dorëzohen turpshëm sepse nëse Hashim Thaçi dhe Isa Mustafa e kanë futur diku në shënjestër për ta eliminuar politikisht ajo do të ndodh, prandaj bile mos u turpëroni por mbani qëndrimin si e keni pasur si herën e kaluar, sepse shigjetimi për eliminimet do të vazhdojë nuk mund ju t'i mbijetoni

nëse ata ju kanë fut në shënjestrën e eliminimit duke, të lutem zoti Beqiri ki durim, kemi të drejtë ne, këto janë qëndrimet tona nëse s'të pëlqen pasi te përfundoj e merr fjalën me kënaqësi do të dëgjoj.

Prandaj, u bëj thirrje që të qëndroni aty ku keni qëndruar edhe më 26 qershor, dhe mos u nënshtroni këtij presioni sepse do ta lini një turp edhe për vetveten edhe për familjet e tuaja, prandaj kjo votë e cila do të jetë sot kundër kësaj gjykate do të ju bëjë të ndiheni krenar dhe të ndershëm vazhdimisht, nëse ju votoni për do ta turpëroni edhe të ardhmen e juaj edhe të familjarëve të juaj. Ju faleminderit! Ju bëj thirrje që të qëndroni dinjitetshëm.

KRYETARI: Faleminderit, shumë! Latif Gashi e ka fjalën, ju kisha lut vetëm te gjuha parlamentare, te argumentet sa jemi brenda kësaj salle. Ju kisha lut edhe njëherë. Replikë, vazhdojmë po e kërkon pasi iu drejtua me të drejtë, Ismet Beqiri, Adem Grabovci pastaj për replikë, por ju kisha lut vetëm për gjuhë parlamentare.

LATIF GASHI: Faleminderit, shumë i nderuar kryetar!
I nderuar kryeministër,
Kabinet qeveritar,
Të nderuar kolegë dhe kolege deputete,
Nuk e kisha ndërmend të diskutoj për temën të cilën e kemi, ngase fjalët janë të kota në raport me shërbimet për vendin.

Kosova është shumë e vogël dhe të gjithë e dimë kush çka ka bërë për Kosovën, meqë unë jam njëri nga njerëzit që i pari jam vu në shërbim të drejtësisë ndërkombëtare dhe e kam kuptuar që Kosovës padrejtësisht iu ka qit standard numër një bashkëpunimi me drejtësinë ndërkombëtare dhe duke qenë i vetëdijshëm për shërbimet dhe ndihmën e faktorit ndërkombëtar për Kosovën andaj pa hezitim e kam pranuar edhe këtë sakrificë të jem në shërbim të drejtësisë ndërkombëtare, jo për fajin që e kishim si pjesëtar i UÇK-së apo edhe si një ushtar i lirisë, por vetëm të plotësojmë standardë.

Andaj, emri im u përmend këtu nga një deputet i nderuar që është me votën e qytetarëve këtu, por edhe sa herë foli bëri me dorë në adresë timen, por harroi që në këtë sallë është edhe një komandant tjetër i zonës Rrustem Mustafa dhe është një shef i shtabit Nuredin Ibishi po ashtu deputet, të cilët në kohën e luftës derisa ishim ne në luftë babai i tij bashkëpunonte me Qeverinë serbe zoti Muharrem Ismajli i cili kurrë në atë kohë nuk e ndali bashkëpunimin si një përfaqësues apo guvernator i bankës të Kosovës që jo rastësisht njëherë kur kish një aksident u ndal nga njësitet tona në magjistrale, u ndal hyri në zonën ku e kontrollonte UÇK-ja edhe u ndal nga njësitet e UÇK-së u legjitimua iu gjetëm babës së Fisnik Ismajlit armë dhe gjëra të tjera ku je tu shku zotëri në kohën kur Serbia po i masakron civilët shqiptarë, tha për Beograd plot me serbë tjetër edhe na vetën neve si komandë çka të bëjmë me ta i thamë lëshojeni le të shkojnë andaj zoti Fisnik Ismajli u dashur të dal këtu edhe me të falënderohet që në atë kohë iu ka liruar baba i tij e jo të bëjë akuzë se del që sot zbulohet që zoti Fisnik Ismajli edhe baba i tij edhe dostat e tij me rrenë na mbajnë neve në procese gjyqësore për 14 vjet pa asnjë fakt.

Fatmirësisht UÇK-ja del se i ka respektuar konventat ndërkombëtare, një bashkëpunëtor të Serbisë siç ishte Muharrem Ismajli në këtë rast e lëshon të shkojë në Serbi. Faleminderit!

KRYETARI: Fisnik, po fol se Skënderbeu je ti.

FISNIK ISMAJLI: Ky zotëria në fjalë më së pari rrejti për faktin që baba jem është përjashtuar prej pune ’89, kështu që s’ka mundur të ndodh qajo që tha, e tu qenë se rrejti njëherë atëherë edhe krejt këto deklaratat tjera i quaj rrena edhe meqenëse unë nuk e akuzova për kurrgjë, sepse nuk ka dëshmi qysh as ti nuk ki dëshmi për babën tim, as unë s’kam dëshmi po po shpresoj që një ditë vjen dita edhe paguan ti për çdo dhunim që ke bërë gjatë luftës.

KRYETARI: Më fal, çfarë dhunimi, jo jo fol Fisnik se jemi para një gjykate krejt popullin e kemi tronditë, çfarë dhunimi për arsye se jemi para një gjykate e cila do të hapet edhe është mirë të jetë fakt i regjistruar. Në qoftë se prokuroria këtu është e paaftë të reagojë fol çfarë dhunimi.

FISNIK ISMAJLI: Unë s’kam dëshmi qysh s’ka as ai për babën tim, as unë nuk kam dëshmi e thash këtë, por nëse ky thotë për babën tim çka ka bë atëherë po shpresojmë që zbardhen edhe rastet për të cilat thuhet për njerëzit që janë prind unë shumë i qartë isha kur thash.
KRYETARI: Për çfarë dëshmie ka dhunuar ai?

FISNIK ISMAJLI: Unë shumë i qartë thash edhe në fjalim, thuhet se unë thash i qartë isha thuhet se unë nuk thash ky foli pa dëshmi. Ky foli pa dëshmi unë thash thuhet se

KRYETARI: Njerëzit si ti e kanë marrë në qafë Kosovën... çfarë dhunimi fol.

FISNIK ISMAJLI: Shpresoj që ka me dal gjyqi i gjen dëshmitë edh paguan ai që ka bërë krime.

KRYETARI: Fol, konkret! Çfarë krimi?

FISNIK ISMAJLI: S’kam çka foli unë.

KRYETARI: Ani pse po i thu dhunues?

FISNIK ISMAJLI: Nëse thuhet se ka bë dhunime shpresoj që gjyqi e dëshmon atë një ditë edhe ai që ka bë dhunime paguan përfshirë edhe zotërinë në fjalë. Faleminderit!

KRYETARI: Manipulues i rëndë. Latif tu kisha lut vetëm jemi duke e rënduar, mjaftë e teprova edhe unë për arsye se të fut një nivel një njeri i tillë, dëgjo, këto janë çështje që s’kanë të bëjnë me seancë me drejtësi.

Latif tu kisha lut një minutë veç shkurtë.

LATIF GASHI: Faleminderit, kryetar!
Nuk e ke ndal fjalën deri sot kurrë edhe mos ma ndal edhe mu. Faleminderit!

Të nderuar kolegë deputetë,
Jam që 14 vjet meqë po flitet për një gjykatë jam që 14 vjet në proces gjyqësor. Ju garantoj juve dhe gjithë qytetarëve të Republikës së Kosovës se që nga dita e parë e paraqitjes sime në gjykatë e deri sot çdo gjë që e kam thënë ka dal ashtu. Pra, fenomenin e rrenës nuk e njoh zoti Ismajli,

fare. Flas me fakte. Jo rastësisht ka zgjat procesi gjyqësor 14 vjet, jo rastësisht përmenda zoti deputet, të nderuar kolegë edhe komandantin e zonës që është dëshmitar i ngjarjes, përmenda edhe shefin e zonës që është dëshmitar i ngjarjes. Unë publikisht i kërkoj falje babait të deputetit i cili ndoshta rastësisht por me serb kohën e luftës duke shkuar për Serbi u nxanë edhe iu ka gjet armë me veti. Kjo është fakt, është fakt. Cilën gjë nuk e kam thënë asnjëherë por derisa del një djalë i pandërgjegjshëm si ky që është edhe ma imponon të them nga urrejtja e tij për mua dhe të tjerët.

Kështu që nëse UÇK-ja ka mbet t'i mbrojë Fisnik Ismajli UÇK-ja ka bërë veprime të mira edhe liderët e saj edhe në qoftë se tani të vetmin faj që e kanë që kanë mbet gjallë nga ajo luftë dhe e kanë fituar at luftë edhe kanë një partneritet të mirë me faktorin ndërkombëtar sot edhe po duhet liderët e saj të paguajnë një sakrificë të padrejtë politike siç është gjykata speciale në raport me lirinë e popullit tonë, pavarësinë e popullit tonë është asgjë. Prandaj, edhe unë si deputetë jam përcaktuar që ta mbështes këtë me votën time këtë gjykatë dhe falënderoj liderin e Partisë Demokratike dhe krejt Partinë Demokratike për gjithë sakrificën që e ka bë duke e ruajtur partneritetin me faktorin ndërkombëtar. Ngase nuk ishte e lehtë përkrahja e faktorit ndërkombëtar në kohën më të vështirë. Faleminderit, shumë!

KRYETARI: Faleminderit! Adem Grabovci e ka fjalën, përgatitet Lahi Brahimaj.

ADEM GRABOVCI: zoti kryetar, Grupi Parlamentar i Partisë Demokratike ka strukturat e veta, ka përgjegjësit e vetë, dhe ka qëndrimet e veta shumë të qarta.

Gjuha që po përdoret këtu është gjuhë jo parlamentare, ne asnjëherë nuk kemi praktikuar një gjuhë të sharjeve, shpifjeve, të linçimeve, të akuzave, e kështu me radhë. Kemi respektuar të drejtën e shprehjes të çdo deputeti pavarësisht se cili ka qenë, kemi mbështetë iniciativat pavarësisht se kush, nga cili grup ka marrë por kur kemi vlerësuar se janë të interesit nacional ne kemi dëshmuar konstruktivitetin tonë, angazhimin tonë dhe mbështetjen tonë.

Sepse, ne nuk jemi për ta izoluar vendin, ne jemi që t'i hapim rrugën e perspektivës, rrugën e zhvillimit të vendit tonë. Këtu sot dëgjuam të gjithë një të vërtetë që ndoshta pa vetëdije u tha, por u tha një e vërtetë që këto akuza të cilat i kemi dëgjuar sot këtu deri më tash kanë qenë të fshehura, por sot u bënë publike dhe Grupi Parlamentar i Partisë Demokratike nuk tha rastësisht se ne nuk iu kemi frikësuar drejtësisë për asnjë moment të vetëm. Sepse ne e njohim vetveten, i dimë veprimet tona, qëndrojmë pikë për pikë prapa veprimeve tona, dhe jemi të gatshëm në çdo kohë para kujtdo qoftë dhe kurdo qoftë dhe kurdo që të kërkohet të mbrojmë edhe luftën, edhe angazhimet tona për mirëqenien, për të mirën e popullit dhe fuqizimin e shtetit të Kosovës.

Por, i frikësohen gjykatës të tillët të cilët kanë shpifur në mënyrë të fshehtë, kanë denoncuar në mënyrë të fshehtë dhe për pasojë e këtyre është pikërisht edhe raporti i Dick Martit edhe libri i Krala del Pontes, edhe deklaratat të shumta dhe akuzat e ... tek të cilët kanë denoncuar njerëzit më të mirë, më të devotshëm të këtij vendi dhe të këtij populli. Për ta njollosur një vlerë kombëtare, dhe kjo gjykatë vërtetë ne nuk kemi kërkuar rastësisht në emër të Grupit Parlamentar të PDK-së dhe do të qëndrojmë fuqishëm dhe do të insistojmë që të kemi një gjykim të drejtë, që palët të jenë të barabarta, që të detyrohen të dalin dhe dëshmojnë ballë për ballë ashtu siç ndodh në praktikat gjyqësore të çdo vendi të civilizuar demokratik të botës dhe kurrsesi nuk do të

lejojmë që të fshihen prapa perdeve dhe të dëmtojnë interesat tona të shtetit tonë, të dëmtojnë perspektivën e fëmijëve tonë, por kjo që ndodhi sot vërtetë u dëshmua dhe shumë mirë jam thellësisht i bindur ashtu siç po propagandoni se e keni frikën se nuk po bëhet kjo gjykatë, se ju jeni të interesuar që kjo e keqe e vogël të jetë sa më e madhe, të rëndojë në shpatullat e djemve më të mirë dhe popullit dhe vendit tonë t'i shkaktohet një dhimbje e pakufishme.

Prandaj, ju jeni të tillë.

KRYETARI: Faleminderit! Jo, mos i qoni duart një reagim është Grupi Parlamentar, Faton Glauku duhet t'ia jap fjalën. Glauku e ka fjalën se është kryetar i Grupit Parlamentar.

GLAUK KONJUFCA: Të nderuar deputetë, të gjithë qytetarët e Kosovës e dinë një të vërtetë që është e qartë si drita e diellit që Kosova nëse ka hequr të zitë e ullirit edhe nëse një dëm shumë i madh i pallogaritshëm iu ka bërë popullit tonë, atëherë mos e harroni që është prej politikanëve matrapaz të krimeve të paqes.

Këtu në Kosovë janë problem krimet e paqes zonja dhe zotërinj, sa zhvatja e parasë së popullit është bërë në këtë vend, sa tenderët janë manipuluar, sa vendimet janë marrë në dëm dhe në kurriz të popullit të Kosovës është pa hesap edhe këtu kem politikanë që me të vërtetë kanë marrë vendime prej '99 edhe duhet t'ju vijë turp çfarë dëmi në raste të caktuara i keni shkaktuar vendit tonë.

E ky problemi i Kosovës, korrupsioni, hajnia matrapaz të pasluftës asnjë proces gjyqësor serioz nuk është bërë në këtë drejtim e sot këtu shtyhemi kush po manipulon më shumë me vlerat e luftës e kështu me radhë, turp duhet t'ju vijë.

KRYETARI: Faleminderit! Më reagime çdo deputet çka ka nuk ka reagime më. Lahi Brahimaj e ke fjalën, bëhet gati Ganimete Musliu.

LAHI BRAHIMAJ: Faleminderit, kryetar!
Të nderuar deputetë të Kosovës,
Ka kohë që në Kosovën Bashkimi Evropian në SHBA etj po diskutohet që të formohet gjykata speciale për krimet e luftës, kinse të UÇK-së.

Unë do ta votojë kundër dhe do t'i jap disa nga arsyet pse do e votoj kundër. Rrezikimi i sovranitetit të Kosovës, pavarësisë së shtetit të shpallur nga ky Kuvend, shkelja e nenit 1 dhe 2 të Kushtetutës së Kosovës, rrëzimi i sistemit juridik në vend pasi që me gjykatën speciale nuk i nënshtrohen ligjeve të vendit, por një ligji të sjellur nga ndërkombëtarët i cili barazon gjenocidin serb në luftën çlirimtare në Kosovë. Si dhe krijon një sistem të ri gjyqësor jashtë normave juridike të vendit.

Mos akuzimi i Serbisë për gjenocidin në Kosovë faktet flasin se Serbia vrau, masakroi, djegu brenda vitit '99 afro 20 mijë shqiptarë, shkatërroi mbi 120 mijë objekte, dëboi mbi 1 milionë veta jashtë vendit duke krijuar tokën e djegur me operacionin Potkoji. UÇK-ja bëri luftë çlirimtare të njohur ndërkombëtarisht nëpër të cilën rrugë e formë kanë kaluar të gjithë popujt liridashës. UÇK-ja nuk kreu krime kundër popullsisë civile dhe as nuk bëri luftë kundër popullatës civile,

por asaj policore dhe ushtarake. UÇK-ja nuk pushtoi vende e popuj të tjerë të gjitha këto fakte flasin se unë do të votoj kundër kësaj gjykate.

Unë e kam një pyetje për të gjithë deputetët dhe bashkëluftëtarët se si do ta ndjejnë veten kur për një rezolutë gjenocidi serb morën mbështetjen dhe votën qind për qind të Listës Serbe. Po ashtu, po marrin votën qind për qind të Listës Serbe për këtë gjykatë dhe për fund dua të citoj të madhin, komandantin Mujë Krasniqi heroi i Kosovës i cili gjatë luftës, kah mesi i vitit ’98 derisa po diskutohej për format e riorganizimit të UÇK-së dhe për ngritjen e imazhit të UÇK-së pothuajse UÇK-ja mund edhe të shkatërrohej e Mujë Krasniqi tha kështu: “ UÇK-në mund ta shkatërrojnë vetëm ata që e kanë maru” dhe në këtë rast po e them se UÇK-në dhe imazhin e UÇK-së po e shkatërrojnë vetëm ata njerëz që thanë se e kemi maru UÇK-në.

Lavdi Mujës, lavdi gjithë dëshmorëve të Kosovës.

KRYETARI: Lahi, faleminderit! Ganimete Musliu e ka fjalën, Faton po e shoh se e ki vu atëherë Ismajl edhe ti, a ta ka përmend emrin?

GANIMETE MUSLIU: Faleminderit, shumë zoti kryetar!
I nderuari Kabinet qeveritar,
Të nderuara kolege dhe ju kolegë deputetë,
Të dashur qytetarë të Republikës së Kosovës,

Vota ime për gjykatën dihet botërisht dhe qëndrimi im dihet botërisht, prandaj nuk do të marr shumë kohë. Unë u provokova sot gjatë gjithë ditës nga fjalimet e kolegëve të mi deputetë, sidomos nga deputetët e opozitës. U apelua sot shumë në ndërgjegjen e deputetëve të Drenicës, më vjen mirë që po ju bie ndërmend që është diku Drenica dhe që ka Drenica përfaqësues të vetë në Parlamentin e Republikës së Kosovës. E kam një pyetje për të gjithë ata që bënin thirrje në adresë të deputetëve të Drenicës, ku ishit të enjten e kaluar kur juve ju pengonin investimet në Drenicë? Kur deputetja e Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës, konkretisht shefja e grupit parlamentar qitke lot krokodili pse në Drenicë janë investuar 9 projekte me thënë saktësisht për qytetarët 9 bahçe të llastikut.

Papritur sot mu kujtua ai slogani i famshëm i luftës “Drenicë jemi me juve”. Dhe pikërisht për këtë u indinjova shumë thellë dhe dola ta marr fjalën. Në një nga seancat e kaluara nga kjo foltore kam pasur një debat me Lidhjen Demokratike të Kosovës kur kisha akuzuar ose thjesht kisha treguar këtu publikisht që janë nënshkrimet e tyre të deponuara në Hagë, të cilat kanë nxitur ndoshta edhe reagimin e kësaj gjykate speciale.

Sot, atëherë në at kohë deputetët e “Vetëvendosjes” më duartrokitën edhe pse nuk jam fort dashamirëse për ta dhe e mirëpritur, por në at rast më duartrokitën me entuziazëm. Unë sot nga kjo foltore duhet t’u drejtohem deputetëve të lëvizjes “Vetëvendosje” jeni pikërisht ju ata, të cilët me deklaratat e juaja të tilla sikur sot që u dëgjuan këtu në këtë Kuvend, ju e prutë themelimin e gjykatës speciale, të cilën sot do të merret një vendim në këtë Kuvend. Jeni ju ata të cilët e shpikët bunarin e Likovcit, nëse ju kujtohet mirë nga legjislatura e kaluar, jeni ju ata që në mënyra të ndryshme keni deponuar dosje në EULEX e UNMIK, prandaj keni kujdes kur flitni sepse jeni deputetë dhe keni përgjegjësi para qytetarëve edhe atyre që ua dhanë besimin.

Ndoshta nuk ju vjen lehtë, sepse e shoh që reagoni me mimika e juaja, por kjo është një realitet. Ju e shpikët bunarin e Likovcit, qindra herë në këtë Kuvend dhe në këtë foltore e keni përmendur bunarin e Likovcit i cili nuk ka ekzistuar asnjëherë. E dinë shumë mirë qytetarët e Likovcit, qytetarët e Drenicës, qytetarët e atij rajoni, prandaj kjo është një e padrejtë e madhe që ju sot luani me ndjenjat e qytetarëve të Kosovës. Le të jetë në ndërgjegjen e secilit se si do të votojë sot, por ju lutem mos luani me emocione, mos na shitni dushk për gogël si thotë populli, sepse nuk jemi as ne të rinj në këtë Kuvend, nuk jemi as ne prej sot në këtë Kuvend.

Prandaj, unë kërkoj që për Drenicën të flitni edhe atëherë kur ka nevojë për investime, edhe atëherë kur Drenica ka nevojë për zërin e juaj pozitiv dhe jo të ju pengojnë nëse një projekt shkon në Drenicë. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Ramush Haradinaj e ka fjalën.

RAMUSH HARADINAJ: Shikoni ne e kaluam një ditë bashkë edhe i tham ato që mendoj që kanë qenë më me peshë, ndoshta ka plotë fjalë që mundemi t'i themi ende. Unë po mendoj që mos të votohet gjykata sot nuk është Kosova më keq nesër, Kosova gjithë ka për të pasur sfida para vetes në ligj, në tema tjera, në pozicion rajonal, ndërkombëtar, pra do të jemi çdoherë këtu. Ky Parlament e Parlamente tjera që të përballemi me sfidat që ka Kosova.

Si kishim mundur ta zgjedhim situatën që kishte pas të krijohet në rast se votojmë jo, pra nëse nuk e votojmë gjykatën sot si kishte mundur të zgjidhet kjo çështje, kjo temë. Një vendim për një gjykatë për krime lufte në Kosovë jo pse ne kemi prova çka ka ndodh, por kemi dal prej lufte, kanë ndodh krime kemi nevojë për një gjykatë për krime lufte. Vendore me gjykatës, vendor, prokurorë e në rast se bash ka diçka që është tepër e ndjeshme mundemi një panel ta bëjmë me ndonjë gjykatës të huaj, ndonjë prokurorë të huaj për t'i dhënë kredibilitet.

Pra, në rast se votojmë jo nuk është se ne po ju themi jo miqve, nuk është se ne po u ikim obligimit, edhe nuk është se ne jemi bërë të padëgjueshëm ose po duam të dalim prej rendit botëror se deri atje ka shkuar dikush sa ka thënë jemi kah dalim prej binarëve. Për këtë arsye kërkesa ime, kolegë është përkundër krejt asaj që u tha në Kuvend, për deputetët që kanë bindjen për jo, pra të votojnë jo të gjithë ata që janë për jo, të mësohemi të themi nganjëherë jo, nuk dihet kur është momenti më i duhur, po unë jam që ta shfrytëzojmë këtë ditë t'i themi jo kësaj gjykate ndërsa nesër në rast se është nevoja të ulet Parlamenti m'i thënë po një gjykate të Kosovës, me gjykatës vendor, prokurorë vendor, me ekspertizë të huaj në rast se është nevoja.

Për këtë arsye kur vjen momenti i votimit, vota ime edhe e Aleancës është jo duke e mos votuar ne edhe herën para kësaj që ka pasur diskutim pse s'keni guxuar të votoni. Shikoni, mënyra për të mos ndodh ndonjë keqkuptim vota jonë është jo, nuk votojmë, pra do të jemi këtu edhe i ftojmë edhe deputetët tjerë të mos votojnë. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Nuredin Ibishi.

NUREDIN IBISHI: Pasi që mu përmend emri unë veç po dua ta konfirmoj at çka edhe Lata e tha më herët, domethënë gjatë një aksidenti që ka ndodh në Majac, domethënë është automjetet kanë devijuar rrugën nga aksi kryesor rrugor edhe fakt është që janë ndal disa persona edhe janë gjetur

një sasi të hollave dhe një armë edhe pas procedimit, domethënë ku ka qenë edhe Muharrem Ismajli janë liruar.
Kjo është e tëra.

KRYETARI: Faleminderit! Ismajl edhe Donikë, ju kisha lut shkurtë për arsye se i kemi 2 deputetë që s'kanë fol fare jo rastësisht i lash për fund. Flora edhe Visari e ka fjalën fund. Ismjal edhe Donikë, Ismajli le te merr ose Donika si doni vendosni.

ISMAJL KURTESHI: Faleminderit! Unë do të flas shumë shkurtë, unë po e kuptoj që sikleti i një vendimi kaq të rëndë dhe të dëmshëm bëri që këtu një numër i deputetëve të fillojnë ta akuzojnë njëri-tjetrin në një mënyrë jo të duhur dhe që nuk i duhej këtij Kuvendi dhe mendoj që kur akuzonin nuk e kishin parasysh peshën e fjalës që po e thonë dhe mendoj që është bërë gabim nga të gjithë ata.

Më bëri përshtypje veçanërisht reagimi i zotit Grabvoci që në emër të një grupi parlamentar at farë akuze e zgjeroi e bëri frontale, edhe pse unë jam shumë i sigurt që Ademi edhe atë që e thoshte nuk e besonte, mënyrën qysh e tha prandaj unë mendoj që secili do të duhej të kenë kujdes e Ademi mendoj se do të duhej që ta tërhiqte at akuzë në mënyrën që e ka bërë. Faleminderit!

KRYETARI: Ademi veç u lajmërua si kundër reagim. Donikë edhe ...

ADEM GRABOVCI: Zoti Kurteshi në jetën time gjithnjë para se të shprehem mendoj thellë edhe jam shumë i përgjegjshëm për fjalën publike, për përgjegjësinë që kam dhe bart. Dhe qëndroj plotësisht prapa atyre që kam thënë dhe më së miri e vërtetuan dy kolegët e mi të nderuar edhe të juaj këtu, se çka ka ndodh dhe si është e vërteta.

Po ende ka për tu dëshmuar e vërteta dhe vërtetë dikush do të skuqet, edhe do të skuqet shumë keq dhe vërtetë atëherë do të jetë e turpshme, e turpshme dhe shumë e turpshme.

KRYETARI: Atëherë, Fisnik deri të qetësohesh pak, Donika është tani ti si reagim.

DONIKA KADAJ BUJUPI: Faleminderit! Konsideroj që u thanë shumëçka, u tha edhe çka nuk është dashur të thuhet dhe u teprua por këtu ajo çka ndodhi është më e rëndësishme, e çka ndodhi është një paradoks jashtëzakonisht i çuditshëm.
Sot paradite deputetët e këtij Kuvendi nuk e votuan rezolutën për krime lufte, të cilat Serbia i kreu në Kosovë dhe me këtë mohuan të drejtën e viktimave për drejtësi. Dhe në anën tjetër prej mëngjesit vazhduam presionin që të votohet gjykata speciale e cila përçmon luftën e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe kjo është paradoks, dhe kjo është shumë e pakuptimtë.

Pasi që jemi krejt në finale unë i kisha ftuar deputetët sidomos ata në fund, të cilët gjatë gjithë ditës insistuan që të mos votohet rezoluta dhe nga ai grup parlamentar nuk kishte asnjë votë pro rezolutës, këtu po flas për LDK-në. Ndërkohë që në vazhdimësi po bëjnë presion që në prioritet të votohet Gjykata Speciale, kjo nuk është e drejtë.

Ju sot i thatë jo dënimit të krimeve si ky, sot u nxjerrën shumë fotografi, unë do ta nxjerr edhe këtë fotografi, ju të nderuar kolegë sot i thatë jo krimit si ky. Dhe ndërkohë në vazhdimësi po insistoni që të votohet diçka që është e padrejtë, diçka që botërisht dihet që është padrejtë, që cenon sovranitetin e vendit tonë, që është shkelje e Kushtetutës dhe është krejt e papranuar për Kosovën shtet sovran dhe i pavarur. Dhe kush do të përfitojë nga kjo çka po ndodh sot, unë mendoj që të gjithë ne jemi të bindur se do të humb Kosova.

Prandaj, kjo ditë është e rëndë për një shumicë të madhe të deputetëve këtu përtej partive politike, dhe prandaj nuk është në rregull që një pjesë e deputetëve prapë po them të një grupi parlamentar ku asnjë votë nuk ishte pro rezolutës të insistojë gjatë gjithë ditës që kjo gjykatë të jetë prioritet. Kjo gjykatë nuk duhet të jetë prioritet për Kosovën, prioritet për Kosovën duhet të jetë sundimi i ligjit, prioritet për Kosovën duhet të jetë luftimi i të këqijave që ka kapluar këtë vend, duhet ta bëjmë luftën vetë dhe ata të cilët kanë qenë në pushtet e besoj që këtu pjesa dërmuese e këtyre që po insistojnë që të themelohet kjo gjykatë kanë qenë në pushtet, kanë pasur ministra të drejtësisë, të punëve të brendshme, por asnjëherë nuk kanë realizuar standarde të cilat janë kërkuar Kosovës për sundim të ligjit.

Prandaj, të nderuar kolegë deputetë, ju të cilët më, 26 qershor votuat drejtë unë ju thërras që sot edhe njëherë të mblidhni të gjitha forcat dhe të gjeni kurajon dhe të rikonfirmoni një vendim të drejtë, i cili nuk është dashur as të vihet në pikëpyetje dhe ky amendament si fillim nuk është dashur as të ri procedohet. Por, pasi jemi të sfiduar për herë të dytë mendoj që Kuvendi edhe njëherë ashtu siç doli faqebardhë më datën 26 qershor duhet të përsërit vendimin e vetë të drejtë dhe i thotë jo një fatkeqësie që po i vjen vendit më shumë për pazare dhe presione politike se që në fakt do të ketë të mira ose përfitime. Ju faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit, Donikë këtë herë po Fisnik e ki fjalën, si reagim. S’po dini me u ndal tash tu e përmend kështu e kam veç një koment të shkurtër. Nëse e keni ndal një grup shqiptarësh që po shkojnë në Serbi me para dhe me armë edhe i keni lëshuar diqysh kurrfarë burrash s’paskeni qenë, posaçërisht me faktin që s’ia keni konfiskuar as armën tu e marrë parasysh që UÇK-ja as armë s’ka pas, ju as armën s’ia paskeni marrë.

Po leni more me këto rrena amoni ju koftë se a dinë me pas qenë ju të vërtetës punët më mirë i kishit pas. Kështu që këtu përfundon debati im me juve për këtë çështje. Latif shkurtë futemi Flora e ka fjalën, Visari është deputeti i fundit nuk ka më të paraqitur. Latifi vetëm replikë të shkurtë, Flora e ka fjalën, pastaj edhe Visari është deputeti i fundit 15:30 jemi në votim.

LATIF GASHI: Faleminderit, zoti kryetar!
Unë e ftoj zotin deputet kur dëshiron me babën e tij të pimë kafe së bashku edhe ta shikojmë at ngjarje edhe pse jo veprim i mirë i babës së tij që në kohë lufte të shkojë në Serbi edhe të dërgojë armë dhe para, po ne jemi zotuar që të respektojmë konventat ndërkombëtare, të cilën gjë e vërtetoi edhe shefi i shtabit dhe babai i tij sot është gjallë, është mirë dhe nëse nuk ka qit kafe kurrë për at veprim të keq tash e ftoj deputetin ta thirr komandantin e zonës, shefin e shtabit dhe mua, e të pimë një kafe për at veprim human për babën e tij në atë kohë.

E deputeti në fjalë mos të na shet patriotizëm këtu se nuk është për patriotizëm edhe unë me qenë djali i atij nuk dal me më pa askush. Faleminderit, shumë!

KRYETARI: Fisnik the e mbylla, hajde a po dëshiron të flasësh? Fol po na leni tash diskutim.

FISNIK ISMAJLI: Më përpara zoti Gashi dal cullak nëpër shesh të Prishtinës nga ai se me pi kafe me ty edhe me një kriminel dhe rrenc siç je ti kështu që të lutem përfundo. Nëse ti je bë të flasësh për humanitet edhe t'ia shpëtoni jetën dikujt përfundo këtu, se nuk je duke ia arrit qëllimit tënd të më njollosni zotëri, s'mundesh mua të më njollosësh posaçërisht jo duke u kap për babën tim. Në paq me u kap për mua dika të lutem urdhëro, po s'ke ku. S'ke ku zotëri, pos një vendi hajt tash.

KRYETARI: Nuredini e ka fjalën, po nuk është ping-pong këtu. Më mirë ju dilni sqaroni se sa ping-pong këtu. E sqaroni është histori e vjetër krenare, kreshnike, historike qe si Skënderbeu është ai, edhe ti ke qenë komandant, ai Skënderbe tash ai e ka çliruar Kosovën. Nuredin urdhëro!

NUREDIN IBISHI: unë kisha lut po mendoj përplasjen individuale unë s'po dua tash të hy në çështje unë po flas shumë zyrtarisht në aspektin e pranimit të raportit çfarë ka ndodh domethënë për një qytetar ... e njoh unë edhe kam respekt për të, për Muharrem Ismajlin.

Se në çfarë rrethana, tek unë s'kam një raport, mirëpo unë po dua të them se është trajtuar, ka ndodh edhe qytetarët tjerë me siguri Latifi tash flet për rregullsi të asaj, është gjetur në at formë edhe është trajtuar edhe është proceduar rasti. Unë tash nuk po hy në aspektin individual në mes Latifit dhe Fisnikut në çfarë konteksti është nisur, nuk isha prezentë këtu në seancë mirëpo, kisha lut që të përfundojë ky debat kështu individual.

KRYETARI: edhe unë i kisha lut deputetët vetëm Latif, është çështje që po na ngarkon neve, po na ngarkon neve bukur shumë në seancë. Realisht këtë çështje e tejkaluam. Urdhëro, edhe njëherë po dëgjo kur flet flet po e qojnë tepër realisht.

LATIF GASHI: Faleminderit, i nderuari kryetar!
Pikërisht, më 29 të këtij muaji para prokurorit ndërkombëtar e kam thënë po e them edhe këtu: po të ishim ne liderët e UÇK-së të vrarë do të ishim heronj të Kosovës, pra të vetmin faj e kemi që kemi mbetur gjallë dhe duhet plotësuar standarde prapë.

Çka të ka nevojë ne jemi këtu, por pasi që jemi gjallë prokurorit të nderuar i thash jemi nga ti dhe të tjerët duke u cilësuar si kriminelë në letër. Pra, të njëjtin veprim e bëri edhe zoti Fisnik sot, për diçka që më nxiti t'i them, përndryshe i kam treguar edhe prokurorit ndërkombëtar edhe Fisnikut, edhe të gjithë të tjerëve që ua zëmë ne që patëm fatin t'i kryejmë shërbime për atdheun diellin sa herë të dalim në rajonet tona ku janë dëshmitarë të ngjarjeve shërbimeve për atdhe gjithmonë jemi njerëzit më të votuar.

Andaj, edhe nuk kemi fort nevojë të lypim votë siç vepron as me sha askënd siç vepron Fisniku duke sharë të bëhet dikush, duke sharë kurrkush nuk ke qenë dhe nuk bëhesh kurrë. Faleminderit, shumë!
KRYETARI: Ilir, edhe ti u lajmërove tash, a? A ke fol një herë? S'ke fol. Atëherë shkojmë, Flora Brovina e ka fjalën, Ilir Deda, Visari vetë ka kërkuar në fund.

FLORA BROVINA: Faleminderit, i nderuari kryetar!

Deputetë të nderuar,
Kabinet qeveritar,
Pasi debati që shumë të zgjatur dhe aspak tolerant është vështirë të marrësh fjalën për një temë kaq me peshë.

Ne sot ndodhemi para një sfide të rëndë mbase më të rëndës pasluftës. Të vendosim në mes të interesit shtetëror edhe ndërgjegjes sonë. Kush do ta mendonte një sfidë të tillë 16 vjet pasluftës. Akuzat e drejtuara nga gjykata janë shumë të rënda dhe duhet dëshmuar se ato janë edhe më të gabuara se sa që janë të rënda. Këto akuza vrasin ndjenjën e popullit tonë i cili u sfidua dhe vuajti shumë, nuk besoj se ka ushtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës që frikësohet nga Gjykata Speciale, madje jam e sigurt se ata do t'ia dalin, ata që akuzohen do t'ia dalin të dëshmojnë moralin e lartë dhe sakrificën e tyre, arsyen pse bota ndërhyri në Kosovë, e pra ajo ndërhyri që të shpëtonte një vend, të shpëtonte një popull nga toka e djegur, nga gjenocidi i paparë, nga e drejta për të jetuar.

Jam dëshmitare e lindjes së UÇK-së nga domosdoja dhe mbrojtja e pragut të shtëpisë, mbrojtja e jetës, nga mbrojtja e familjes, e plakut, e gruas, e fëmijëve, jam pjesë e dhënies së udhëzimeve dhe protestës, dhe kërkesës që djemtë tanë mos t'i shërbejnë armatës jugosllave, armatë e cila bënte gjenocid gjithandej në Ballkan. Jam pjesë thash e udhëzimeve të dhënies së ushtarëve të Ushtrisë Çlirimtare për mirësjellje ndaj të zënëve rob dhe popullatës civile në Kosovë. Do ta përkujtoj këtë moment këtu është komandant Çeliku, dëshmitar mund të jetë edhe ushtar Lumi, e në takimin me Hollbrook-un në Junik kur ata e treguan dokumentin e udhëzimit për sjellje të ushtarëve të UÇK-së, dokument të cilin unë e kisha përpiluar, sepse nuk dëshiroja që ushtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës t'i ngjasin ushtarëve të Serbisë, të cilët kryenin krime dhe i kishin duart e përgjakura.

Djemtë tanë nëpër ... e luftës së lirisë nuk guxonin t'i kenë duart me krime dhe të kryera ndaj viktimave të pafajshme. Jam për dënimin e kriminelëve pa dallime nacionale, jam por nuk jam për gjykata monoetnike. Jam për gjykimin e kriminelëve këtu të dihen kush janë, çfarë bënë, të dihen cilët ishin viktimat, dhe këto viktima të ndjejnë një satisfaksionin familjet e tyre të ndjejnë një satisfaksionin dhe të ndjeheshin më lehtë që qytetarët e Kosovës të mund ecnin ndryshe dhe më shpejtë në rrugën e integrimeve dhe t'i thyenim muret e getos që quhet Kosovë e që po na e zë frymën.

Një gjykatë për të dënuar krimet e luftës duhet të ishte bërë këtu me kohë, që të kemi rastin të dëshmojmë se lufta jonë për liri ishte e drejtë, se ne kemi forcë për t'i dënuar vetë ata që kishin gabuar qofshin edhe çlirimtarë. Por, në Kosovë ekzistonte gjithashtu duhet ta vërtetojnë se ekzistonte gjykata ndërkombëtare, ishte UNMIK-u ai që gjykonte, ishte Haga, është EULEX-i.

Sot ndodhemi edhe njëherë para një roli vendimmarrës dhe e them shpesh e kam thënë ndodhemi në rolin e Hamletit të jesh apo të mos jesh, të zgjedhësh në mes të dy të këqijave kjo është e rëndë, kjo është e padrejtë, kjo dhemb, dhemb deri në palcë.

Duhet të zgjedhim në mes të ndërgjegjes tonë dhe ndërgjegjja gjithashtu është e zgjuar dhe të zgjedhim në mes të interesit të shtetit, unë kështu do të veproj: para se ta përfundoj, zoti kryetar, më lejoni të shtroj edhe një kërkesë është iniciativë e imja dhe e përkrahur nga 40 deputetë të

Parlamentit të Kosovës nga të gjitha partitë që të procedohet dhe të votohet nxjerrja e rezolutës për gjenocid të shtetit serb ndaj Kosovës. Nënshkrimet e këtyre deputetëve do t'i dorëzoj dhe me të cilën rezolutë Kuvendi të obligojë të nxjerr edhe mekanizmat përcjellës të cilët do t'i raportonin Kuvendit në baza të rregullta për veprimtarinë që do të marr për përmbushjen e kësaj rezolute.

Teksti le të përpilohet nga përfaqësuesi i secilës parti politike këtu dhe në bazë të projekt propozimeve për rezoluta që janë parashtruar në Kuvend dhe ajo e marsit të vitit 2015 dhe ajo që u dha sot e që është rezoluta e ditës 03.08.2015.

Pranoni kërkesën time dhe së bashku me nënshkrime. Ju faleminderit!

KRYETARI: Vetëm Ilir Deda e ka fjalën, ndërkohë veç ta shikojmë materialin pastaj të vazhdojmë me pikën. Urdhëro, Ilir. Pastaj, Visari është diskutuesi i fundit për këtë pikë të rendit të ditës edhe jemi para procesit të votimit. 5 e 20 është ora.

ILIR DEDA: E kënaqëm sot, kolektivisht e kënaqëm. Kjo shumë turpëruese me qenë këtë seancë sot, argumente të paqëndrueshme si prej Qeverisë si prej opozitës. Nuk ka argument të qëndruar sepse ne ndodhemi në një situatë e cila nuk ka ndodh, nuk ndodh asnjëherë që një Qeveri të procedojë me ndryshimet kushtetuese edhe ato me ra.

Edhe ajo ka ndodh pse ka qenë lojë politike, e tash ne po mundohemi të gjejmë argumente të paqena a edhe në opozitë realisht e njëjta po ndodh me Ligjin për Forcat e Armatosura të Kosovës, por nuk po debatojmë kaq gjatë për të njëjtën gjë që po ndodh si tash. Domethënë parimin e kemi selektiv dhe të paqëndrueshëm.

E tash juve iu sulmuan shumë të LDK-së e unë ju kam ndërmend t'ju mbroj, a LDK-ja e ka pas një kulturë politike gjithmonë kur ka qenë përmbi 40% ajo ka qenë që edhe në forcën e tillë elektorale është munduar të ndërtojë konsensus politik për tema nacionale. Nuk e di çka ka ndodh para 5 javëve ky Kuvend nuk e kaloi amendamentin kushtetues edhe ka ekzistuar vullneti që të bëhet ose të paktën kemi prit në opozitë që të ndërmerret iniciativa që të ulemi të gjithë bashkë dhe të shohim a mundet Kosova të dal me opsion të vetin për këtë çështje. Nuk ndodhi, a e dini pse nuk ka ndodh? Se ajo kulturë politike të cilën e ka pasur LDK-ja nuk është duke mbizotëruar më edhe nuk ka ndodh sepse politik bërja në Kosovë është bërë prej që ka ardhur zoti Thaqi në pushtet e tillë që i shkohet të thuhet ndërkombëtarëve birmani ju opozitën.

Kjo duhet të na vijë turp, ne në vitet e '90-ta kemi pasur më shumë kulturë politike dhe deri në vitin 2006-2007 kemi pasur më shumë kulturë politike mes vete. E çka po ndodh sot? Çka është kjo seancë kështu? Po sulmohen e po shahen po janë pa argumente. Kurrë nuk i kemi diskutuar prej orës 10:00 deri në 5:00 për rritje të pensioneve, për zhvillim ekonomik, për punësim, për shëndetësi, për arsim qysh qaty s'po debatojmë shumë po e gjetëm sot me popullizëm. Turp duhet të na vijë të gjithëve.

Gjykata speciale ja kalon, ja s'kalon, kryhet kjo punë edhe shteti jonë ka për të mbijetuar. 20 vjet nëse kalon kemi me pas shumë vështirë por do të mbijetojmë edhe s'ka nevojë këtu të diskutohet sot thua se Kosova përfundon në ditë të sodit edhe shumë mua po më vjen turp që kam ardhur sot

gjatë gjithë ditës pjesë në seancë edhe të dëgjojë kësi lloj përplasjesh. Nuk na ka hije asnjërit prej neve që jemi këtu të përplasemi në mënyra tjera. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit, Ilir! Visar Imeri e ka fjalën dhe më nuk ka deputetë që diskutojnë. Faleminderit! Regjia le t'i thërras deputetët...

VISAR IMERI: Deputetë të Kuvendit të Republikës së Kosovës,
Më është obliguar të filloj tash me këtë që ndodhi në pjesën e fundit të seancës dhe po e nisi me sjelljet e kryetarit të Kuvendit, i cili mendoj se nuk e luajti fare rolin e kryetarit të Kuvendit, me këtë rast. Por, meqenëse po i thoni vetes kryetar Kuvendi, unë nuk mendoj dhe jam më se i bindur që ti as nuk ke të drejtë për t' u ngjitur emra deputetëve, përveç ata emra që i kanë dhe as nuk ke të drejtë për t' ua krijuar një arenë të konfliktit fizik deputetëve jashtë, duke u thënë dilni jashtë.

Këtë mos e bëni! Jeni kryetar Kuvendi. Ju mund t'i qitni deputetët me Rregullore jashtë, nëse përdorin gjuhë jo parlamentare, por jo për t'i qitur jashtë për t'u rrahur ata në mes veti, ose për t' i nxitur për konflikt, prandaj këtë mos e lejoni!

E dyta, deputetë të PDK-së, ata që folën, s'di a e keni lexuar kohën e fundit letrën e Sami Lushtakut? Se, u çuat këtu dhe thatë po na çoni në burg me akuza të "Vetëvendosjes". Jo, jo, Sami Lushtaku thotë: "element, njerëz, persona brenda PDK-së më kanë çua mu në burg". Lexone edhe një herë, sepse kjo është e rëndësishme për ta lexuar, ju që jeni këtu.

Dhe, po ashtu, përveç kësaj kritikone "Vetëvendosjen" sa të doni, por veçanërisht ju zonja Musliu që e keni qëndrimin shumë të drejtë për sa i përket kësaj gjykate. Është koha dhe momenti për t'i bind deputetët e PDK-së të votojnë kundër Gjykatës Speciale. Kjo është më e rëndësishmja në ditën e sotme, e prej nesër fol prapë për "Vetëvendosjen", kurrë mos u ndal hiq, por sot bindi kolegët tuaj të votojnë kundër Gjykatës Speciale se a po e sheh, t'u kanë bindur mos ta votojnë Gjykatën Speciale. A po e sheh se janë kundër asaj që po mendon ti.

Na u tha këtu që prej fillimit të seancës, se ata që do ta votojnë Gjykatën Speciale sot janë ata trima që nuk po u frikësojkan. Thanë: ne nuk frikësohemi të ballafaqohemi me këtë gjykatë, ndërkohë që argumentimi i vetëm që është përdorur për ta votuar Gjykatën Speciale prej se ka filluar kjo temë, është që po s'e bëmë ne, do ta bëjë OKB-ja. Ky është kërcënim, apo jo dhe kërcënimi efekt politik tjetër nuk ka përveç frikës. Pra, ata që e kanë ngrënë këtë kërcënim, ata janë ata që po thonë po e votojmë se po e bën OKB-ja. Kjo është se pikërisht ata të frikësuarit do ta votojnë Gjykatën Speciale, sepse po frikësohen që këtë do ta bëjë OKB-ja.
Pra, që thonë në gjuhën angleze: quani mollët, molla, mos ua ngjitni emrin dardha se s'mund ta mashtroni kurrkënd në këtë drejtim.

E çka është kjo Gjykatë Speciale, se u përmend këtu disa herë, po mendoj se detajet janë shumë të rëndësishme, e vërejta nga diskutimi i shumicës së deputetëve që as s'e kanë lexuar ligjin, as amendamentin kushtetues, vetëm flasin për atë çka kanë ndie, çka u kanë thënë, herë duke i kërcënuar e herë duke ua ngjeshur kryet, por sidoqoftë është e rëndësishme për të lexuar se çka do të votoni sot ata që do të votojnë për. Është e rëndësishme që këto detaje të bëhen publike njëherë e përgjithmonë.

Dhe e keni parë aty se, në paragrafin 1 të këtij amendamenti del se burim formal kushtetues i këtij amendamenti është lidhja e Republikës së Kosovës me aktin e nxjerrë nga Këshilli i Evropës. Pra, kështu thuhet që në nenin 1 ose pikën 1 të amendamentit Kushtetutës të propozuar nga Qeveria.

Dhe në suaza të doktrinës kushtetuese, del se Qeveria si sponzorizues i këtij propozimi kushtetues, në cilësinë e subjektit që e procedon këtë normë kushtetuese po tenton ta krijojë të drejtën në kuptimin e burimit kushtetues, aktin e një organizmi ndërkombëtar me të cilin madje nuk ka hyrë fare në marrëdhënie kontraktuale në kuptim të Konventës së Vjenës. Pra, këtu po merret obligim nga Kosova për një rezolutë ose për një dokument të nxjerrë nga një organ me të cilin ne nuk kemi kurrfarë marrëdhënie kontraktuale, që i bie se ne po e vendosim veten në pozicion të obliguesit karshi Këshillit të Evropës, në këtë rast, po që Këshilli i Evropës nuk ka kurrfarë obligimi ndaj nesh, sepse nuk jemi në marrëdhënie kontraktuese. Tash dikush do të thotë po, ne po synojmë të anëtarësohemi atje. Dakord, po synojmë të anëtarësohemi, por njëherë për njëherë nuk jemi as anëtar e as që jemi afër saj.

Çështja e dytë, te paragrafi 3 i këtij draft-amendamenti, është paraparë themelimi i një paneli të veçantë i cili do të vendosë mbi peticionet e parashtruara e që do ta ketë rolin e arbitrit kushtetues përkitazi me lëndët që vijnë nga dhomat e specializuara. Pra, në kuptim të kësaj dispozite, Kosova do t'i ketë dy trupa gjykues që do të vendosin mbi kushtetutshmërinë e vendimeve përfundimtare gjyqësore.
Një trup i cili është i kontestueshëm për nga aspekti i përbërjes në rastin e vazhdimit të 3 gjyqtarëve ndërkombëtarë, e kam fjalën për Gjykatën Kushtetuese, dhe trupi i dytë i cili tërësisht përjashton gjykimin vendor në raport me vendimet e peticionuara pranë kësaj gjykate.

Pra, dhoma e specializuar, siç është quajtur nga sponzorizuesit është në kundërshtim të plotë me dispozitat e nenit 114 të Kushtetutës së Republikës së Kosovës për sa i përket përbërjes së saj.

Elementi tjetër sa i përket kolizionit, që janë duke i krijuar këto norma në këtë draft-amendament, është edhe kompetenca lëndore e kësaj dhome të specializuar në raport me nenin 112 dhe nenin 113 të Kushtetutës së Republikës së Kosovës.

Po vazhdojmë! Sipas paragrafit 6 të draft-amendamentit, dhomave të specializuara dhe Zyrës së prokurorit të specializuar i jepet një hapësirë kushtetuese që në mënyrë autonome të krijojë rregulla procedurale dhe lidhur me vlerësimin e provave, siç është cekur me standardet ndërkombëtare për të drejtat e njeriut, të përfshira në nenin 22 dhe të udhëzuara nga Kodi i procedurës penale.

Një rregullim i tillë hap mundësinë që procedimi i çështjeve pranë këtij mekanizimi gjyqësor të jetë përjashtues për qytetarët e Republikës së Kosovës, në kuptim të zbatimit të së drejtës pozitive. Kjo korrespondon drejtpërdrejt në kundërshtim me nenin 24 të Kushtetutës e madje edhe me përmbajtjen e të drejtave të sanksionuara me aktet ndërkombëtare që gjejnë zbatim të drejtpërdrejtë sipas nenit 22 të Kushtetutës së Republikës së Kosovës.

Pikërisht, pra është neni 7 i Deklaratës universale mbi të drejtat e njeriut, në të cilën theksohet se, po citoj: "Të gjithë janë të barabartë para ligjit dhe kanë të drejtë që pa kurrfarë diskriminimi të

mbrohen njësoj nga ligji. Të gjithë kanë të drejtë për mbrojtje të barabartë kundër çdo diskriminimi që do të shkelte këtë deklaratë, dhe kundër çdo nxitje për një diskriminim të tillë.”. Me dhënien e autorizimit kushtetues që këto dhoma dhe Zyra e prokurorit të kenë të drejtën që të nxjerrin rregullat e reja procedurale, të akuzuarit në procedurat e zhvilluara pranë tyre i bën të diskriminuar në kuptimin e mbrojtjes së tyre nga ligji dhe shfrytëzimit të mjeteve juridike përmes rregullave që janë të parapara me ligjet në fuqi të shtetit – shtetas të cilit ata janë.”

Kjo rrethanë diskriminuese është ekzistente pa marrë parasysh referimin në Kodin e procedurës penale të Kosovës, që ky mekanizëm do t’i referohet gjatë sajimit të këtyre rregullave. Madje, në rastin konkret nuk mund të zbatohen rregullat e maksimës se ligji special është përmbi ligjin e përgjithshëm, ngase nuk kemi të bëjmë me rregullat e miratuara nga organi më i lartë legjislativ, por instrumenti i rishikimit të rregullave nga ana e Dhomës së Veçantë, që do të jetë e themeluar brenda Gjykatës Kushtetuese, nuk është garant dhe është përjashtues i diskriminimit të sajuar në këtë dispozitë. Kjo nga se kemi të bëjë me një kundërthënie objektive në suaza të rregullimit kushtetues ku efekti juridik e krijon rrethanën diskriminuese nga vetë krijimi i një autorizimi të tillë.

Dhe pastaj, kur e sheh tekstin e ligjit, në fakt e kupton më mirë se çka do të ndodhë me këtë amendament kushtetues, që në fakt po miratohet ose po kërkohet të miratohet në mënyrë që të miratohet pastaj ky ligj që e themelon Gjykatën Speciale ose dhomat e specializuara. Dhe, aty po ndalem te neni 37, thuhet në pikën 2 të këtij neni që: “në parim të gjitha dëshmitë duhet të prezantohen në prani të të akuzuarit me qëllim të kundër argumentimit. Përjashtimet mund të përcaktohen në rregullat e procedurës dhe të provave të miratuara në pajtim me nenin 19, në përputhje me standardet e të drejtave të njeriut.

Dhe kjo i bie që, në fakt, gjykata ose paneli i gjykatësve, mund të vendosë që disa dëshmi të përjashtohet i akuzuari nga dëgjimi i atyre dëshmive dhe çka është edhe më keq të mos ketë mundësi të ballafaqohet me atë dëshmitar, që i bie që në fakt këtu do të ketë dëshmitarë nëse gjykata e vlerëson të domosdoshme të cilët do të cilët do të jenë të paprekshëm, pra dëshmia e cilëve do të jetë e paprekshme, sepse nuk do të jetë e ballafaqueshme nga i akuzuari i cili po akuzohet ose po dëshmohet kundër tij.

Dhe, në këtë rast duhet të kemi parasysh edhe një gjë që e bën Gjykatën Speciale ende më të rëndë, e ajo është pika 5 e të njëjtit nen, pra nenit 37. Përveç se përmendën aty që të gjitha dëshmitë e shkruara ose të dhëna gojarisht në Tribunalin e Hagës, do të jenë po ashtu të pranueshme nga gjykata nëse ajo i vlerëson si të pranueshme, në pikën 5 thuhet që: “Me rastin e vendosjes së relevancës ose pranueshmërisë së provave të mbledhura nga ndonjë shtet apo autoritet shtetëror tjetër, përveç Kosovës apo autoriteteve të saj, dhomat e specializuara nuk vendosin lidhur me zbatimin e të drejtës vendore të atij shteti.”. Pra, nga ndonjë shtet tjetër, dhe mendoj që kjo është një pikë jashtëzakonisht e rëndësishme për të cilën mbase ministri i Drejtësisë, mund të na tregojë më shumë nëse e do fjalën, por nga ndonjë shtet tjetër nënkupton që Prokuroria e Republikës së Serbisë do të paraqet dëshmi, do të paraqet aktakuza, do të paraqet dokumente të ndryshme pranë kësaj gjykate dhe kjo gjykatë pastaj ato mbase do t’i pranojë, mbase do t’i duken si relevante ose jo, por sidoqoftë Prokuroria e Republikës së Serbisë dhe me këtë pak a shumë sistemi gjyqësor i Serbisë, do të jetë çështje e përbrendësuar në këtë Gjykatë Speciale që po e themelojmë ne përbrenda sistemit tonë juridik.

Mirëpo, ta keni parasysh se kjo Gjykatë Speciale do të komunikojë me prokurorinë e Serbisë, e ne këtu e dimë se çfarë aktakuza ka Prokuroria e Serbisë karshi shqiptarëve të Republikës së Kosovës, qofshin ata pjesëtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, qofshin ata pjesëtarë të organizatave ilegale që kanë vepruar për ta çliruar Kosovën nga Serbia.

Pra, kjo Gjykatë Speciale po themelohet për shkak të insistimit të Prokurorisë së Serbisë dhe ta keni parasysh këtë. Akuzoni edhe tjerët, nëse keni dëshmi, dhe akuzoni të gjithë që po japin dëshmi të rrejshme, por ta keni parasysh se Prokuroria e Serbisë e ka nxitur këtë gjykatë, ju që po dilni në mbrojtje të gjykatës.

Për të vazhduar tutje, thuhet në kapitullin 7 të ligjit, te neni 52: “Statusi, privilegjet dhe imunitetit që e kanë zyrat dhe personeli i EULEX-it në Kosovë, sipas ligjit, do t’i kenë pra edhe këto dhoma të specializuara, ku thuhet se privilegje, status dhe imunitet do të kenë edhe objektet, edhe pasuria, edhe dokumentet të cilat, do të lexoj më vonë nenin, janë të mbrojtura plotësisht nga qasja publike në to.

Çka, pse kanë nevojë për këtë imunitet nga ndjekja penale gjithë këta gjykatës? Qe 16 vjet ne kemi misione ndërkombëtar këtu, të cilët vazhdimisht insistojnë që imuniteti nga ndjekja penale nuk bën t’ ua prekësh. Pse po frikësohen aq shumë? Kush do t’i ndjekë ata penalisht, se ata po na vinë neve për të na ndjekur penalisht. Pra, kush do t’i ndjekë ata penalisht, përveç nëse para se të vijnë në Kosovë, ata e dinë që në veprimet e tyre dhe në vendimet e tyre do t’i shkelin ligjet dhe pastaj, natyrisht, se e bën të ndjekshëm penalisht. Pra, nuk po e kuptoni që ky imuniteti, me duart e lira që po ua jep këtyre gjykatësve, prokurorëve, policëve e ku ta di unë të misioneve ndërkombëtare, është pikërisht ai që po ua mundëson këtyre pastaj sjelljen që po e kanë në Kosovë, sikur te UNMIK-u, sikur te EULEX-i, e tash edhe te Gjykata Speciale.

Kjo është një situatë, sikur te “Zemra e errësirës” e Xhozef Konradit. Aty, meqenëse ishte i lirë ai komandanti në Kongo, nga të gjitha vlerat, qofshin ato përkufizimet ose kufizimet ligjore e morale, ai e shndërroi veten në njëfarë mënyre në një gjysmë zot, i cili sillej me ata të kolonizuarit aty sikur të kishte qenë Zoti, me të gjitha të drejtat, prerogativat dhe mundësitë e veprimit, sepse i mungonin këto përkufizimet, kufizimet, sanksionet ligjore dhe morale për të sanksionuar një sjellje tjetër.

Te neni 62, pra që e ka emërtimin “kufizimet në qasje”. Po e lexoj vetëm pjesën e fundit të fjalisë së fundit të nenit për të treguar se sa flagrante është kjo Gjykatë Speciale. Thuhet kështu, “E drejta e përgjithshme për të pasur qasje në të dhënat apo arkivat e dhomave të specializuara përfshirë këtu të zyrës së regjistrimit dhe Zyrës së prokurorit të specializuar, nuk ekziston”.

Pra, ky ligj neve po na thërret për t’ ua cenuar këtë të drejtë qytetarëve të Kosovës, t’ u themi qytetarëve të Republikës së Kosovës, se kjo e drejtë që u garantohet me ligjet pozitive në Kosovë dhe me Kushtetutë për juve, tash e tutje, nuk ekziston.

Po më tregoni ju mua deputetë, cili prej juve individualisht ose kolektivisht, qoftë e ndieni veten legjitim, që keni të drejtë t’ua cenoni këtë të drejtë qytetarëve të Republikës? Tek e fundit, ta pyesim veten, kush jemi ne që t’ua cenojmë këtë të drejtë qytetarëve të Republikës? Kush na e ka dhënë neve këtë të drejtë, kush po na e kërkon një gjë të tillë, dhe pse po biem pre e kësaj

kërkese? Sepse, ... me të akuzuarin nga kjo Gjykatë Speciale, ata që eventualisht do të jenë të akuzuar, dikush prej jush edhe mund të ketë madje edhe çështje personale, ta zëmë.

Po çfarë faji kanë familjarët e tyre? Pse po ua cenoni të drejtën familjarëve të tyre që të marrin vesh, në fund të fundit, pse u dënua familjari i tyre, gruaja për burrin, motra për vëllain, vëllai për vëllain, që në fund ta kuptojë pse x personi duhet t'i kalojë 15 vjet burg, për çka, çka ka bërë? Unë kam qejf ta di.

Mungesa e qasjes në dokumentet publike mua më pamundëson ta kuptoj këtë gjë, dhe ne e dimë këtu nga misionet ndërkombëtare se sa personi sot mbahet nëpër burgje të Kosovës, të dënuar për krime të lufte, madje, madje edhe pa pasur asnjë dëshmi të vetme. A e dimë të gjithë këtu? A kemi diskutuar disa herë për këto çështje, për "rastin Kiçina", tash së fundi për "grupin e Drenicës" e kështu me radhë. Dhe të njëjtën gjë ne tash po ia vazhdojmë Gjykatës Speciale, duke ua cenuar këtë të drejtë edhe formalisht qytetarëve të Republikës së Kosovës, dhe këtë në emër të demokracisë, në emër të interesit të shtetit.

A po e shihni se Gjykata Speciale po e përjashton popullin e Kosovës nga e drejta, ndërkohë që po ia hap derën dhe po ... Prokurorinë e Serbisë në këtë drejtë. Pra, a po e shihni pse Gjykata Speciale është pak a shumë drejtpërsëdrejti në kundërshtim me vetë idenë e Republikës së Kosovës dhe ekzistencës së shtetit të Kosovës, sepse Republika e Kosovës ekziston për shkak të popullit të Kosovës, ndërkohë që kjo Gjykatë Speciale, gjithnjë në emër të Republikës, po e përjashton tërësisht popullin e Kosovës dhe po e shtinë Serbinë brenda Kosovës, në aspektin gati se më të dëmshëm të saj, pra, në sistemin juridik.

Deputetë të Kuvendit të Republikës së Kosovës, mos e pranoni këtë. Mos ua cenoni të gjithë qytetarëve të Kosovës këtë të drejtë, mos e nisni këtë proces të shkatërrimit të Republikës së Kosovës. Nuk ua kemi borxh askujt, dhe askush s'mund të na detyrojë ta bëjmë një gjë të tillë. Ju faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Ganimete Musliu ka reagim. Hashim Thaçi e ka kërkuar fjalën. Visar më ke përmendur, ndoshta edhe unë e kisha bërë një reagim!

GANIMETE MUSLIU: Faleminderit shumë, zoti kryetar!
Visar më mirë u dokshe kur e ngjiteshe shqiponjën, këtu sot ishe pa shqiponjë, e diçka edhe Glauku s'e paska, asnjë s'e paskeni. Më fal!

Kur duhet shqiponja, duhet gjithë, edhe kur është nxet, a? E para.

E dyta, më vjen mirë që unë e kam marrë një vendim për gjykatën ose thjeshtë ndryshimin e amendamenteve kushtetuese mbi besimin dhe parimet e mia. Dhe asnjëherë, pa u ndikuar nga asnjë presion, këtë po e them tash edhe për juve mediat që më keni thirrur qindra herë dhe më keni pyetur se a po më bën dikush presion.

Po ju them sinqerisht se, nëse do të kishte marrë një vendim mbi bazën e presionit, i vetmi vendim që më kishte shtyrë të ndryshojë votën kundër dhe për ta kthyer për, kishte qenë presioni

pse rastësisht vota ime ka koinçiduar deri diku tjetër, përafërt me votën e Lëvizjes "Vetëvendosje".

Mirëpo, po e them edhe këtë, e thashë deri diku, nuk e thashë rastësisht deri diku, sepse unë asnjëherë nuk kam bërë thirrje te asnjë deputetë të votojë për ose kundër, dhe prapë nuk e kisha bërë, por me këtë rast, meqë ma bëri penal Visari, e falënderoj shumë, unë e kisha lutur opozitën në përgjithësi duke ia nisur prej Glaukut e deri te ai Zafa, atje lartë, mos u bëni qyqarë, por kur të vjen votimi votoni kundër, sepse nëse ju kujtohet në seancën e fundit, nuk keni marrë pjesë në votim.

Votoni kundër! Unë po ju thërras të votoni kundër, sepse unë mendoj që duhet të votohet kundër kësaj gjykate. Vetëm juve ju ftoj të votoni kundër, pa dashur të ndikoj te kolegët e mi. Mos u bëni qyqarë, të gjitha këto llafe që i thoni, votoni kundër. Kaq.

KRYETARI: Faleminderit! Diskutimet kanë përfunduar. Glauk, Zafir, Daut, tre jeni lajmëruar. A e bëjmë nga një minutë, në marrëveshje me ju. Pra, Glauku, Zafiri, Dauti, Hashim Thaçi, zëvendëskryeministër, do ta ketë fjalën në fund.

GLAUK KONJUFCA: Unë për opozitën në përgjithësi nuk mendoj që janë qyqarë, ashtu siç nuk mendoj se është qyqare as Ganja, se po më duket goxha e guximshme të marrë vendim e të votojë kundër Gjykatën Speciale, njëjtë sikur që po bën edhe opozita, mirëpo problemi kryesor me këtë proces ka të bëjë me legjitimitetin themelor politik në cilin është defekti kryesor i vet faktit pse është rikthyer në Kuvend kjo Gjykatë Speciale, shumë me dëmshme për Kosovën.

Ndonjëherë, edhe kur voton kundër, edhe kur voton për, apo abstenim, ti e legjitimon procesin me vetë pjesëmarrjen tënde në proces të votimit, duke e bërë kuorumin.

Ne ju ftojmë që të mos e votoni fare, fare mos e votoni Gjykatën Speciale. Kjo është shumë e rëndësishme. Ju lutem që kundërshtimin tuaj ndaj Gjykatës Speciale ta bëni duke i hequr fare kartelat prej këtyre farë makinave të votimit.

KRYETARI: Zafiri e ka fjalën.

ZAFIR BERISHA: Faleminderit, kryetar!
Unë Ganës, besoj që e di, por po ia përkujtoj se këtu nuk flitet për qyqarë. Dhe nëse është fjala për qyqarë, i ka si në krah aty afër, por si do që të jetë qëndrimi i ynë si opozitë tash është i qartë dhe edhe herën e parë, po edhe kësaj radhe, mendojmë se ndërhyrjet kushtetuese edhe me presion që janë bërë në Gjykatën Kushtetuese për një temë që tash është diskutuar dy herë në këtë seancë, nuk e meriton që një deputet normal, që ka fytyrë të jetë pjesë e këtij procesi.

Përndryshe, meqë ma dhatë shansin, edhe një herë i kisha ftuar, t'i thërrasin mendjen të gjithë deputetët. E kam thënë, edhe në seancën e kaluar, për dikë për interesa meskine edhe me këmbë kishte votuar, por nuk është fer kjo. Prandaj, nuk është fjala për qyqarë, opozita e di mirë veprimin e vet, por si do që të jetë, pas seancës do t'i shihni veprimet e opozitës. Faleminderit!

KRYETARI: Daut e ke fjalën.

DAUT HARADINAJ: Faleminderit, kryetar!
Nuk po i replikoj vetëm për këtë që na quajti qyqarë, por e treta herë është që nganjëherë Ganes po i përzihet bujqësia me luftën e fundit në Kosovë, se pare replikoi me Donikën kur tha se pse kemi thënë po shkojnë investime në Drenicë. Gabim e pati. Nuk është folur pse janë shkua investime në Drenicë, por pse nuk janë shkua edhe në Rahovec, edhe pse Rahoveci është qendër e bujqësisë.

Sa i përket kësaj se a jemi qyqarë a jo, me siguri se Ganja e mban në mend legjislaturën e kaluar, një vit më herët, këtu në këtë sallë e kam dhënë votën kundër dhe ashtu siç i luta sot deputetët e PDK-së të cilët më 26 qershor e dhanë votën kundër, të mos bëhen qyqarë sot e ta qesin votën për. Faleminderit!

KRYETARI: Hashim Thaçi e ka fjalën.

ZËVENDËSKRYEMINISTRI HASHIM THAÇI: Faleminderit, i nderuar kryetar Veseli!
I nderuar kryeministër Mustafa,
Kabinet qeveritar,
Të nderuar deputetë,
Është një kohë e gjatë që ballafaqohemi me këtë sfidë të themelimit të Gjykatës Speciale nga Kuvendi i Republikës së Kosovës. Ka kaluar një kohë, tash e pesë vjet, që kjo çështje diskutohet edhe në institucione të Kosovës, edhe në institucione ndërkombëtare dhe diskutohet edhe në raportet bilaterale edhe në Kosovë me vendet tjera, por edhe në Kosovë me Bashkimin Evropian, Shtetet e Bashkuara të Amerikës dhe gjithë mekanizmat ndërkombëtarë.

Ne si Kosovë jemi ballafaquar me akuza jo të lehta të Dick Martyt, akuza këto të cilat kanë qenë përtej imagjinatës edhe të qytetarëve të Kosovës, por edhe të gjithë njerëzve të arsyeshëm. Por meqë këtu u hapën çështje edhe të 16-vjetshit të fundit, edhe të periudhës së luftës, edhe të viteve 90-të, edhe para të 90-të, atëherë më lejoni që t’i them edhe unë dy-tri fjalë, sepse nuk mund ta shkëpus opinionin tim dhe, natyrisht edhe vendimin, sepse unë edhe kam votua për Gjykatën, në Qeveri dhe do të votoj vazhdimisht edhe sikur të isha deputet këtu, por edhe opinionet e mia edhe si zëvendëskryeministër edhe si kryetar i partisë më të madhe në vend, të Partisë Demokratike të Kosovës.

Jam një nga ata që kam diskutuar me bashkësinë ndërkombëtare tash e 5 vjet rreth kësaj çështjeje dhe aspekteve shumë të ndërlikuara dhe të komplikuara të këtij procesi. Dhe do të dëshiroja shumë që, të gjitha ato trnaskripte, pasi që ka këtu shumë që dëshirojnë për t’i parë transkriptet e takimeve të tjerëve, por të vetat kurrë s’ka qejf dikush t’ ua qes kurrkund, e unë kisha pasur shumë dëshirë dhe dëshirë më të madhe në jetë veç të botohen diku ato transkripte që kemi diskutuar me të gjithë partnerët ndërkombëtarë dhe qëndrimet që i kemi prezantuar ne si institucione të Republikës së Kosovës... Nuk e pengova askënd sa foli, e tash kërkoj që të mos pengoni.

Pra, edhe si ish- kryeministër i vendit, por në përgjegjësinë aktuale që e kam në Qeveri, e natyrisht edhe qëndrimet e Qeverisë aktuale.

Askush në Kosovë nuk e ka filluar rezistencën e armatosur, sepse e ka dashur luftën, por nga domosdoshmëria për çlirim. Rruga më e lehtë ka qenë për ta sharë Serbinë me ndonjë deklaratë, por mos m' i rezistuar Serbisë, dhe Serbia të kishte toleruar. Por, jam një nga ata që kemi marrë vendim t'i rezistojmë edhe ushtarakisht Serbinë, megjithëse pa armë, pa para, pa ndonjë mbështetje ndërkombëtare kur e kemi filluar, por ndodhi mrekullia gjatë procesit, fituam edhe mbështetje logjistike të fuqishme, për aq sa kemi pasur, por mbi të gjitha mbështetje shumë të fuqishme ndërkombëtare.

Pse e fituam mbështetjen qytetare? Sepse zhvilluam, për të gjithë qytetarët flas, sepse zhvilluam një betejë të drejtë, luftë për çlirimin e Kosovës. Fituam mbështetjen e të gjithë qytetarëve të Kosovës që treguan mosbindje të plotë qytetare ndaj Serbisë dhe me aktivitetin e tyre edhe aktiv në rezistencën për liri të Kosovës.

Në anën tjetër, pikërisht ky unitet i qytetarëve të Kosovës, i popullit të Kosovës për UÇK-në bëri që UÇK të fitojë mbështetje gjithë shqiptare, edhe në Shqipëri, edhe në Maqedoni, edhe në Preshevë, edhe në Ulqin e gjithashtu edhe në diasporë dhe kjo bëri që natyrisht të fitojmë edhe mbështetjen e bashkësisë ndërkombëtare.

Po i them këto gjëra, për arsye se të gjitha këto janë të ndërlidhura me njëra- tjetrën, sepse edhe procesi i themelimit të UÇK-së, edhe të organizimit të saj, edhe i rezistencës së saj dhe të gjitha etapat tjera të mëvonshme, janë të ndërlidhur me njëra- tjetrën dhe i takojnë një procesi të vetëm për liri dhe pavarësi të Kosovës.

Askush nuk ka pretenduar t'i monopolizojë as vlerat as meritat për liri. Meritat për liri të Kosovës i takojnë njerëzve që kanë sakrifikuar, njerëzve që kanë mbështetur fuqishëm këto përpjekje, thjesht u takojnë të gjithë qytetarëve të Kosovës dhe kanë merita të tyre secili veç e veç, ai që ka jetuar në Kosovë dhe ka rezistuar, sepse veç për të ndëjtur në vitet 1990 – 1998 – 1999, në Kosovë ka qenë rezistencë, por edhe ata që e kanë ndarë kafshatën e Kosovës për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës.

Në anën tjetër, është më se e vërtet se jemi ballafaquar edhe me sfida jo të lehta. Fillimisht, Ushtria Çlirimtare e Kosovës u atakua si një krijesë e Serbisë, dhe ju të gjithë e dini. Ajo dështoi shpejt, sepse Serbia s'kishte nevojë të krijojë diçka për ta larguar vetveten prej Kosovës.

Në anën tjetër, dikush,kundërshtarët tanë, flas të lirisë dhe pavarësisë së Kosovës, tentuan ta portretizojnë në faza të caktuara Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës si fundamentaliste apo islamike, por pa sukses, sepse lufta jonë ishte luftë e drejtë, jo fetare, por kombëtare, për liri të vendit. Gjithashtu u tentua në faza të ndryshme, shumë të ndjeshme, në faza më kulmore të rezistencës sonë të UÇK-ja të etiketohej edhe me epitete të paqëndrueshme ideologjike.

Lufta e UÇK-së nuk ka qenë ideologjike, ka qenë luftë për liri, për pavarësi, për të drejta kombëtare.

Ju e dini shumë mirë kur etiketohej si marksiste e leniniste, thuaja ti se kishin dalë qytetarët të luftojnë në male për marksizëm e leninizëm, dhe për të ardhur përsëri deri tek etiketimet apo tendencat për portretizimin e UÇK-së si terroriste. Edhe kjo shpifje u rrëzua shpejt, sepse Ushtria

Çlirimtare e Kosovës zhvillonte luftë të drejtë, luftë zhvillonte në Kosovë, zhvillonte kundër ushtrisë, policisë dhe administratës së dhunshme të Serbisë.

Ushtria Çlirimtare e Kosovës nuk kreu kurrë sulme ndaj qytetarëve civilë. Ajo i rezistoi ushtrisë dhe policisë serbe.

Ushtria Çlirimtare e Kosovës dhe shqiptarët kurrë nuk shkuan të luftojnë as në Beograd, as në Nish, as në Novi-Sad, as në Kragujevc, zhvilluan luftë për liri, zhvilluan luftë për ekzistencë, në tokën e vet, në trojet e veta, në Kosovë. Dhe për të ardhur deri tek tendenca tjetër e portretizimit të saj si kriminale, gjë që i kanë kontribuar edhe ata që sot flasin këtu me zë të fuqishëm patriotik, kinse patriotik, sepse ata e dinë, unë e di çfarë pozicioni dhe çfarë qëndrimesh kanë pasur në krejt këtë periudhë 20 vjeçare të rezistencës sonë.

Faktet flasin se këto etiketime, këta zëra kryesisht edhe me motivacione politike kanë qenë, janë dhe do të mbesin të paqëndrueshme.

Prandaj, unë kam besim të plotë se me gjithë këto shpifje, me të gjitha këto pretendime për denigrime, përsëri vlerat më sublime në historinë e lëvizjes kombëtare të shqiptarëve, UÇK-ja është vlera më e lartë kombëtare e lirisë së shqiptarëve.

Ishte hera e parë në historinë tonë që zhvillonim luftë në gjithë territorin e Kosovës, sepse jemi pas mësuar nga historia, një krahinë luftonte tjetra nuk ishte mirë e organizuar, por kësaj radhe ndodhi mrekullia, u organizuam aq sa u organizuam, aq sa ditëm, aq sa patëm mundësi, por ndodhi mrekullia dhe fituam lirinë, e larguam Serbinë prej Kosovës.

Dhe në të gjitha këto procese ne kaluam bashkërisht, në një bashkëpunim shumë të ngushtë edhe me Shtetet e Bashkuara të Amerikës, edhe Bashkimin Evropian, edhe me NATO-n për të kulmuar me bombardimet e NATO-s.

Natyrisht se këtu u përmendën dhe vazhdimisht përpiqen që të prezantojnë këtë proces politik të deformuar, të devijuar, se gjëja janë shkelur disa parime për çka kemi filluar rezistencën.

Unë përsëri e theksoj fuqishëm dhe i qëndroj shumë fuqishëm asaj që kemi vepruar si delegacion i Kosovës në Rambuje, që kemi arritur nënshkrimin e marrëveshjes me bashkësinë ndërkombëtare flas, dhe refuzimin e Serbisë e në të njëjtën kohë filluan bombardimet dhe fituam lirinë.

Këtu, edhe atëherë ka pasur, Albini ka qenë kundër gjithë, edhe te procesi i menjëhershëm i pasluftës. Këtu flitet për çarmatim të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Unë ndihem shumë krenar që kemi arritur që të demilitarizojmë dhe transformojmë, se nuk përmendet transformimi në fjalorin e Albinit, hiq, të demilitarizojmë dhe transformojmë Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës në Trupë Mbrojtëse të Kosovës, duke nënkuptuar një marrëveshje kuptimplote, shpresëdhënëse dhe me vizion për themelimin e Ushtrisë së sotme të Kosovës.

Ishte procesi më i suksesshëm i një lëvizjeje guerile në botë, që kemi arritur bashkërisht me NATO-n. Në të njëjtën kohë prej të gjithëve u vlerësua si lëvizje çlirimtare guerile më e

suksesshme në botë, ani pse dikush thotë që kanë munguar armatimi. Jemi të vetëdijshëm, por ne fuqinë e NATO-s nuk e kemi pasur në atë kohë dhe fuqi e fabrikë armatimesh nuk kemi pasur, sepse është e vërtetë që krejt qytetarët kanë kërkuar armatim për të qenë në istikame të luftës, por një gjë ua them, ne ia kemi afruar Albin Kurtit dhe atë e ka refuzuar, gjithashtu, për t'u bashkangjitur njësiteve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Pra, një ka tepruar.

Tek pas lufta, u përmendën këtu deformime të ndryshme. Krejt jemi të vetëdijshëm se kanë ndodhur deformime pas luftës, sikur në çdo shoqëri të tranzicionit që do të mund të ndodhin dhe kanë ndodhur. Bile mund të them se më pak kanë ndodhur në Kosovë deformime, kur e kemi larguar Serbinë dhe jemi ballafaquar pastaj me procese tjera demokratike, se sa në disa vende që veç sistemin politik e kanë ndryshuar, që kanë shkuar edhe në përleshje të armatosura e ku ta di. Këtu s'ka ndodhur, është fakt, është meritë e të gjithëve. Por është edhe realitet, që s'po e përmendi me emër, ka pasur zona që gjatë luftës janë kanë qenë 400 ushtarë krejt, menjëherë, pas 3 dite pas luftës, 4000 njerëz me uniforma.

*(Ndërhyrje)*

E më pastaj në daç shkruaje e zënë, në daç e këtij, në daç e atij. E për uzurpime ju flas edhe juve me emër e mbiemra nëse doni, juve të "Vetëvendosjes".

Ndërsa, për të ardhur në proceset e mëvonshme, edhe te procesi i negociatave për pavarësinë e Kosovës. Është e vërtetë, unë kam qenë opozitë dhe e flas shumë hapur dhe në mënyrën më të sinqertë të mundshme, edhe unë kam pasur hezitime të mia a t'i bashkëngjitem atij procesi apo jo. Por u jam mirënjohës të gjithë bashkëpunëtorëve të mi që jemi ulur, kemi diskutuar dhe kemi marrë vendim si parti që t'i bashkëngjitemi Ekipit të Unitetit që zhvillonte këto negociata në krye me presidentin Fatmir Sejdiu, kryeministrin Agim Çeku, e gjithashtu ka qenë Blerim Shala, zoti Veton Surroi dhe unë si kryetar i Partisë Demokratike të Kosovës, me atë ekipin që i thoshit edhe i unitetit edhe i elefantëve i cili ka qenë gjithashtu me përgjegjësitë kuptimplota dhe shumë të larta institucionale të Kosovës.

Mirëpo, ne kemi qenë të angazhuar të gjithë në realizimin e atyre marrëveshjeve, në arritjen e atyre marrëveshjeve dhe votimin e atyre marrëveshjeve, këtu. Dhe them se kemi qenë partia ndoshta më e përgjegjshme në vendimmarrjet që i kemi votuar këtu dhe ruajtjen e këtij partneriteti, ndoshta edhe më tepër se disa parti që kanë qenë në koalicion atëherë, bile Qeverinë e kemi ruajtur të mos bie, duke u munduar të kryejmë sa më shpejt procesin e pavarësisë së Kosovës.

Në atë kohë, gjithashtu zhvillohej zhurmë kundër Ekipit të Unitetit. Realisht, mua s'më kanë akuzuar shumë, derisa ua kam treguar vendin se nuk bëhem pjesë e të keqes kundër atyre njerëzve që ishim bashkërisht aty e që akuzonin me epitete të ndryshme edhe presidentin Sejdiu, edhe kryeministrin Çeku, edhe Vetonin që u thoshin epitete më të ulëta duke i quar edhe bari dhe duke i quajtur me epitetet më të ulëta shtazarake, në kuptimin shtazarak dhe kanë shëtitur nëpër sheshin "Nëna Terezë" ju e dini atë magarin, poshtë e përpjetë.

Dhe natyrisht, unë u kam treguar shumë qartë se nuk pajtohem me ju dhe nuk do të jam pjesë e reagimeve, edhe pse jam në opozitë, sepse jemi në ekip të unitetit dhe nuk pajtohem as me

etiketime që ua bënit presidentit Sejdiu, dhe kryeministrit Çeku, dhe e as Vetonit, dhe në asnjë rrethanë as Blerimit. E pastaj jam futur edhe unë në listën e akuzave të tyre, por s'jam mërzitur as atëherë, e as tash.

Mirëpo, rezultati doli të ishte në interes të qytetarëve, në interes të vendit dhe me bërjen e Kosovës së pavarur dhe sovrane.

Për të vazhduar pastaj me njohjet që i kemi sot, 111 njohje e dikush vlerëson që kjo edhe s'është pavarësi, e ju e dini edhe ditën e pavarësisë kanë deklaruar se kjo s'është pavarësi, por krejt bota kështu e ka bërë vendin e pavarur dhe sovran.

Tek gjenocidi i Serbisë në Kosovë. Juve ju kujtohet shumë mirë, se iniciues i këtij procesi ka qenë Partia Demokratike e Kosovës dhe unë e kam prezantuar qëndrimin tim edhe në Këshillin e Sigurimit, në një institucion respektabil. Unë vazhdoj të besoj, nuk jam legalist, por flasin faktet, se Serbia, shteti i Serbisë flas, bene dallimin në mes Srebrenicës gjenocidin serb dhe dallimin në mes gjenocidit të shtetit të Serbisë, në Kosovë. Serbia ka kryer gjenocid në Kosovë. Me përgjegjësinë më të lartë shtetërore, politike, ushtarake...

Ajo rezolutë do të kalojë, por ishit ju që e vonuat. Tregohuni të sinqertë. OK! Ju ishit që e vonuat.

*(Ndërhyrje)*

Ju lutem! Unë s'ju pengova kur folët rrafsh prej orës 10, e tash u bë ora 18.

Pra, i kthehemi formimit të ushtrisë së Kosovës. Më 17 shkurt të vitit të kaluar, ju lutem, me 17 shkurt të vitit të kaluar, Qeveria e Kosovës ka marrë vendim për themelimin e Forcave të Armatosura të Kosovës. Pikërisht ndërskamcat politike, ju lutem, në mes partive shqiptare, duke u frikësuar se mos po fito Thaçi poenë politikë, e ka bërë që të mos formohen Forcat e Armatosura të Kosovës.

Për sqarim! E di që keni për të akuzuar menjëherë. S'ka qenë Lista Serbe atëherë, të lutem. Atëherë, Grupi parlamentar i komuniteteve ka qenë i gatshëm të votojë. Themelimi i Ushtrisë së Kosovës është peng e interesave krejt të ngushta partiake i atyre partive që kanë qenë në atë kohë në opozitë, dikujt më shumë, dikujt më pak.

Pra, tash dëshiroj t'u drejtohem të gjithë deputetëve, dëshiroj t'i drejtohem të gjithë qytetarëve të Kosovës: themelimi i Ushtrisë së Kosovës, i Forcave të Armatosura të Kosovës është peng tash e një vit e gjysmë e interesave të ngushta në atë kohë të spektrit politik ndërshqiptar. Partnerët e koalicionit të komuniteteve edhe serb, edhe jo serb, kanë qenë të zotuar të votojnë.

Arsyeja pse s'keni votuar, keni menduar se po fiton Hashim Thaçi poenë politikë ndërsa sot e kërkojmë të votojmë, por urdhëroni veproni, gjene çelësin, rrugën dhe mënyrën e votimit e unë jam i gatshëm t' ju ndihmoj.

Jo, jo, mos e dërgoni gishtin kah Lista Serbe se s'ka pasur listë serbe atëherë, të lutem dhe nuk mund të shitni këtë.

Dhe, në anën tjetër edhe diçka dëshiroj të sqaroj për ju deputetë të nderuar dhe të gjithë qytetarët e Republikës së Kosovës.

Po flisni për njëfarë raporti të EULEX-it. Është mirë që EULEX-i tri herë ka dalë publikisht se ai nuk është raport i EULEX-it. Atë raport e keni hartuar ju për t'ia shitur opinionit publik si i EULEX-it. Unë mund tua përmendi edhe me emra, por duhet të ju vjen me të vërtetë shumë keq nga vetvetja. Nëse s'ju keni treguar partive tuaja, që e keni bërë vet, unë jam i gatshëm pas këtij fjalimi të tregoj edhe kush e ka shkruar, qysh e ka shkruar, si e ka prezantuar dhe cili ka qenë qëllimi. Pra, ai raport nuk është i EULEX-it që jeni munduar të futni ndërskamcën ndërshqiptare, por është produkt i këtyre për t'u thirrur kinse në emër të EULEX-it se ata nuk po ditkan të lexojnë dhe të reagojnë, prandaj është punë shumë e pastër si loti.

Te dialogu, e përmendët kapitullimin e dialogut Kosovë – Serbi. Unë mendoj që... Jo, por ju e thatë kapitullim, e ajo është marrëveshja për normalizimin e marrëdhënieve mes shtetit të Kosovës dhe Serbisë.

Ajo marrëveshje për herë të parë pas luftës, ne jemi takuar edhe në Vjenë, edhe me president e kryeministra të Serbisë, por kur kemi shkuar në Vjenë kemi qenë në kornizat e Organizatës së Kombeve të Bashkuara, e gjithashtu Rezolutës 1244. Për herë të parë, në vitin 2012 jemi ulur me Serbinë. Si fitues në nivel të barabartë si dy shtete të pavarura dhe kemi arritur marrëveshje të paqes. I qëndroj asaj marrëveshjeje plotësisht deri në fund dhe ndihem me përgjegjësi, ndihem i përgjegjshëm për nënshkrimin që e kam në atë marrëveshje dhe marrëveshje tjera që po realizohen.

Sa i përket dialogut, unë dëshiroj të falënderoj Aleancën për Ardhmërinë e Kosovës që ka qenë shumë e përgjegjshme në atë proces. Nuk flas për politikë as me ndërskamca politike, por me sinqeritetin më të madh. Gjithashtu falënderoj LDK-në që e ka votuar marrëveshjen e arritur në Bruksel. E thashë të parën Aleancën, sepse ka participuar në proces, ndërsa LDK ka votuar dhe mendoj që ka qenë gjithçka kushtetuese dhe ligjore, dhe këtë e ka konfirmuar edhe Gjykata Kushtetuese e Kosovës.

Por, për dialog, bëhuni edhe ju tash të sinqertë "Vetëvendosjes", sa e kishit atë VLAN-in, organizimin tuaj, ju kërkonit të udhëhiqni dialogun, ndërsa sot, mos të na mundoni këtu jo dialogu, jo ç'dialogu. Ju keni kërkuar vet të jeni udhëheqës të dialogut, vetë t'i prini atij procesi, vetë të uleni me Serbinë. Është fat që nuk e keni pasur atë mundësi, sepse i kishit bërë dëm vendit, as nuk dini as nuk guxoni.

E përmendët bashkimin kombëtar. Përsëri po ju them, ju vetëm flisni për bashkim kombëtar. Kund në program tuajin, në angazhimin tuaj, në veprimin tuaj nuk shkruan dhe nuk vepronі për bashkim kombëtar.

I përmendët gjithashtu edhe frikën prej aktakuzave të Serbisë. Ju, të "Vetëvendosjes" së paku diçka keni shumë të lehtë. Juve, me përjashtim të Rexhep Selimit, asnjë tjerëve s'ju rrokë asnjë

aktakuzë e Serbisë. Rexhepi është diçka tjetër, ndërsa ju të tjerët, rrini shlirë, se s'ju rrokë, se s'keni bërë ndonjë sherr.

*(Ndërhyrje)*

Glauk, unë s'po flas për babë tëndin, por po flas për ty, ti je deputet, jo Sherifi.

Tjetër, sa i përket aktualitetit, gjithashtu zotëriu atje me mjekër hodhi akuza të pabaza, por unë e kam vetëm një pyetje për të: Qysh ishte e mundur Sllobodan Millosheviqi t'u bëjë mik shtëpie vetëm juve dhe Rrahman Morinën? Prej 2 milionë shqiptarëve, qysh ishte e mundur, ku ju gjeti juve tashti këtë entuziazëm patriotik në Kuvend të Kosovës?

Ku ishit ju, si më supermena, më familje? Prandaj vetëm pyetni veten, pastaj fol për të tjerët. Mik shtëpie, mos harro! Shikoi procesverbalet e Tribunalit të Hagës. S'po dua tjetër të them, se kam edhe tjera, por s'të them.

*(Ndërhyrje)*

Jo, jo, s'ta përmenda emrin.

Prandaj, deputetë të nderuar, Qeveria e Kosovës ka proceduar ndryshimet e nevojshme kushtetuese që të themelohet Gjykata Speciale si një vendim jo i lehtë, por i domosdoshëm në kuadër të përgjegjësive dhe thellimit të partneritetit me bashkësinë ndërkombëtare, i përgjegjësive tona që këtë sfidë thjesht të mos e vëmë si pengesë për rikthim ose si pengesë që do të na kushtonte në një vonesë shumë të madhe për vendin tonë të lëvizë drejt integrimeve euro-atlantike.

Dëshiroj të theksoj se ne, këtë vit, vitin 2015, gjysmën e vitit 2015 mund ta shndërrojmë në vit evropian të Kosovës, edhe me nënshkrimin e Marrëveshjes për Stabilizim- asocim, edhe për rekomandimin pozitiv për liberalizimin e vizave, edhe për anëtarësim në UNESCO, edhe në Interpol e gjithashtu edhe për aplikim të suksesshëm në Këshillin e Evropës.

Unë nuk mund ta imagjinoj këtë rrugëtim të së ardhmes sonë si vend, shoqëri dhe institucione të izoluara, por si një proces që lëvizim përpara bashkërisht, pa dallime partiake, e në të njëjtën kohë në një bashkëpunim shumë të ngushtë edhe me Shtetet e Bashkuara të Amerikës, edhe Bashkimin Evropian edhe me NATO-n.

Prandaj, deputetë të nderuar, ju ftoj të gjithëve që të votoni pro themelimit të Gjykatës Speciale. Faleminderit!

KRYETARI: Janë paraqitur për replikë: Ramush Haradinaj, Albin Kurti dhe Fisnik Ismajli.

RAMUSH HARADINAJ: Më falni që jam edhe një herë në foltore!
Kryeministri na falënderoj për rol në dialog. Faleminderit, kryeministër, atëherë ke qenë kryeministër, tash je zëvendëskryeministër!

Shikoni, mua më ranë ndërmend do situata, tash po më duhet të them faleminderit që ma ke shtruar tepihun e kuq kur kam ardhur, por unë s'po dua ta shtroj, s'po kam qejf për të bërë vaki ty as kurrkujt prej këtyre, e unë po mendoj kolegun që e ke afër mezi s'po pret ta shtrojë, kryeministri Mustafa.

Domethënë e ka në skenar edhe këtë tepih për ty, edhe për kolegët tuaj besoj, s'ka diçka të jashtëzakonshme. Kjo është diçka që e di krejt Kosova, veç nuk po thonë.

Edhe tjetra, që po dua të them unë, besoni në asi tepih s'kam qejf ta shoh as kryeministrin Mustafa e asnjë shqiptar timin. Faleminderit !

KRYETARI: Albin, fjala është për ty.

ALBIN KURTI: Së pari, unë së pari sot e kësaj dite mendoj që çarmatosja e UÇK-së ka qenë gabim për shkak se Ushtria Çlirimtare paraqet bërthamën e shtetit të ardhshëm dhe për shkak se ajo u çarmatos, ne sot e kësaj dite s'kemi bërthamë. Ne jemi në margjina të vetvetes. Neve na mungon qenësia shtetërore në bërthamën e saj, dhe kjo konsideroj se është gabim i madh, por, ky nuk është gabim nëse ju insistoni që keni bërë mirë. Unë po ua lë një hapësirë që ju të pranoni gabimin e mbase edhe ua falim pastaj, mirëpo ju po insistoni që s'keni gabuar. Prandaj është vështirë të them se është gabim kur ju insistoni në gabim. Këtu bëhet fjalë mandej për qëllim të keq.

Minimumi çka keni mund të bëni është që në fund të majit ose në fillim të qershorit të vitit 1999, të thirreni në parimin e Ligjit ndërkombëtar që quhet rebus sic stantibus, që do të thotë kur ndërrojnë fundamentalisht.

Rrethanat atëherë një marrëveshje konsiderohet e pavlefshme. Dhe këtë keni mundur ta bëni, sepse keni mundur të thoni që Rambujen e keni nënshkruar duke pasur parasysh masakrën e Reçakut, por ajo çka ka ndodhur gjatë bombardimeve ka krijuar situatë të re, nuk e keni bërë me çka tjetër keni qenë të zënë ju e dini më së miri.

Ju po na tregoni qysh keni luftuar për UÇK-në, e për lirinë e kështu me radhë, ju thoni këtë në Euro News mos na thoni neve, se nuk është në rregull në televizionet lokale këtu në Parlament skifter e para mediave të huaja pulë, se atje keni thënë keni qenë larg vijave të frontit. Kjo nuk është korrekte, edhe atje bëhuni skifter, e jo atje pulë e këtu skifter. Te shtëpia skifter e në kojshi pulë. Më tutje unë nuk flas që UÇK-ja ka bërë krime asnjëherë edhe unë s'mendoj që UÇK-ja ka bërë krime, UÇK-ja ka pasur edhe gjykatë ushtarake, por ka krime të pasluftës të njerëzve që mund të kenë qenë në UÇK. Korrupsioni edhe krimi i paqes është problemi i këtij vendi. Ky vend nuk është mbrapa për shkak të krimeve të luftës të shqiptarëve, por për shkak të krimeve të luftës së Serbisë edhe krimeve të paqes shqiptarëve, sepse cili është ai treg i lirë që vëllezërit e djemtë e kryeministrave i bën milionerë, cili është ai treg i lirë po thonë ekonomia e tregut të lirë.

Pse sot gjysma e Kosovës duhet të shkojë të marr zall te Idrizi, vëllai i Hashimit, nuk është në rregull kjo punë. Rrini klasë e mesme, pse po pasuroheni nëse jeni në politikë s'ka me u pasuru rrini klasë e mesme, në klasë të mesme shërbeni më së miri. Po edhe milionerë, edhe

kryeministra kjo tregon që ju keni ambicie të mëdha për veti e të vogla për Kosovën. Ne kemi nevojë për politikan që i kanë ambiciet e mëdha për Kosovën e të vogla për veti e jo anasjelltas.

Sa i përket marrëveshjes së Vlonit më 10 shtator, askund fjalën Serbi nuk e ki në marrëveshje, merreni lexojeni. Ne themi me udhëheq dialogun, por themi dialog prej poshtë me serbët e Kosovës për zhvillim i hapur, demokratik. Fjalën “Serbi” nuk e ki në marrëveshjen e 10 shtatorit, lexoje edhe njëherë. Mos e lexo vetëm mediat që i financon ti vetë. Lexoje edhe tekstin e marrëveshjes dhe krejt në fund unë besoj që i gjithë ky debat që po bëhet tash është për ta shmangur vëmendjen nga e keqja që na pret.

Ajo e keqe ajo është e keqe fort speciale, në formën e kësaj gjykate speciale. Andaj edhe njëherë them për të mirën e Kosovës anash dallimet partiake, e ideologjike ne do të duhej që të mos lejojmë që të na qahet sistemi i drejtësisë dhe të na dënohet UÇK-ja. Faleminderit!

KRYETARI: Ismajl edhe Fisnik replikë të shkurtë e keni, ishalla ju përmbaheni.

ISMAJL KURTESHI: Faleminderit! Nga ajo që dëgjuam nga zoti Thaqi nuk më bënë përshtypje këto akuza për mua që ishin mjegull dhe të pabazuara, por një çështje vërtetë më bëri shumë përshtypje fajin për mos formimin e ushtrisë ua la pjesës shqiptare derisa edhe këto ditë Lista Serbe po deklarohet para dy dite publikisht që është kundër formimit të ushtrisë.

Nëse zoti Thaqi e ka at çelësin që e paska pas vitin e kaluar e nëse është e vërtetë që Lista Serbe është për ushtri le ta përdorë edhe tash, ka kaluar një vjet po s’u bë nami ta formojmë tash ushtrinë mos ta lë at ligj të pres deri në vjeshtë, e deri vitin tjetër, derisa t’ua plotëson edhe nja 5-6 kërkesa e tani ndoshta bëhet ushtria.

KRYETARI: Faleminderit!

*(<u>Drejtimin e mbledhjes e merr nënkryetari i Kuvendit, z. Xhavit Haliti.</u>)*

KRYESUESI: Fjalën e ka zoti Veseli, kryetari i Parlamentit.

KRYETARI I PARLAMENTIT, KADRI VESELI: Faleminderit, i nderuar kryesues!

KRYESUESI: Atëherë, zoti Fisnik merre e ke një minutë.

FISNIK ISMAJLI: Po më vjen mirë që kryeministri i Punëve të Jashtme u mor me mua, kjo domethënë që njëfarë sikleti e paska pasur këtu, e paska njëfarë të vërtete çka kam fol.

Po, a s’u bë boll bre duke akuzuar baballarët e të gjithëve që ta zënë udhën diqysh se s’po ki ku me na u kap neve. Pa pasur kurrë kurrfarë dëshmie unë kurrë s’fola për babën tënd qysh ka vjedhur pula se s’kam dëshmi, por kështu po flitet edhe për tonin.

A ka qenë mik i shtëpisë Milosheviqi me babën tim a jo mbetet ty të dëshmosh, por çka është e dëshmuar është miqësia jote me Daçiqin zotëri, edhe me krejt këta tjerët që na ke pru në këtë derexhe deri tash edhe të përgëzoj për këtë punë. Bravo!

KRYESUESI: Faleminderit! Fjalën e ka kryetari i Parlamentit, zoti Veseli.

KRYETARI I PARLAMENTIT KADRI VESELI: Faleminderit, shumë!
Visar do të filloj me ju, realisht kur ka njeri përgjegjësi dhe kur të del njëfarë forme e ka mundësinë atje te mikrofoni e ndjen veten pak përgjegjës ndoshta kjo arsyeja nganjëherë kur edhe e teproj se e lëshoj bukur shumë qysh thotë edhe populli "në ler" që të flasë secili në formën e vetë.

Megjithatë, unë e di se ti si kryetar i partisë nuk është e mirë edhe ajo formë ku unë i drejtohem dikujt me epitet, m'i ngjit epitet e aq më tepër pastaj edhe mi fol në disa aspekte bash drejtpërdrejtë. Vetëm ti në qoftë se je prind, në qoftë se ke familje mendo edhe këtë qysh e kishe ndje veten me qenë atje lart si unë edhe Albini i cili është mbrapa teje, bashkë partiak i yti 14 vjet me u ballafaqua me akuza, në të njëjtën kohë me iu ballafaquar me akuza goxha të rënda me qenë edhe babagjysh, me qenë edhe babë, me qenë edhe prind tu ... me i pas në burg edhe në të njëjtën kohë prej kodoshëve, matrapazëve, i akuzuar edhe prapë pas 14 vjet hala nuk del dëshmi ta qes thjeshtë e qet jashtë takti një njeri që 14 vjet merret me gjyqësi pastaj gati na mbyll edhe seancën. Pastaj unë duhet të reagoj për arsye se nuk e thash shkoni e rrehuni si e more, merre edhe transkriptin po thashë dilni jashtë shkoni në gjykatë ose kudo po këtu mos na ...

Dëgjo, nuk e thash shkoni në gjykatë por ideja dilni jashtë merruni mes vete shkoni atje qartësoni çështjet, por mos na e bëni këtu arenë të akuzave. Edhe dëgjo, më vjen rëndë si po flas individualisht veç pasha besën këto 16 vjet në qoftë se ka gjeneral serb, në qoftë se ka njeri që ka vra prej serbëve shqiptarë edhe foshnja që u prek shqiptarëve sa janë prek ish luftëtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës betohem në bukën edhe në gjakun tim si shqiptar. Po, jo bre kjo është çmenduri realisht vetë fakti kjo ku kemi ardhur sot këto akuza mes veti e kanë pru gjykatën speciale.

Po shaka janë tu bë ata, qe ku i ke shaka janë duke bë. Duke e parë një realitet i cili është i rëndë njerëzit që e akuzojnë njëri-tjetrin, po nuk mërzitet çfarë baze ka, mua nuk më mërzitet çfarë fakti ka ta fut më së rëndi si është, kur i thua po hajde kjo ka qenë arsyeja pse kam kërkuar çdoherë. Mirë, shumë mirë thuaj vrasës, je vrasës ama trego kënd e ka vra.

Shko bre edhe në gjykatë se jemi shtet ligjor, arsyeja pse në Kosovë nuk po na lejojnë të bëjmë gjykatë speciale është se nuk kemi aftësi me qenë shtet ligjor. Për arsye se dëshmitarët po na humbin gjoja. Për arsye se kodoshë e matrapazë nuk po e ndjejnë veten sigurt, kjo është arsyeja që ka me na u fut, kjo është një arsye edhe si ka me pësuar, kjo është një arsye edhe pse ka me ndodh gjykata speciale.

Dikush mundet të thotë pse e keni votuar se tash është kjo ndjenja emocionale mes asaj kush e voton, kush nuk e voton edhe kemi mbet, a e kupton më vjen keq për nivelin realisht tonin, për arsye se e kishim marrë pak më seriozisht qysh na ka ardhur kjo fatkeqësi.

Gjykata speciale, kurrë s'e besoj që ka ardhur prej Beogradi, shani sa të mundeni, mallkoni çdo të zezë edhe kanë të drejtë legjitime Beogradi me qenë kundër neve, thjeshtë se ju ka tharë si me thënë hamari, ju ka tharë tagjia. Po ka ardhur edhe ka me dal krejt në dëshmi, dëshmitarë të gjitha s'kanë me qenë larg. Më vjen rëndë, kanë me qenë këso akuzash të cilat i ka bë Fisniku,

kanë me qëndruar 3,4 vjet, 5 vjet në burg edhe kanë për tu lutur pa faj që kam me thënë s'e di por kam menduar, kam qenë i rrezikuar, kam me fituar një azil, kam me shku diku kam me thy qafën, thjeshtë. Kjo është edhe arsyeja pse nuk duhet të hapen arkivat, për arsye se na kanë vu në pozitën më të ultë, për arsye e na kanë vu se nuk kemi moral, nuk kemi dinjitet, s'mund të forcojmë shtet, nuk jemi shtet ligjor.

Të gjitha këto kanë krijuar këtë pësim, tash a e votojmë a jo. Na së bashku me Bashkësinë Ndërkombëtare kemi ardhur edhe shpalljen e pavarësisë, edhe çlirimi në fakt, edhe procesi i shpalljes së pavarësisë, edhe realisht edhe herën e kaluar kemi biseduar unë personalisht, të nderuar deputetë të gjithë çka jeni këtu, por veçanërisht partisë time, Partisë Demokratike të Kosovës, në qoftë se mendon dikush se do t'i ndihmojmë bashkëluftëtarët tonë, se do ta evitojmë gjykimin as unë s'e kisha votuar.

Por, jam i i bindur 100% se jo veç që s'kemi për t'i ndihmuar atyre të cilët kanë me u akuzuar, por kanë për tu akuzuar edhe më shumë të tjerë, ka për tu dëmtuar edhe shteti i Kosovës përmes ri aktualizimit 12/44. Andaj gjykoni edhe vetë cila është e mira, cila e mira e luftës së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, cila është e mira e luftëtarëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, edhe e cila është kauza jonë e drejtë.

Na duhet t'i votojmë, të mendojmë edhe jashtë si emocioni individuale, shumica prej neve çka kemi qenë në luftë nuk po di qysh mi gjet një fjalë unë flas për mua, .... e kam qatje jetoj, as nuk mërzitem o kam mundur të vritem moti, thjeshtë bile tash i kam edhe katër fëmijë i ruajt zoti pasluftës, realisht.

Kryeministri është fakt, ish kryeministri kryetari i partisë mundet të ju bëjë akuza në çdo send prej ditës së parë me do alltia të ndryshkëta si ia kemi nis na kanë sharë. Dëgjo, s'po dua të hyj në emocionale asgjë veç nuk ka të sharë dje që s'ka ndodh. Adem Jashari ka qenë bashkëpunëtor i Serbisë u quajt se po mban allti edhe në Prekaz po rri me armë. Veç si u vra nuk e shajnë sot, edhe u vra me tërë familjen edhe ka hala njerëz mendojnë që ai ka dashur t'i vras familjen, ka dashur me e mbyt familjen, por u tregua kokëfortë edhe nuk është dorëzuar.

Realisht le të mbetet në ndërgjegjen e çdokujt. Kisha pas nja dy llafe t'i flas pasi i kemi edhe përfaqësuesit e Bashkësisë Ndërkombëtare. Ne do ta votojmë gjykatën speciale, do ta votojmë për arsye se e mira e atdheut tonë edhe mendojmë mbi interesat individuale, por edhe ju është mirë të respektoni më shumë shtetin tonë, pavarësinë e vendit tonë.

Qytetarët tonë mos me i lënë të izoluar, ka 5 vjet si qytetarët tonë janë të izoluar padrejtësisht, bëni standarde, thuaja se Kosova është çerdhe e krimit të organizuar, thuaja se Kosova e ka shpik krimin e organizuar, korrupsionin. 1.5 miliardë i kemi buxhet, as s'ka lind në Kosovë krimi i organizuar, as nuk do të përfundojë si fenomen krimi i organizuar, edhe në qoftë se ka dështim të kosovarëve, ka dështim edhe të juaj.

Për arsye se pretendimet e Dik Martit për 16 vjet kanë mundur të trajtohen në Kosovë, për arsye se askush s'ju ka ndal, për arsye se e keni pasur pavarësinë plotë, thjeshtë. Por, na pavarësisht faji joni për arsye se vendi jonë është edhe përgjegjësinë kemi për ta marrë na.

Thjeshtë, edhe ju pastaj është mirë me e marrë edhe këtë mesazh të votimit tonë si mirëkuptim, shtetësinë tonë, me leju me u forcue gjyqësia jonë, me pas mundësi, me pas kompetenca më shumë me ballafaqu me luftën kundër krimit të organizuar edhe në të njëjtën kohë edhe në qoftë se ka nevojë edhe me krime të cilat mund të jenë të luftës, por edhe njëherë 16 vjet pasluftës një,... për Kosovën e vogël përball një Serbie që na ka masakruar shumë rëndë është ndjenjë e rëndë. Kjo është pjesa emocionale, pjesa racionale do ta votojmë dhe i thërrasë deputetët të mos gaboni mos me e votue.

Ne bashkarish sa jemi këtu, por veçanërisht rinia a është mirë me komunikui më shumë mes vete, me punu për arsye se s’kam me zhvilluar këtë vend, as s’kam për ta ruajtur, as s’kam për te mbrojtur askush në qoftë se s’e mbrojmë ne. Askush nuk do të vjen me na krye punën tonë ashtu siç na ka ndodh gjykata speciale si na vjen si dështim i Kosovës njëjtë do të ndodhin edhe dështimet tjera, veçanërisht fushën e zhvillimit ekonomik. Faleminderit, shumë!

KRYESUESI: Faleminderit! Konsideroj që, mirë Visar mirë se ta ka përmend emrin ke të drejtë ti edhe në rregull, ta ka përmend emrin ke të drejtë në replikë një minutë nëse mundesh ta shkurtosh.

VISAR YMERI: Së pari mendoj që si kryetar i Kuvendit edhe këtë duhet ta keni të qartë po e shoh se shpeshherë ende nuk po mundeni të gjendeni në postin e juaj të ri, duhet ta keni të qartë që ka dallim në mes asaj që e thu në foltore si deputetë edhe mes asaj që e thua nga pozicioni nga ulësja e kryetarit të Kuvendit.

Kur je në atë karrige e ku jeni tash, jeni kryetar i Kuvendit prej këtu jeni edhe si deputetë, këtu edhe mund të jepni vlerësime politike e ku ta di unë mbase edhe të ngjitni emra të ndryshëm deputetëve, por jo atje. Jo nga pozita e kryetarit të Kuvendit se aty je kryetari i gjithë deputetëve, jo vetëm i atyre që të kanë votuar dhe të kanë bë aty.
E dyta, po më duket që pak si tepër jeni duke derdhur lot për Serbinë, bre. Në njërën anë Hashim Thaçi thoshte mos ia ngjitni fajin Listës Serbe, në anën tjetër ti po thua s’na e ka pru Serbia po e kemi bë vetë, pse po e mbroni Serbinë?!

Mos harroni që këtu ka gisht Serbia, jo vetëm në gjykatën speciale drejtpërsëdrejti, por edhe në raport me Dick Martin edhe në sponsorizimin e këtij raporti si raport ose si dokument të Këshillit të Evropës. Pse po e mbroni Serbinë edhe pse më shumë po ia qani hallin asaj...

*(Ndërprerje nga regjia)*

KRYETARI: Mos ia ndal, regjia nuk e di mos ia ndal fjalën.

VISAR YMERI: Meqenëse, ligjëruat tema ekonomik që thatë e ka humb Serbia hambarin unë po ua përkujtoj edhe njëherë një diçka që e dini: Serbia zyrtarisht i merr më së paku 400 milionë euro në vit nga Kosova duke eksportuar mallra edhe ato bëhen edhe në bashkëpunim me ca biznesmenë të pasluftës këtu, të cilët janë pasuruar duke i tregtuar këto, e shumë prej tyre ju i njihni personalisht.

Thatë që “Vetëvendosja” ju ka akuzuar për vrasje, në fakt “Vetëvendosja” juve kurrë s’ju ka akuzuar për vrasje, ne e kemi vë në pah hipokrizinë e këtij bashkëpunimi në mes të në këtë rast të kryeministrit Isa Mustafa dhe teje duke qenë se LDK-ja dhe Isa Mustafa ju kanë akuzuar juve personalisht për vrasje të anëtarëve të LDK-së dhe tash ju kanë bërë kryetarë Kuvendi. Ne këtë e kemi vë në pah vazhdimisht si hipokrizi politike, ne nuk kemi thënë që ju i keni vrarë. Ne sa kemi kërkuar dhe çfarë insistojmë që të bëhet është që të hetohet SHIK-u, organizatë kjo e cila ka funksionuar edhe paligje, pra në kundërshtim me ligjin edhe për të cilin nuk dihet as nga është financuar, as çfarë ka bërë në Kosovë, as çfarë dëshmi ka mbledhur, çfarë informata dhe kujt ia ka dhënë.

Këtë e kemi kërkuar dhe vazhdojmë ta kërkojmë që të ndodh nga Kuvendi i Republikës së Kosovës. Pra, SHIK-u duhet të hetohet edhe ju si kreu i SHIK-ut. Kjo duhet domosdoshmërish të bëhet në mënyrë që të zbardhet ajo, po a s’ më thoni ju mua meqenëse ju e keni pranuar që keni qenë kreu i SHIK-ut së paku ju siç e keni pranuar deri në vitin 2008, një shërbimi informativ që thoni që ka mbledhur informata edhe këto informata i ka dorëzuar diku. Pse kurrë nuk dolët të ju tregoni qytetarëve të Republikës së Kosovës se si u pasuruan politikanët e Kosovës pasluftës, si u bënë ata milionerë se besoj këto informata i dini meqenëse keni mbledhur informata në Kosovë, unë nuk mendoj që keni mbledh informata diku jashtë.

Pra, pse s’po dilni të ju tregoni njerëzve qysh janë pasuruar shokët e tu edhe kolegët e tu, bashkë me ty. Kah e arritën këtë pasuri, ta bëni publike këtë se mendoj që është në interes të qytetarëve të Republikës së Kosovës dhe këto pastaj dëshmi që i keni pse s’po i dërgoni në prokurori. Ju vetë t’i dërgoni ato dëshmi që i keni mbledhur gjatë SHIK-ut për të mirën e Kosovës, sepse nuk mund të themi që këtu nuk ka pasur krime ekonomike që janë kryer në Kosovë dhe këtë e pranon edhe ti.

Pra, meqenëse e pranon edhe thua që e ke udhëheq një organizatë jashtëzakonisht të fuqishme të mbledhjes së informatave në terren atëherë ju e dini se kush dhe si i ka krijuar këto pasuri dhe këto edhe i jepni këtu publikisht, por edhe dërgoni në prokurori në mënyrë që këta njerëz të përndiqen. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit, Visar! Me kaq ka përfunduar Visar për këtë çështje, shpejt kemi për t’ju kthyer bashkarish Kuvend moment, por sot jemi këtu në këtë temë.

A jeni të përgatitur kryetarët e grupeve parlamentare i kisha lut, a janë deputetë të gjithë? Fatmir Rexhepi për at arsye. Është. Kur kam thënë në ora 17 e 30, ka pasur reagime shumë të mëdha prej deputetëve se kam vu shumë vonë e kemi kaluar 18 e 30.

Ndërkohë derisa jemi në mbledhjen e deputetëve zëvendëskryeministri e ka fjalën edhe njëherë shkurtazi.

ZËVENDËSKRYEMINISTRI HASHIM THAÇI: Mbeta nuk do ishte deputetë të nderuar dhe qytetarë të Kosovës, nuk do ishte korrekte nga ana ime që të mos e sqaroja zotin Haradinaj, sa i përket tepihut të kuq.

Realisht unë e çmoj gatishmërinë dhe përgjegjësinë që ka treguar zoti Haradinaj për tu ballafaquar me drejtësinë edhe ka dalë mirë edhe atij edhe qytetarëve të Kosovës edhe shtetit të

Kosovës, edhe institucioneve të Kosovës dhe ka qenë një shembull i bashkëpunimit me drejtësinë në kuadër të kësaj edhe të zotit Limaj, por pasi që e ngritët ju Ramush atëherë, ju e dini shumë mirë vitet po kalojnë por gjërat mbeten të freskëta.

Rrethanat e vitit 2004 dhe pastaj afërsinë kur ju shtinën në gjirin e ngrohtë me iu afru të ju bëjnë kryeministër dhe me ju qu më lehtë për çka edhe ju quan. Për dallim nga ata që të kanë quar unë jam munduar në përgjegjësinë time shtetërore, përgjegjësinë time institucionale, edhe si bashkëluftëtar, por edhe si kryeministër i vendit që sikur edhe vendet tjera të rajonit mu ndje mirë, me përgjegjësi shtetërore dhe duke parë edhe drejtësinë në raport me ju personalisht si drejtësi edhe për UÇK-në si fitore edhe për shtetin e Kosovës edhe për popullin e Kosovës për çka besoj edhe sot jo vetëm për ty por për çdonjëri të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

E kam ndje obligim dhe jo në kuptimin personal dhe privat natyrisht që të paguajmë aeroplanë special me ardh’ dhe me të sjell në Kosovë që natyrisht të presim në mënyrën më të mirë të mundshme, sepse ishte mesazh jo për hatrin tënd personal, as për hatrin tim personal, por për shkak të vlerave të luftës të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës një fitore të drejtësisë, fitores suaj, familjes suaj, bashkëluftëtarëve tonë dhe shtetit të Kosovës.

Dhe ndjehem mirë që at ostrie e kanë përcjellë krejt mediumet botërore që ishte në imazh i mirë për Kosovën. Kemi organizuar si Qeveri edhe koncert për lirimin tuaj mirëpo në momentin që pastaj mendova që duhet me ardh’ edhe në zyre të kryeministrit qaty ti e din. Faleminderit, shumë!

KRYETARI: Faleminderit! Atëherë, të nderuar deputetë jemi 117 deputetë unë do të bëj një sqarim procedural para procedurës së votimit. Neni 144, paragrafi 2 i Kushtetutës së Republikës së Kosovës përcakton se çdo ndryshim në Kushtetutën e Republikës së Kosovës kërkon miratimin e 2/3 të të gjithë deputetëve të Kosovës përfshirë 2/3 e të gjithë deputetëve të Kuvendit që mbajnë vende të rezervuara ose të garantuara për përfaqësuesit e komuniteteve që nuk janë shumicë në Republikën e Kosovës.

Pra, më lejoni është mirë të koncentrohemi se më vonë thjeshtë veç procedurat janë, nevojiten 80 vota për, përfshirë këtu 14 vota të komuniteteve jo shumicë.

Atëherë, kisha lut regjinë dhe deputetët të përgatitemi për votimin e amendamentit nr. 24, votojmë tash!

Të nderuar deputetë, 88 deputetë kanë votuar, 82 për, 5 kundër, 1 abstenim. Konstatoj se Kuvendi e miratoi amendamentin numër 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës. Ndryshimet kushtetuese hyjnë në fuqi menjëherë pas miratimit të tyre në Kuvendin e Republikës së Kosovës neni 144, paragrafi 4 i Kushtetutës. Kemi 30 minuta pauzë, pastaj e vazhdojmë seancën.

*E përgatiti:*
*Njësia për Transkriptim dhe Lekturë*